

Kuptimi i ajetit kuranor në kopertinë:

**“...Përfundimi i lumtur qëndron në frikën ndaj Allahut.”** (Taha, 132)

# Zoti im!

## Çfarë humbi ai që të gjeti Ty?




## Çfarë gjeti ai që të humbi Ty?

(Hikemi Ataijje)

# Përmbajtja

# Parathënie

Falënderimet më të sinqerta i takojnë Zotit të madhëruar, i cili ka krijuar me dashuri të gjithë krijesat, e ka pajisur njeriun me urtësinë hyjnore, duke e bërë një mrekulli të krijimit dhe udhëtar të përjetësisë me frymëzimin e sinqertë dhe përkushtimin!

Salatet dhe selamet e përzemërta i takojnë hz. Pejgamberit (a.s.), shembullit të pashoq të sinqeritetit e të përkushtimit, diellit tonë të udhëzimit, mbajtësit të pishtarit të dashurisë, familjes dhe pasuesve të tij!

Jeta gjithnjë kalon duke u lidhur me një tipar, atribut. E rëndësishme është cilësia e jetës me të cilën rrjedh koha e saj. Cilësia më e mirë që i dhuron kuptim jetës janë: sinqeriteti dhe përkushtimi.

Ato janë porta e takimit të përjetshëm.

Sinqeriteti dhe përkushtimi janë themeli dhe kuptimi i jetës.

Zoti i madhëruar kërkon nga ne të jemi të devotshëm, të përkushtuar në çdo hap, në çdo frymë të jetës në besim, adhurime e vepra. Të jesh i përkushtuar do të thotë të jesh mik me Zotin e madhëruar, të fitosh Xhenetin me mirësinë e Tij, të zotërosh një zemër të pastër e cila përthith pasqyrimet e madhështisë hyjnore dhe qëndismat e fuqisë absolute në gjithësi.

Me një shprehje tjetër "sinqeriteti dhe përkushtimi" përbëjnë edukimin e shpirtit me misterin e ajetit kuranor: ***"Ka shpëtuar ai që është***



***pastruar."*** (A'la, 14) Përbëjnë atë nivel shpirtëror ku zemra shijon sjelljet e përshtatshme me kënaqësinë e Zotit në besim, adhurime dhe vepra.

Me një fjalë, sinqeriteti dhe përkushtimi janë takimi me zemër i robit me Krijuesin, pasqyrimi në zemër i cilësive hyjnore si dhembshuria, falja, mëshira, dituria. Kjo do të thotë, kërkimi i kënaqësisë së Zotit të madhëruar në çdo sjellje dhe në çdo frymë të robit.

Zoti i madhëruar e ka filluar suren Shems me shtatë betime. Pas betimit në shtatë mrekullitë e krijimit diellit, hënës, ditë -natës, qiellit, tokës dhe nefsit, Zoti i madhëruar na tregon rrugën e shpëtimit nga mjegulla e botës së brendshme:

***"Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur, duke ia bërë të njohur atij të keqen e të mirën! Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë*** *(me punë të këqija)****, do të dështojë."*** (Shems, 7-10)

Ashtu siç thuhet edhe në ajetet e tjera kuranore, tek nefsi i njeriut gjenden dëshirat epshore në njërën anë dhe devotshmëria, përkushtimi në anën tjetër. Nga njëra anë kemi një nefs, i cili kërkon të zhytet në baltë, dhe nga ana tjetër një shpirt, i cili kërkon të fluturojë me krahë të hapur drejt qiellit.

Mevlana shprehet kështu në këtë pikë:

"*O udhëtar i së drejtës! Nëse dëshiron të mësosh të vërtetën, dije se Musai dhe Faraoni nuk kanë vdekur, sot ata jetojnë brenda teje, janë fshehur nën petkun e krijimit tënd dhe vazhdojnë luftën në shpirtin tënd. Për këtë arsye kërko tek vetja jote këta dy persona armiq të njëri-tjetrit.*"

Sipas një thënie të Ebu Dher, i Dërguari i Allahut (a.s.), një ditë u shpreh: *"Unë di një ajet kuranor, i cili do t'u mjaftonte njerëzve nëse do të vepronin sipas tij.*

*-Cili është ky ajet kuranor?* - e pyetën sahabët.

Profeti (a.s.), lexoi ajetin: ***-Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje".*** (Talak, 2) (Ibn Maxhe, Zuhd, 24.)



Erdhi një njeri pranë Profetit (a.s.) dhe i tha:

*- O i Dërguari i Zotit! Unë po nisem për udhëtim, lutuni për mua!*

*- Allahu të dhuroftë devotshmërinë! - i tha Profeti (a.s.).*

*- Lutu edhe më shumë, o i Dërguari i Allahut! - këmbënguli sahabi.*

*- Allahu t'i faltë mëkatet! -tha ai.*

*- Edhe më shumë o i Dërguari i Allahut, të qofshin falë nëna dhe babai im! - i tha sahabi.*

*- Zoti i madhëruar ta mundësoftë bërjen e veprave të mira kudo që të shkosh! - u lut Profeti* (a.s.). (Tirmidhi, Davat, 44\3444.)

Nga ky hadith kuptojmë se themeli i lutjeve të Profetit (a.s.) përbëhet nga "sinqeriteti dhe përkushtimi". Në fillim ai ishte lutur për devotshmërinë e sahabiut, më pas për faljen e mëkateve të tij dhe në kryerjen e veprave të mira kudo që të ndodhet, sepse të gjitha këto realizohen nëse në shpirt ka devotshmëri. Nëse nuk ka devotshmëri, atëherë nuk është e mundur as falja e mëkateve e as kryerja e veprave të mira.

Një ditë Imam Ebu Hanife ishte i zënë me pastrimin e një njolle të vogël në rrobën e tij. Ata që e panë e pyetën:

*- O Imam! Njolla të cilën po përpiqeni ta pastroni nuk është pengesë për adhurim. Pse lodheni kaq shumë?*

*- Ajo është fetva, ndërsa kjo është devotshmëri - iu përgjigj ai.*

Këto të vërteta janë pasqyrime të personaliteteve islame. Ne na duhet t'i shohim mirë këto pasqyra për të edukuar njerëz me karakter e personalitet të shëndoshë, që të konceptojmë drejt njeriun ideal dhe shërbimin në rrugën e Zotit. Shpëtimi i brezit të sotëm dhe edukimi i tij sipas një shembulli ideal është bërë diçka e domosdoshme për ne. Edukimi i brezave besimtarë, atdhedashës, që frikësohen përpara Zotit, që duan atdheun e popullin e tyre është një kredo shumë e rëndësishme. Për këtë arsye fëmijët tanë duhet t'i mbajmë larg mendimeve të shthurura të modës, këndvështrimeve boshe të telenovelave, kritereve të thjeshta dhe pa nivel, por të përpiqemi t'i edukojmë në nivelet më të larta. Në



të kundërt ashtu si Perëndimi që e ka humbur brezin e ri edhe ne në të njëjtën mënyrë do t'i humbim të rinjtë tanë në rrugët e prostitucionit, satanizmit, narkotikës dhe shumë të këqijave të tjera. Nuk duhet harruar se **njerëzit të cilët mbajnë gjallë shoqëritë, janë njerëzit me ideale të larta.**

Këta njerëz idealë edukohen në horizontin e meditimit. Zoti i madhëruar e pyet njeriun duke i kujtuar të vërtetat hyjnore dhe tevhidin e sjellë nga Profeti (a.s.) dhe profetët e tjerë:

***"A nuk mendoni?"*** (Hud, 30; Muminun, 85.)

***"A nuk kuptoni?"*** (Hud, 51; Muminun, 80)

Vetëm njeriu që mediton i bën vetes këto pyetje: "Pse erdhe në këtë botë? Pse jeton? Pasurinë e kujt po përdor? Kush ta dhuron rriskun?"

Në këtë mënyrë ai arrin të shfrytëzojë mundësinë e vlerësimit në mënyrën më të mirë të jetës së shkurtër që i është dhënë. Edhe pse dihet se jeta është e shkurtër, "mirësia e pavlerësuar" është koha e lirë. Profeti (a.s.) e pohon kështu këtë të vërtetë: *"Shumica e njerëzve mashtrohen nga dy gjëra, këto janë shëndeti dhe koha e lirë."* (Buhari, Rikak, 1.)

Nëse mendojmë për botën tjetër, atëherë nuk kemi as edhe një sekondë për të humbur. Në çdo frymë jetojmë "me përgatitjen e së ardhmes". E dimë se vlerësimi i mesazheve kuranore dhe profetike është një kusht i rëndësishëm për ne. Vetëm atëherë përpjekja për të fituar Ahiretin kthehet në një kohë të vlefshme për fitimin e së ardhmes. Zoti i madhëruar na urdhëron kështu: ***"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen!"*** (Hashr, 18)

Ata që e kalojnë jetën e tyre duke u bazuar tek misteri i këtij ajeti e lidhin shpirtin e tyre me mesxhidet. Udhëtimet e tyre të përjetshme janë nga mesxhidet tek kopshtet e Xhenetit. Parë nga ky aspekt, ata ndërtojnë mesxhidet dhe falin namazet. E gjithë jeta e tyre kalon në bukurinë e një Ramazani, sepse për ta Ramazani është një shkollë devotshmërie, ndërsa Bajrami një diplomë shpirtërore. Përpjekjet e tyre të pafundme nuk janë për këtë botë, por për botën e përhershme, Ahiretin.



Në horizontin e çdo myslimani duhet të qëndrojë njohja e të nderuarit të gjithësisë, sepse ai është shkaku i faljes dhe mëshirës së përjetshme në të dy botët.

"*Tregohuni të kujdesshëm! Unë jam një arsye sigurie për ju. Kur të vdes, në varrin tim do të ngrihen thirrjet 'umeti im, umeti im' derisa të fryjë suri i parë.*" (Ali el-Muttaki, Kenzul Ummal, c.14, s. 414.)

"*Jeta ime është e dobishme për ju. Ju flisni me mua dhe ju transmetohet shpallja hyjnore. Edhe vdekja ime është e dobishme për ju. Veprat tuaja më transmetohen. Kur shoh një vepër të mirë, falënderoj Zotin. Kur shoh një vepër të keqe, kërkoj falje për ju nga Zoti i madhëruar.*" (Hejthemi, IX, 24.)

Së pari, ne duhet ta njohim mirë Profetin (a.s.), për të përfituar sa më shumë të mira nga ai. Ata që përfitojnë më shumë nga ai janë miqtë e Zotit, janë ata që e njohin më mirë. Po si e njihnin miqtë e Zotit? Përgjigjja qëndron e fshehur në këtë thënie: Kur nderi i gjithësisë do t'i lajmëronte kurejshët për ngjarjen e Israsë dhe të Miraxhit, iu drejtua Xhebrailit:

- *O Xhebrail, populli im nuk do ta pranojë.*

- Ebu Bekir besniku do ta pranojë, Ai është besnik, - e ngushëlloi ai. (Ibn Sad, 215.)

Sahabët e nderuar e kishin kuptuar shumë mirë të vërtetën e dërgimit si mëshirë për botët të Profetit (a.s.) dhe e donin atë më shumë se veten e tyre. Ishin të gatshëm të sakrifikonin gjithçka për të. Për këtë arsye, ndiqnin çdo gjë që i përkiste atij. Edhe Profeti (a.s.), e lejonte diçka të tillë.

Enesi (r.a.), tregon:

Profeti (a.s.), shkonte shpesh në shtëpinë e Ummu Sulejmes (Nënës sime të qumështit). Aty flinte pak në drekë. Një ditë kishte shkuar aty, por Ummu Sulejme nuk kishte qenë në shtëpi. Kur ajo u njoftua për ardhjen e Profeti (a.s.) në shtëpinë e saj, u nis për atje. Kur mbërriti vuri re që Profeti (a.s.), ishte djersitur. Menjëherë mori një leckë dhe ia fshiu djersën. Leckën e shtrydhi në një gotë.



*- Çfarë po bën o Ummu Sulejme? - e pyeti Profeti (a.s.) kur u zgjua.*

*- O i Dërguari i Allahut! Shpresojmë që kjo të sjellë begati e bereqet për fëmijët tanë.*

*- Ke vepruar drejt - iu kthye Profeti (a.s.).* (Muslim, Fedail, 84.)

Ja pra, kështu e shfaqnin sahabët dashurinë e tyre. Djali i Ahmed ibn Hanbelit shprehet: "Babai im merrte një fije floku nga flokët e të Dërguarit dhe ndonjëherë e puthte me buzë, e ndonjëherë e vendoste mbi sy, ndonjëherë e fuste në një gotë me ujë dhe pinte prej saj. Me anë të këtij uji kërkonte shërim nga Zoti i madhëruar. Një ditë mori tasin e ujit të Profetit (a.s.), e lau brenda një kove dhe piu nga ai ujë." (Dhehbi, sijeru Alamin Nubela, Bejrut, 1986 -1988, XI, 212.)

Ja pra, kështu e shfaqnin dashurinë e tyre sahabët....

Çështja më e rëndësishme në rrugën e besimit dhe të udhëzimit është të përfitojmë nga gjendja e nderuar e Profetit (a.s.), sepse drejtësia, bukuria e besimit, moralit dhe qëndrimit tonë realizohet me anë të këtij përfitimi.

Shpirti, i cili arrin këtë përfitim, shndërrohet në një hënë të shndritshme. Mendja, e cila përfiton nga ai, ndriçohet brenda shpalljes. Por shpirti që nuk e arrin këtë, mbetet thjesht një gur i ngurtë. Mendja e pandriçuar mbytet në detin e pakujdesisë. Dera e besimit, njohjes, tokës e qiejve, miraxhit dhe njohjes së Zotit hapet aq sa mund të përfitohet nga Profeti (a.s.).

Falënderojmë Zotin që kemi nderin të jemi pjesë e umetit të tij, por sa ngjason gjendja jonë me të tijën? Nëse gjendja jonë nuk i ngjason gjendjes së tij, mendja dhe shpirti mbeten të shkretë. Të shkretë janë ata të cilët e mohojnë atë dhe nuk arrijnë të përfitojnë prej tij. Edhe Ebu Xhehli e quante "Muhamedul emin" atë, por nuk arriti të besonte, ngaqë nuk përfitoi nga gjendja e tij.

Ne duhet të përpiqemi t'i ngjasojmë në çdo çast të jetës. Gjendjen tonë mund ta vështrojmë sipas Kuranit famëlartë. Sa arrijmë ta shfrytëzojmë Kuranin? Sa pasqyrohet tek ne prekja e tij shpirtërore? Këtë pyetje duhet ta bëjmë në çdo çështje të jetës sonë:



"A ngjason gjendja jonë me të tijën?"

Sa mirë do ishte sikur të ngjasonte pak! Ashtu siç thotë dhe poeti:

*Ah sikur gjendja jonë*
*t'i ngjasonte gjysmëhënës së udhëzimit!* (Sejri)

Zoti i madhëruar na mundësoftë një gjendje të tillë! Amin!

*Lexues të nderuar!*

Çështjet e prekura më sipër në të njëjtën kohë janë titujt e pjesëve të librit tonë *"Sinqeriteti, përkushtimi në besim, adhurime dhe vepra"*. Këta artikuj janë shkrime të botuara në revistën mujore "Yuzaki". Është një shndërrim apo pasqyrim në rreshta i bisedave të ndryshme fetare.

Ndërkohë që urojmë të gjithë vëllezërit tanë për shërbimin e tyre të sinqertë në përgatitjen e këtij libri, i urojmë begati e suksese të mëtejshme bashkësisë sonë në punimet dhe përpjekjet e tyre cilësore në fushën e edukimit. Zoti i madhëruar na dhuroftë mirësi, vazhdimësi, sinqeritet dhe qëndrueshmëri në çdo shërbim të bërë në rrugën e Zotit!

**Zoti ynë!**

**Na stolis çdo gjendje tonën me gjendjen e Profetit (a.s.). Na bëj prej atyre që shërbejnë me dashuri në rrugën Tënde, duke arritur nivelin më ideal! Na bëj prej njerëzve të përsosur në horizontin e meditimit. Na mundëso një jetë të mbushur me sinqeritet e përkushtim!**

**Amin!..**

**Osman Nuri Topbash**



PJESA

# Porta e takimit të përjetshëm: Devotshmëria

# 1

## Mirësia e zemrës së pastër

## Sinqeriteti dhe Devotshmëria - I

*Përkushtimi është takimi i robit me Zotin në zemër, pra pasqyrimi në zemër i cilësive hyjnore si: mëshira, dhembshuria, falja e dituria. Kërkimi i kënaqësisë së Zotit në çdo çast, frymë e në çdo sjellje.*

## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeriteti dhe Devotshmëria - I

### JETA SPROVË

Zoti i madhëruar e ka krijuar njeriun në mesin e miliona krijesave të tjera në formën më të bukur, si krijesën më të nderuar. I dhuroi mendjen, gjykimin dhe shumë cilësi të tjera. E nderoi me shumë virtyte.

Më pas e dërgoi në këtë botë për ta sprovuar. Qëllimi i ardhjes së miliona njerëve, duke filluar që nga Ademi (a.s.), lidhet me këtë sprovë. Çdo rob i ardhur në këtë botë është ndarë nga ajo, pasi e ka dhënë këtë provim.

Tani është radha jonë. Edhe ne sprovohemi si të parët tanë.

Nuk duhet harruar se çështja e sprovimit gjatë historisë së njerëzimit është lidhur me mënyrën e përdorimit të disa cilësive si mendja, gjykimi etj. Detyra e parë e çdo njeriu është të kalojë me sukses në testin e të qenit një rob i denjë i Zotit të madhëruar në shkollën e sprovës, që quhet botë. Zoti i madhëruar nuk na la vetëm në këtë provim të madh. Na dërgoi libra për të mësuar. Na begatoi me fjalën më të bukur, më të qëndrueshme, udhëzuesin e njeriut në rrugën e drejtë, Kuranin famëlartë. Na dërgoi edukuesit e njeriut, profetët për të transmetuar mesazhet hyjnore. Na bëri pjesë të umetit të Profetit (a.s.), pa qenë nevoja e pagesës së një çmimi. Çdo falënderim do të ishte i mangët.



Prandaj është shumë e rëndësishme të arrijmë suksesin si në falënderim, ashtu dhe në sprovën e kësaj bote. Zoti i madhëruar na tregon një stil të pashoq jetese për arritjen e suksesit:

## JETA E DEVOTSHME

Thelbi dhe kuptimi i jetës qëndron tek devotshmëria. Devotshmëri do të thotë ta jetosh jetën, të bëhesh mik me Zotin e madhëruar, të fitosh Xhenetin, të zotërosh një zemër e cila kupton manifestimet hyjnore, thellësitë e bukuritë e Xhenetit. E vërteta e devotshmërisë qëndron në arritjen e pastërtisë së zemrës, mbështetjes tek Zoti (xh.sh.), sepse njeriu vetëm në këtë mënyrë mund të lidhet me Krijuesin e tij.

Devotshmëria është një çështje aq e rëndësishme për lumturinë e kësaj bote dhe botës tjetër, saqë përmendet në 258 vende të Kuranit në forma të ndryshme. Shkurtimisht, Zoti i madhëruar kërkon nga ne devotshmëri në besim, adhurime e vepra, në çdo hap e në çdo frymë të jetës.

**Çfarë do të thotë devotshmëri?**

Miqtë e Zotit e kanë përkufizuar devotshmërinë në forma të ndryshme. Në kuptimin etimologjik, devotshmëri do të thotë të shmangesh, të mbrohesh nga çdo e keqe.

## MBROJTJA E ZOTIT

Devotshmëri do të thotë të largohesh nga ndalesat, të kërkosh mbrojtjen e Zotit duke përqafuar urdhrat e Tij, të mbështetesh tek Ai. Do të thotë të përpiqesh të hysh nën mbrojtjen e Zotit të madhëruar duke u frikësuar nga dënimi i Tij. Për këtë është e domosdoshme të shmangen dëshirat epshore dhe të zbulohen cilësitë shpirtërore.

Me një thënie tjetër, devotshmëri do të thotë të kryesh obligimet fetare me emocion dhe dëshirë. Pra të tregosh përpikmëri në zbatimin e urdhrave dhe ndalesave të Zotit të madhëruar, të qëndrosh larg mëkateve.



Devotshmëri është të edukosh botën e brendshme me anë të ajetit kuranor: ***"Ka shpëtuar ai i cili është pastruar."*** (A'la, 14) Në këtë mënyrë zemrat tona do të ndiejnë kënaqësinë e kërkuar kur veprojnë sipas kënaqësisë së Zotit të madhëruar në besim, adhurime e vepra.

Thënë ndryshe, devotshmëria është takimi i robit me Krijuesin e tij, thellë në zemër, duke përjetuar pasqyrimin e cilësive hyjnore si mëshira, dhembshuria, falja e dituria. Njeriu duhet të kërkojë kënaqësinë e Zotit të madhëruar në çdo veprim e çdo frymë.

Thënë ndryshe, devotshmëria është sinqeriteti i robit në pendim, kërkimi i vazhdueshëm i faljes me zemër e me gojë...

Devotshmëria është mbushja e zemrës me dashuri, rritja e frikës ndaj dënimit të Zotit të madhëruar.

## MBROJTJA E ZEMRËS

Dituria e përjetuar shton suksesin e njohuritë e njeriut. Por mbrojtësja më e mirë e zemrës është devotshmëria. Për këtë arsye, besimi i vërtetë është pohimi me gojë dhe me zemër, jo me mendje. Aplikimi në jetë i njohurive të marra dhe përjetimi i tyre në trajtën e dëshiruar nga Zoti i madhëruar, mund të arrihet vetëm me anë të një zemre të mbushur me devotshmëri.

Parë nga ky aspekt, devotshmëria:

Është mbrojtja e zemrës nga çdo gjë e cila të largon nga Allahu (xh. sh.). Në të njëjtën kohë, afrimi me çdo gjë e cila të afron me Allahun (xh.sh.).

Devotshmëria është lidhja me një dashuri të madhe me të Dërguarin e Zotit dhe të parit e të gjithë universin me syrin e mëshirës e të dhembshurisë. Sigurisht, të ndjesh urrejtje ndaj gjërave të ndaluara. Pra të qëndrosh larg çdo sjelljeje e cila cënon zemrën.

Devotshmëria shfaqet atëherë kur besimtari urren çdo gjendje apo vepër, e cila e largon nga Allahu (xh.sh.).



Si rrjedhojë, devotshmëria është shmangie nga dëshirat epshore dhe zbulimi i cilësive shpirtërore, të cilat i janë dhuruar njeriut që në krijim.

Devotshmëria është përtëritje e zemrës. Thesari i gjetur nga ata që e arrijnë këtë ngritje shpirtërore është një zemër e përkryer...

Kishte raste kur Profeti (a.s.) u bënte pyetje të ndryshme sahabëve të nderuar. Në këtë mënyrë e gjithë vëmendja e xhematit fokusohej në temën mbi të cilën bëhej pyetja. Përsëri në një takim me sahabët Profeti (a.s.) u bëri këtë pyetje:

*- Kush është Ebu Damdami?*

*- Nuk kemi dëgjuar ndonjëherë një emër të tillë. O i Dërguari i Allahut, kush është Ebu Damdam?*

*- A nuk mund të jeni si Ebu Damdami? Nuk keni fuqi të jeni si Ebu Damdami? - i pyeti Profeti (a.s.).*

*- O i Dërguari i Allahut, kush është ky Ebu Damdam? Çfarë cilësie zotëron ai? - e pyetën sahabët plot kureshtje.*

*- Ebu Damdami është një besimtar nga popujt e tjerë. Kur ngrihej në mëngjes i lutej Zotit kështu: "O Zoti im, fali ata që bëjnë thashetheme rreth meje, flasin kundër për të më cenuar personalitetin tim!" - u përgjigj Profeti (a.s.). (Ebu Davud, Edeb, 36.)*

Ja pra një shembull i devotshmërisë. Një zemër e përsosur.

Kur Mansur Hallaxhin po e gjuanin me gurë, ai ngriti duart lart për t'u lutur në këtë mënyrë: "O Zoti im, këta nuk dinë, fali ata që po më gjuajnë me gurë."

Devotshmëria është një virtyt i tillë, i cili të afron me më të afërmin e të Dërguarit të Zotit (xh.sh.). Hz. Enesi (r.a.), shprehet:

*- O i Dërguari i Allahut! Kush janë familja dhe Ehli Bejti i Muhamedit? - e pyeti një sahab Profetin (a.s.).*

*- Familja e Muhamedit janë të gjithë besimtarët dhe të devotshmit, - iu përgjigj robi më i devotshëm i Zotit të madhëruar.*



Përsosja e devotshmërisë e shndërron besimtarin në një pjesëtar të familjes së Profetit (a.s.), duke e ngritur në një gradë të lartë. Parë nga ky aspekt, devotshmëria është me shkallë. Nëse u hedhim një shikim shkallëve shohim se:

## DEVOTSHMËRIA MBËSHTETET NË TRI GRADË:

1. Qëndrimi larg ndalesave.

2. Plotësimi i urdhrave. Ky është kriteri i devotshmërisë në popull të cilit duhet t'i përshtaten të gjithë besimtarët.

3. Ta ndjesh gjithmonë Zotin pranë teje. Kjo është dhe shkalla më e lartë e devotshmërisë.

Të jesh bashkë me Zotin e madhëruar i cili u thotë robërve të Tij se: ***"...është më afër se damari i qafës."*** (Kaf, 16) dhe ***"Ai është me ju kudo që të shkoni."*** (Hadid), të ndërgjegjësohemi për praninë e Tij dhe të stolisemi me cilësitë e Tij madhështore.

Në zemrën e veshur me rrobën e devotshmërisë fillojnë të shfaqen frymëzimet kundër të shtrembërs. Kuptohet e vërteta e objekteve. Kurani është një vepër e tillë hyjnore, me të cilën besimtari arrin të zgjidhë të gjitha problemet. Besimtari në Kuran dhe në Sunetin e Profetit (a.s.), gjen qetësinë e kërkuar.

Sqarimi i njeriut është Kurani. Çfarë ka tek njeriu gjendet edhe në Kuran. Çfarë ka në Kuran gjendet dhe tek njeriu. Një tjetër shpjegim i Kuranit është edhe gjithësia.

Sa më shumë që të përsoset njeriu në devotshmëri, aq më shumë thellohet në kuptimin e Kuranit dhe gjithësisë. Njihet me misteret dhe fshehtësitë e gjithësisë. Koncepton mirësinë hyjnore në buzëqeshjen e zogjve, trëndafilave dhe tulipanëve, në rrjedhjen e ujërave të bollshëm dhe në çdo qëndismë të gjithësisë. Ashtu siç bën dhe Junusi (a.s.), kur përpiqet të flasë me lulen e verdhë dhe të kuptojë gjuhën e saj. Bëhet përkthyes i mistereve.



Devotshmëria është shenjë e gjetjes së Zotit (xh.sh.). Sa bukur e shpreh Ataullah el Iskenderi gjendjen e një besimtari i cili arrin pastërtinë e zemrës: "O Zot, çfarë humbi ai i cili të gjeti Ty? Çfarë gjeti ai i cili të humbi Ty?" Çdo besimtar duhet të zbatojë këtë urdhër: "Ruaje devotshmërinë në çdo çast."

Jeta është e mbushur me të mira e të këqija. Ndonjëherë përballesh me varfëri e vështirësi e ndonjëherë mbytesh në lehtësi e bollëk, ndonjëherë me dhimbje e vuajtje e ndonjëherë me gëzim e lumturi. Gjendja që duhet të pasqyrojë besimtari në çdo rast është rruga që këshillon dhe Profeti (a.s.): *"Bëhu i devotshëm, i qëndrueshëm në vështirësi dhe mirësi."* Pra Profeti (a.s.), nuk na këshillon të jemi të qëndrueshëm vetëm në gjendje të caktuara, por në çdo rast dhe gjendje.

Hazreti Mevlana thotë: "*Mos u mashtro nga gëzimi dhe hidhërimi, sepse zemra jote është një shtëpi pritjeje. Gëzimi dhe hidhërimi janë mysafirë kalimtarë të saj.*" Është e domosdoshme mbajtja e një qëndrimi të pandryshueshëm në vështirësi dhe mirësi.

Krahas kësaj, nuk duhet lënë mënjanë falënderimi në rastet e mirësisë dhe qëndrimi larg përkëdhelive. Nuk duhet t'i nënshtrohemi nefsit dhe të shkatërrojmë jetën. Të falënderojmë gjithmonë Zotin e madhëruar dhe të falënderojmë përballë mirësive hyjnore. Edhe në çastet më të vështira të mund të themi "kjo është më e mirë për mua", duke u treguar të durueshëm. Ky është kriteri i devotshmërisë.

Pas fitores së madhe të arritur në Çlirimin e Mekës Profeti (a.s.), tha: *"Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit."* duke i thirrur sahabët të falënderojnë Zotin e madhëruar për dhurimin e kësaj fitoreje, ndërsa në luftën e Hendekut përsëri përdori të njëjtat fjalë përballë vuajtjeve dhe vështirësive të përballuara:

*"Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit."* Kurani famëlartë na e sqaron ajet pas ajeti jetën e devotshme të kërkuar nga robërit e tij, sepse Kurani famëlartë është një udhëzues për të devotshmit.

Padyshim që Kurani është një mirësi shumë e madhe për ne, bu-



rim begatie dhe virtyti. Zoti i madhëruar pohon se shkaku i krijimit të njeriut është gjallërimi i tij me anë të Kuranit, gjuhës së njeriut duke thënë: ***"I Gjithëmëshirshmi, ua ka mësuar Kuranin** (robërve të Tij)**, ka krijuar njeriun dhe i ka mësuar atij të folurit e qartë."*** (Rahman, 1-4) Ja se ç'thotë Zoti i madhëruar rreth përmbajtjes së Kuranit famëlartë: ***"Ky është libri që nuk ka dyshim në të** (sepse është prej Allahut) **është udhëzues për ata që janë të devotshëm."*** (Bekare, 2)

Si do të jetë varri, jeta jonë e ardhshme? Në çfarë gjendjeje do të jemi në ditën e shkatërrimit, kur gjithçka do të zhduket? Si duhet të jetë jeta jonë në këtë botë, në mënyrë që të arrijmë shpëtimin në botën tjetër?

Sa mund të përfitojmë nga këshilla e Omer Ibn Abdulazizit, i cili thotë: "Përgatitu në këtë botë sipas dëshirës tënde të botës tjetër." Kurani famëlartë është një udhërrëfyes devotshmërie, i cili sjell zgjidhjen, përgjigjen për çdo pyetje dhe na udhëzon në rrugëtimin e përjetshëm.

Sa më i devotshëm të jetë robi, aq më shumë do t'i hapen dyert e Kuranit. Ndjenjat do të zbuten, do të largohen dëshirat epshore dhe kështu robi do të afrohet me Zotin (xh.sh.). Zoti i madhëruar do të bëhet syri me të cilin sheh, veshi me të cilin dëgjon dhe zemra me të cilën ndien.

Robër të tillë thellohen në meditim, njohin gjuhën e zogjve cicërues, luleve të porsaçelura, të pemëve plot fruta. Bukuria, ndjeshmëria e tyre pasqyrohet në jetën shpirtërore. Bëhen bujarë, ashtu siç janë lulet dhe pemët. Ja pra, këta janë të devotshmit, të përkushtuarit e përshkruar në Kuran. Ato janë si një përrua i cili u dhuron jetë shumë gjallesave ku kalon. U dhuron jetë njerëzve, kafshëve, bimëve, pemëve, zogjve etj. Vendi ku mbërrin është deti i përjetshëm i Zotit të madhëruar. Nisur nga ky aspekt, devotshmëria është hapi i parë i afrimit me Zotin (xh.sh.).

## KËRKONI ARSYE PËR T'U AFRUAR

***"O ju që besuat! Kini frikë Allahun dhe kërkoni afrim tek Ai, luftoni në rrugën e Tij që të gjeni shpëtim."*** (Maide, 35)

Cilat janë arsyet e afrimit me Zotin e madhëruar?



Edukimi i nefsit, lartësimi i zemrës, bindjet, adhurimet, dashuria hyjnore në zemra, shtimi i dashurisë, frika ndaj dënimit hyjnor, shtimi i kësaj frike. Zoti i madhëruar kërkon nga ne t'i analizojmë këto arsye, sepse jeta mbi të cilën duhet të përqendrohemi dhe t'i japim rëndësi është jeta e Ahiretit. Jeta e kësaj botë është thjesht një pikë ujë përballë detit të përjetësisë. Kur kërkohet përshkrimi i jetës së kësaj bote ku jetojmë, përgjigjja vjen në këtë mënyrë: "Jeta e kësaj bote është sa errësira e një mbrëmjeje apo agimi." Ky është këndvështrimi ynë ndaj jetës së kësaj bote. Zoti i madhëruar kërkon nga ne të përqendrohemi mbi jetën sa një pikë ujë të kësaj bote dhe të mos e çojmë dëm detin e përjetshëm të Ahiretit. Cila është masa e këtij përqendrimi? Masa e devotshmërisë së kërkuar nga ne është një masë e denjë përballë madhështisë së Zotit (xh.sh.).

## DENJËSISHT!

***"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij..!"*** (Al-i Imran, 102)

Pra përdorni të gjitha forcat dhe përpjekjet tuaja për t'u afruar me Zotin e madhëruar në besim, adhurime, vepra, në çdo gjë.

Nëse ne nuk kuptojmë vlerën e veprës më të vogël, nuk mund të arrijmë të kuptojmë drejt madhështinë Hyjnore të Allahut (xh.sh.). Në këtë drejtim duhet të bëhen të gjitha përpjekjet. Dhe në vazhdim të ajetit thuhet: ***"...dhe mos vdisni përveçse duke qenë myslimanë."***

Në këtë botë njeriu mund të arrijë grada dhe tituj të ndryshëm. Ata tituj dhe grada vazhdojnë gjatë jetës së kësaj bote. Por në jetën tjetër nuk janë garanci. Kurani famëlartë flet për Belam ibn Baura dhe Karunin, për mënyrën se si ata e çuan dëm jetën e tyre.

Karuni ka jetuar në kohën e Musait (a.s.), një nga komentuesit më të mirë të Teuratit. Zoti i madhëruar e sprovoi atë me pasuri dhe ai u mashtrua pas saj. "Është e imja!", "E fitova unë!", tha dhe kështu u shkatërrua. Zoti i madhëruar e varrosi atë në tokë bashkë me thesaret dhe



pasurinë tek e cila besonte e mbështetej kaq shumë. Asnjë nga ato mallra nuk i bëri dobi ndërsa fundosej thellë në tokë.

Edhe Belam ibn Baura ra viktimë e nefsit të tij, pasi kishte arritur shumë gradë shpirtërore. Shpërdoroi diturinë dhe u shkatërrua. Karuni dhe Belam ibn Baura u shkatërruan, sepse e konsideronin pasurinë dhe diturinë si një mburojë mbrojtëse. Kjo është dhe arsyeja pse Zoti i madhëruar na urdhëron të mbrohemi me devotshmëri dhe duke thënë: ***"Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!"*** (Hixhr, 99) na urdhëron të ruajmë devotshmërinë dhe ndjeshmërinë tonë deri në frymën e fundit.

**Zoti im, më ndihmo të të drejtohem vetëm Ty me devotshmëri duke e pastruar zemrën nga çdo gjë tjetër! Na bëj robër të denjë deri në frymën tonë të fundit! Dhe na mundëso të dalim para Teje vetëm si myslimanë!**

**Amin**!..





## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeriteti dhe Devotshmëria - II

*Një besimtar i mëshirshëm është burim besimi dhe shprese, e bën shërbimin e tij në çdo fushë të jetës me dashuri e dhembshuri, sepse shërbimi në rrugën e Zotit është një shkallë e veçantë dhe e lartë, e cila i çon shpirtrat në majat hyjnore. Një besimtar i cili zotëron shpirtin e shërbimit arrin të gjejë mjetet dhe mundësitë e shërbimit.*

## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeritet dhe përkushtim II

### E FSHEHTA E SHPËTIMIT

Kur Allahu (xh.sh.), kërkon të na tërheqë vëmendjen tonë ndaj një çështjeje të rëndësishme na drejtohet në formën e betimit. Fokuson vëmendjet mbi një krijesë të mrekullueshme ose çështje të rëndësishme. Tek disa sure numri i këtyre betimeve ndryshon sipas rëndësisë së çështjes. Kështu, Zoti i madhëruar e ka filluar suren Shems me 7 betime. Pas betimit në shtatë mrekulli të krijimit si dielli, hëna, dita, nata, qielli, toka dhe nefsi, Zoti (xh.sh.), na tregon rrugën e shpëtimit në luftën me botën tonë të brendshme:

***"Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur, duke ia bërë të njohur atij të keqen e të mirën! Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë*** *(me punë të këqija)****, do të dështojë."*** (Shems, 7-10)

"Në nefsin e njeriut gjenden dëshirat epshore dhe devotshmëria",- thuhet në ajetin kuranor. Nga njëra anë nefsi, i cili kërkon të përbaltet, dhe nga ana tjetër shpirt i cili dëshiron të fluturojë drejt qiellit.

Mevlana shprehet kështu rreth kësaj çështjeje:

"*O udhëtar i së vërtetës! Nëse kërkon të mësosh të vërtetën, mos harro se as Faraoni e as Musai nuk kanë vdekur, sot ata jetojnë brenda teje, janë*



*fshehur në natyrën tënde dhe e vazhdojnë luftën mes tyre. Për këtë arsye, kërkoji tek vetja jote këta dy armiq të njëri-tjetrit.*"

Ja pra devotshmëria është e domosdoshme në çdo çast të jetës së njeriut për t'u mbrojtur nga armiku, i cili gjendet brenda tij. Zotëria i gjithësisë kërkonte devotshmërinë nga Zoti i madhëruar në lutjet e tij: "*Zoti im! Dhuroji nefsit tim devotshmërinë dhe pastroje! Ti je edukuesi më i mirë i tij. Ti je krijuesi dhe Zoti i tij.*" (Muslim, Dhikir, 73.)

Besimtari do të arrijë shpëtimin nëse luftën e tij kundër nefsit e bën në të gjitha fushat dhe jo vetëm në disa të tilla. Është e domosdoshme jetesa me devotshmëri, duke filluar që nga besimi deri tek adhurimet.

## DEVOTSHMËRIA NË BESIM

Nëse besimi nuk gërshetohet me devotshmëri, atëherë çrregullimet do të vazhdojnë në veprat e njeriut. Më pas besimi dobësohet dhe bëhet i padobishëm. I dorëzohet padituirsë dhe indiferentizmit. Parë nga ky aspekt, devotshmëria në besim është shumë e rëndësishme.

Devotshmëria në besim fillon me ruajtjen e teuhidit. Profeti (a.s.), thotë: "*Ai i cili e jep frymën e fundit me fjalën e njësisë hyn në Xhenet.*" (Hakim, Mustedrek, I, 503.)

Si duhet të mbrohet teuhidi?

Së pari, duhet të konceptohet drejt fjala e njësisë. Pra kur thuhet "la ilahe", nga zemra duhet të dalin hyjnitë e rreme dhe të pasqyrohen cilësitë madhështore të Allahut, sepse nëse zemra ndjek filozofitë boshe dhe mendimet e padobishme bie në një gjendje të mjeruar, e kështu në të nuk mund të pasqyrohen cilësitë hyjnore. Për këtë arsye në zemër duhet të fshihen ndjenjat, zakonet dhe veset e ndaluara.

Me anë të ajetit kuranor***: "A e ke parë ti atë që epshin e vet e ka marrë për zot?"*** (Furkan, 43) Zoti i madhëruar na tregon rrezikun e të qenit rob i dëshirave dhe epsheve të nefsit.

Rëndësia e pastërtisë shpirtërore dhe e pastrimit të nefsit lidhet me



vendosjen e zemrës në qendër të besimit. Pra zemra është qendra e besimit, sepse ndjenjat dhe rrënjët e besimit rriten në tokën e zemrës. Për këtë arsye, është shumë i rëndësishëm thellimi i besimit në zemra. Kjo është dhe arsyeja pse është kërkuar pranimi me zemër dhe jo vetëm me mendje. Misteret dhe fshehtësitë e gjithësisë zgjidhen me matjet e zemrës dhe jo të mendjes. Të vërtetat zbulohen me anë të zemrës. Mevlana thotë: "Është e pamundur të konceptosh thellësinë e pafund të fesë. Vetëm një zemër e zgjuar mund të magjepset pas saj."

Zemrat të cilat hapin dritaret e zbulimit të të vërtetave janë të mbushura me mistere. Për shkak të cilësisë së ndryshimit nga një gjendje në tjetrën, çështja e besimit është shndërruar në çështjen më të vështirë. Profeti (a.s.), thotë: "*Zemra merr forma të ndryshme, sikur puplat e zogjve të cilat fluturojnë sa andej këndej në erën e shkretëtirës.*" (Ibn Maxhe, Mukaddime, 10, Ahmed, IV, 408, 419.)

Kur zemrat rrëshqasin fatkeqësisht edhe besimi shkretohet.

Prandaj zemra duhet mbrojtur me anë të devotshmërisë.

## NUK LEJOHET TË LËSHOSH PE DHE TË GABOSH

Besimi nuk pranon asnjë lëshim apo bashkëpunim me jobesimtarët, sepse zemra ndikohet nga personat të cilët i do. Duke thënë: ***"Dhe mos anoni nga ata që bëjnë të këqija, përndryshe do t'ju përcëllojë Zjarri."*** (Hud, 113) Zoti i madhëruar na thotë se zemra e një besimtari duhet të qëndrojë larg personave me zemër të prishur.

Nuk duhet të harrojmë se Zoti i madhëruar nuk dëshiron të ketë shok në zemrën tonë. Njësia nuk mund të pranojë ortakërinë. Nuk do të ketë as epshe e as prirje ndaj të prishurve e jobesimtarëve. Zoti na ruajtë, ushqyerja e dashurisë ndaj personave të cilët e kundërshtojnë dhe luftojnë Islamin sjell një njollë e një dëm të madh në zemër. Imam Gazali thotë: "Lidhja mendore me jobesimtarët me kalimin e kohës shndërrohet në një lidhje emocionale. Kjo afërsi zemrash sjell edhe shkatërrimin e personit."



Paralajmërimet e Profetit (a.s.), në këtë pikë janë shumë të rëndësishme: "*Kur lavdërohet një njeri i prishur, Zoti i madhëruar zemërohet dhe për këtë tundet edhe toka.*" (Bejhaki, Shuab, IV, 230.)

"*Mos i thoni "zotëri" hipokritit! Nëse do ta bëni këtë, atëherë do të tërhiqni zemërimin e Zotit tuaj, Aziz dhe Xhelil.*" (Ebu Davud, Edeb, 83, Ahmed, V, 346.)

Hadithi i mëposhtëm përmban një rrezik të madh dhe jep kriterin themelor:

*"Ai që i ngjason një populli është prej tyre."* (Ebu Davud, Libas, 4\4031.)

Duhet treguar aq shumë kujdes në çështjen e mbrojtjes së devoshtmërisë dhe zemrës, saqë Profeti (a.s.) na ka urdhëruar të agjërojmë një ditë para ose prapa datës 10 të muajit Muharrem, për të mos u përngjarë izraelitëve. Në këtë mënyrë, Profeti (a.s.) urdhëron të ndërtojmë një personalitet islam dhe ta mbrojmë atë. Kjo është një domosdoshmëri për zemrën dhe për besimin tonë.

Nisur nga ky fakt, ne duhet të tregohemi shumë të kujdesshëm në mbrojtjen e besimit. Rrëshqitja e zemrës i ngjason prerjes së dorës, ndërkohë që përpiqesh të presësh bukën. Nëse nuk merret asnjë masë, personi do të vdesë nga humbja e gjakut. Nëse zemra do të zihet me gjëra dhe persona të gabuar, do të zhytet në errësirë duke humbur pafajësinë e saj.

Organi më i pavarur në trup është zemra. Ndërkohë që njeriu mund të komandojë çdo organ të trupit, këtë nuk arrin ta bëjë me zemrën, sepse në zemër nuk ka një vullnet i cili të dëgjojë një vendim çfarëdo.

Në këtë rast duhet treguar kujdes ndaj ndikimeve të pavullnetshme. Zoti i madhëruar në suren Teube ajetin 119 thotë: ***"O besimtarë! Kini frikë Allahun..."*** dhe tregon rrugën e mbrojtjes nga ndikimet e gabuara me fjalët: **Qëndroni bashkë me besnikët!**

Fjala "insan" (njeri) lidhet me rrënjën "uns, unsijet". Njeriu është krijuar në mënyrë të tillë që të ndikohet nga ambienti përreth. Është shumë e rëndësishme të thuren marrëdhënie të shëndosha me perso-



na besnikë dhe të qëndrohet larg ndikimeve të gabuara. Qëndrimi indiferent ndaj ndikimeve negative dobëson nivelin e devotshmërisë në zemër.

Njeriu duhet të mbrojë zemrën nga energjitë negative dhe të mbajë brenda vetes energjitë pozitive, nëse dëshiron të mbrojë devotshmërinë. Ekziston një lidhje mes zemrave, një transmetim energjish nga njëra tek tjera.

Njeriu duhet të shoqërohet me njerëz besnikë, në mënyrë që të mësojë besnikërinë, të bashkohet me ta, të bëhet një me ta.

- Më këshillo një vepër e cila më afron me Allahun, - e pyeti një dervish Bajezid Bistamin.

- Duaji robërit e dashur të Zotit! Duaji, në mënyrë që edhe ata të të duan ty. Përpiqu të hysh në zemrën e tyre, sepse Zoti i madhëruar e sheh zemrën e tyre çdo ditë nga 360 herë. Do të të falë nëse e sheh të shkruar emrin tënd në zemrën e njërit prej tyre ... - iu përgjigj Bistami.

Sahabët kanë qenë pasues të denjë, sepse kanë marrë pjesë në bisedat e Profetit (a.s.), kanë përfituar nga bota e tij shpirtërore dhe profetike. Ashtu siç e dini, fjala sahabi vjen nga fjala sohbet. Duke ndërthurur këta dy kuptime të së njëjtës rrënjë, sahabët e nderuar kanë përfituar nga prekja emocionale e bisedave profetike dhe kanë arritur majat më të larta duke ndërtuar një civilizim të pashoq. Ja si shprehet Sadi Shirazi në lidhje me dobinë e shoqërimit me besnikët: "*Qeni i shokëve të shpellës u nderua, ngaqë shoqërohej me besnikët. Fama e tij kaloi edhe në Kuran.*"

Mevlana shprehet kështu në lidhje me këtë:

"*Ai qen zgjodhi shoqërinë e shokëve të shpellës, ndihej i lumtur që ishte me ta dhe si rrjedhojë do të pijë e hajë nga uji i mëshirës deri në Ditën e Kiametit.*"

Por nëse kjo çështje shikohet me indiferentizëm dhe njeriu zgjedh të qëndrojë larg besnikëve, atëherë zemra e tij do të verbohet. Nga një shoqëri e tillë nuk del asnjë njeri me mend dhe i mençur. Edhe Luti (a.s.), kishte mbetur i pashpresë përballë gjendjes së pamoralshme të



popullit të tij dhe nuk kishte gjetur njerëz që ta kuptonin atë. Si përfundim, në suren Hud ajeti 78, ai thotë***: "A nuk ka ndër ju ndonjë njeri të mençur?"***

Nga ana tjetër, në ajetin 10 të sures Tahrim bëhet e ditur se bashkëshortja e Nuhut dhe Lutit (a.s.), do jenë prej banorëve të zjarrit, ngaqë zgjodhën të jenë me të prishurit. Pra, edhe pse ishin gra, bashkëshorte të profetëve, nuk shpëtuan nga dënimi. Siç shihet, nga njëra anë është shembulli i një qeni i cili u nderua për shkak të shoqërimit me besnikët dhe nga ana tjetër shkatërrimi i bashkëshorteve të profetëve. Nisur nga kjo, devotshmëria në besim ka fituar një rëndësi edhe më të madhe në këtë kohë, sepse besimi në kohët e fundit do jetë si mbajtja e një gace në dorë.

*"Mjerë për ata njerëz të cilët përdorin mashtrimin (fitnen) për t'u afruar. Njeriu zgjohet në mëngjes si besimtar dhe kthehet në mbrëmje si jobesimtar. Ka njerëz të cilët e ndryshojnë fenë e tyre në këmbim të interesave të kësaj bote. Dhe janë pikërisht besimtarët e vërtetë të kësaj kohe. Ata të cilët janë të lidhur fort me fenë do të jenë si ata njerëz që mbajnë gacë në duar."* (Ahmed, II, 390, Muslim, Iman, 186, Tirmidhi, Fitn, 30\2196.)

Në shumë vende të Kuranit famëlartë bashkë me besimin është përmendur dhe vepra e mirë, sepse adhurimet janë shprehje e dritës së besimit.

## DEVOTSHMËRIA NË NAMAZ

Shkaku i ardhjes sonë në këtë botë është adhurimi i Allahut (xh.sh.) dhe sa më shumë të qëndrohet larg pakujdesisë, aq më afër devotshmërisë do të jemi. Njeriu mund të përsoset vetëm atëherë kur adhurimet i bën në rrugën e fitimit të kënaqësisë së Zotit dhe larg çdo pakujdesie.

Ne e dimë formën e namazit, por urtësia themelore e namazit është lidhja me Zotin e madhëruar. Një lidhje e krijuar për të shprehur nevojat tona materiale dhe shpirtërore. Po sa afrohet namazi ynë, me namazin e dëshiruar nga ana e Zotit (xh.sh.)?



***"Namazi të largon nga gjërat e shëmtuara dhe të këqija..."*** (Ankebut, 45) A e falim ne një namaz të tillë? Zoti i madhëruar dëshiron që me vendosjen e ballit në sexhde, zemra e besimtarit të takohet me Krijuesin dhe për këtë thotë: ***"Bjer në sexhde dhe afrohu!"*** (Alak, 19) Në çfarë forme i bëjmë ne sexhdet tona?

Gjendja e jetës sonë familjare, tregtare dhe profesionale tregon edhe një herë se çfarë lloj namazi falim. Nëse namazi i falur nuk na bën dobi, atëherë Zoti i madhëruar drejtohet me fjalët: "***Mjerë për ata që falin namazin!"*** (Maun, 4)

Përsëri Kurani famëlartë na tërheq vëmendjen në mbrojtjen e namazit dhe faljen e tij me përulësi. Ashtu siç kërkohet marrja e abdestit dhe pastrimi para faljes së namazit, ashtu edhe zemra ka nevojë të pastrohet para fillimit të tij.

Përulësi, qetësi...ndjeshmëri zemre. Të kuptosh se para kujt po falesh. Profeti (a.s.) thotë: "*Zoti i madhëruar e do çdo zemër e cila fton në bindjen ndaj Zotit, u mëson njerëzve të mirën, është e mbushur me përulësi, qetësi dhe dhembshuri.*" (Dejlemi, I, 158.) Përsëri Profeti (a.s.), pa një njeri i cili luante me mjekrën e tij në namaz dhe tha: *"Shikoni, nëse ky njeri do të zotëronte një zemër të qetë e të përulur edhe organet e tij do të ishin të tilla."* (Ali el-Muttaki, VIII, 197\22530.)

## DEVOTSHMËRIA NË AGJËRIM

Agjërimi është një dietë, është gjendja e përdorimit të kufizuar të të lejuarave. Të qëndrosh larg të lejuarave për gjysmë dite. Kriteri i devotshmërisë në agjërim është përhapja e agjërimit në gjithë jetën tonë. Pra të mund ta jetosh jetën tënde si në një dietë, të largohesh nga gjërat e tepruara, gjërat e ndaluara dhe të dyshuara.

Agjërimi e bën njeriun nevojtar të një gote uji dhe një fete buke. Ia kujton atij se është nevojtar i Zotit të madhëruar. Njeriu i cili arrin devotshmërinë në adhurim merr dobitë e tij prej agjërimit. Mendon për vlerën e mirësive të dhuruara, i shtohet dhembshuria, mëshira ndaj ne-



vojtarëve. Shtimi i kësaj dhembshurie shfaqet në dhurim, që është dhurim nga shpirti.

## DEVOTSHMËRIA NË DHURIM

Gjatë dhurimit të diçkaje njeriu duhet të pyesë veten: "E kujt është kjo pasuri?" Të shikojë krijesat me syrin e së vërtetës, vështrimin e dhembshur.

Kjo është devotshmëria në dhurim. Ndërkohë që komunistët thonë se pasuria është e shoqërisë, e kapitalistët thonë që pasuria është e individit, Islami thotë që "pasuria është e Allahut". Robi është thjesht mbartës i porosisë. Çdo gjë i është lënë përkohësisht atij në dorë. Parë nga ky aspekt, personi i cili mbart porosinë nuk ka të drejtë as të shpenzojë shumë e as të tregohet koprrac.

Kriteri i devotshmërisë në dhurim mund të shikohet me syrin e ajetit kuranor ***"lëmoshat i merr Allahu..."*** (Tevbe, 104) Të dhurosh pa pritur falënderimet, komplimentat e dikujt, larg famës e pushtetit, pa futur në mes nefsin, thjesht për hir të Allahut... Ja pra ky është kriteri i devotshmërisë në lëmoshë dhe zekat. Zoti i madhëruar urdhëron të ruajmë kufinjtë e mirësjelljes gjatë dhurimit të lëmoshës me anë të ajetit kuranor : ***"O besimtarë! Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja duke ua kujtuar ato*** *(atyre që ua keni dhënë)* ***dhe duke fyer, siç vepron ai që e shpenzon pasurinë e vet për sy e faqe të botës dhe nuk beson në Allahun dhe Ditën e Fundit."*** (Bekare, 264)

Këtu Zoti i madhëruar nënvizon edhe një herë se si duhet të ruajnë rregullat e mirësjelljes personat të cilët dhurojnë lëmoshë. Ebu Lejs Semerkandi thotë:

*"Përsa i përket dhurimit personi i cili dhuron lëmoshën duhet ta falënderojë personin që i dhurohet. Sepse dhuruesi do të shpëtojë nga shumë shqetësime, fatkeqësi, vuajtje të kësaj bote dhe botës tjetër me anë të personit që i dhurohet. Dhe ç'është më e rëndësishmja do të fitojë kënaqësinë e Zotit (xh.sh.)."*



Edhe babai im Musa Topbashi tregohej tepër i ndjeshëm në ruajtjen e mirësjelljes në dhurim dhe lëmoshë. Për të mos fyer personat që merrnin lëmoshën, mbi zarf shkruante : "I nderuar.......ju falënderojmë që e pranuat dhuratën." Në këtë mënyrë falënderonte marrësin me një zemër të sinqertë, sepse ishte bërë shkak për fitimin e kënaqësisë së Zotit. Zoti na mundësoftë të gjithëve një mirësjellje të tillë në dhurim!

Ashtu siç e thamë edhe më parë, devotshmëria është atmosferë shpirtërore, e cila duhet të gjendet në themelin e të gjithë adhurimeve. Ajo është cilësia e parë që duhet të gjendet në çdo adhurim.

Pas zekatit edhe haxhi është një adhurim i cili kërkon devotshmërinë. Çdo njeri që shkon në haxh duhet ta kuptojë se pasurinë e tij të vetme, trupin, duhet ta përdorë për të fituar kënaqësinë e Zotit të madhëruar.

## DEVOTSHMËRIA NË HAXH

Haxhi është një adhurim i lodhshëm i cili përfshin anën materiale dhe fizike. Në haxhin e një robi besimtar ekziston përfitimi shpirtëror, krahas trupit dhe pasurisë. Pas kalimit të disa ditëve veshur me ihramin i cili ngjason me qefinin, është i domosdoshëm kujtimi i kësaj klime. Kur e gjuan shejtanin me gurë duhet menduar sakrifica e hz. Ibrahimit (a.s.). Në të njëjtën mënyrë duhet të përpiqet të gjuajë shejtanin në çdo hap të jetës së tij me anë të veprave të mira. Të përjetojë urtësinë e fjalës "Eudhu bil-lahi mineshejtanirr-rraxhim". Në një ajet kuranor thuhet: ***"Koha e haxhillëkut është në muaj të caktuar. Kush vendos të kryejë haxhillëkun, le të largohet nga marrëdhëniet*** *(me gruan)****, grindjet dhe sharjet."*** (Bekare, 197) Nuk i duhen lënë shteg grindjeve e diskutimeve, të cilat të largojnë nga Allahu (xh.sh.). Për t'i realizuar të gjitha këta në jetën tonë më parë duhet të arrijmë devotshmërinë në adhurim.

Në haxh nuk lejohet këputja e një dege të njome e as të dalësh për gjah. Madje nuk lejohet as gjahtarit t'i tregohet gjahu. Në këtë mënyrë vjen kultivimi në çdo anë të jetës i mirësjelljes, i ndjeshmërisë, i dhemb-



shurisë dhe i mëshirës. Për të realizuar devotshmërinë në adhurime si: namazi, agjërimi, zekati, haxhi duhet ta përqafojmë sinqeritetin si një cilësi të pazëvendësueshme të zemrës sonë. Nëse nuk arrihet kjo, do të thotë se nuk kemi arritur masën e kërkuar të devotshmërisë.

## TRI PENGESAT QË CENOJNË DEVOTSHMËRINË

**E para**, mendjemadhësia, të jesh egoist, mendjemadh. T'i shoqërosh vetes cilësi, aftësi të cilat t'i ka dhuruar Zoti i madhëruar. Të thuash "unë" si shejtani, Faraoni, Karuni...

Ashtu siç thotë dhe Haxhi Bajram Veliu, mendjemadhësia është si një dru i lidhur tek beli. Me anë të tij as nuk mund të notosh, as të fluturosh.

**E dyta**, koprracia. Të tregohesh koprrac në ndarjen e kohës, në përdorimin e forcës, në dhënien e shërbimit apo në ndihmesën e tjetrit. Duhet ta dimë se "Xheneti është i bujarëve, ndërsa xhehenemi i koprracëve." (Hz. Ali)

**E treta**, injoranca, budallallëku. Harrimi i ahiretit dhe preferimi i kësaj bote të përkohshme apo shkatërrimi i përjetësisë me anë të përkohshmërisë është thjesht budallallëk.

Sa domethënës është ky hadith i Profetit (a.s.), në lidhje me cenimin e devotshmërisë: *"Do vijë koha kur nuk do të ketë gjë më të shtrenjtë se këto tri gjëra:*

*E para: pasuria e lejuar;*

*E dyta: vëllazëria e sinqertë;*

*E treta: Suneti senijje me të cilin do të veprohet."* (Hejthemi, I, 172.)

Të fitosh pasuri të lejuar, të zotërosh një vëllazëri të sinqertë dhe të veprosh sipas Sunetit është sjellja e një robi besimtar të drejtë e të palëkundur në besimin e tij. Ashtu siç kërkohet adhurim për të mbrojtur besimin, edhe për ruajtjen e qetësisë në adhurime kërkohet qëndrueshmëri dhe drejtësi.



## DEVOTSHMËRIA NË VEPRA

Devotshmëria në vepra kërkon një ndjeshmëri të lartë nga ana e besimtarit në jetën individuale dhe shoqërore.

Devotshmëria në dhembshuri: Dhembshuri do të thotë t'i dhurosh tjetrit atë që nuk e ka, por që e zotëron ti, thënë ndryshe, dhembshuria është të vraposh në ndihmën e të tjerëve.

Dhembshuria në këtë botë për besimtarin është qetësia e ndërgjegjes, ndërsa në botën tjetër është përgëzuese e lumturisë së përjetshme. Të jesh i dhembshur është një mirësi e madhe e Zotit të madhëruar. I dhembshuri është bujar, modest, shërbyes dhe zotërues i një ndërgjegjeje të pastër. Duhet menduar dhe pyetur vetja: "Unë jam shëndoshë e mirë, po ai pse është sakat apo i vetmuar?" Përgjigjja duhet të jetë: "Zoti i madhëruar ta ka lënë ty emanet. Po të sprovon me të. Besimtari sprovohet me besimtarin." Ky është ndërgjegjësimi i kërkuar. Robi gjithmonë duhet ta pyesë veten: "Sa i dhembshur jam?" Dhembshuria është ëmbëlsia e besimit. Zoti i madhëruar ka përmendur më shumë cilësitë Rrahman dhe Rrahim në Kuran dhe ka kërkuar nga robërit e Tij që të jenë të tillë.

Mevlana e shpjegon kështu gjendjen e të mëshiruarit të njeriut, duke u frymëzuar nga një hadith i Profetit (a.s.):

*"Mëshiro ata që ke poshtë vetes, në mënyrë që të të mëshirojnë ata sipër teje ."* Me anë të fjalëve *"betohem në Allahun në dorën e të Cilit është nefsi im, nuk do të hyni në Xhenet për sa kohë nuk mëshironi",* Profeti (a.s.) ka dashur të tërheqë vëmendjen ndaj mëshirës që duhet treguar për të afërmit dhe fëmijët. "Ne të gjithë jemi të mëshirshëm o i Dërguari i Allahut!" i thanë sahabët. *"Mëshira për të cilën flas unë nuk është ajo që kuptoni ju, është mëshira ndaj gjithë krijesave."* (Hakim, IV, 185\7310.)

Me të vërtetë që Profeti (a.s.), e kishte kaluar ushtrinë në anën tjetër të rrugës gjatë çlirimit të Mekës, për të mos shqetësuar një qen që po ushqente të vegjlit e tij. Kur pa një fole të djegur milingonash u mërzit dhe u shpreh me keqardhje: *"Kush mund ta djegë këtë fole? Djegia i takon Allahut."* (Ebu Davud, Xhihad, 112.)



## SHKALLA E BUJARISË

Shkalla më e lartë e dhembshurisë është shkalla e shkëputjes nga vetja dhe dhënies ndaj tjetrit. Zoti i madhëruar kënaqet kur e sheh robin e Tij në këtë gjendje. Zoti i madhëruar i lartëson ensarët të cilët preferuan muhaxhirët para vetes së tyre:

***"Ndërsa ata që banojnë në Medinë dhe që e kanë pranuar besimin qysh më parë, i duan mërgimtarët që vijnë në Medinë dhe në zemrat e tyre nuk ndiejnë kurrfarë rëndimi, për atë, që u është dhënë atyre, por duan t'u bëjnë më mirë mërgimtarëve se sa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë. Kushdo që ruhet nga lakmia e vetvetes, me siguri që do të jetë fitues."*** (Hashr, 9)

Devotshmëria në dhembshuri e çon njeriun në majat më të larta. Një nga cilësitë më të rëndësishme të njerëzve të drejtë të Zotit, është se kanë preferuar të tjerët përpara vetes, kanë mbrojtur nefsin nga kurthet e tij dhe e kanë ruajtur vazhdimisht devotshmërinë.

Ubejdullah Ahrar tregon për ardhjen e një burri.

- Jam i uritur, më ushqe, - tha ai. Në atë çast edhe unë isha i uritur, por në dorë nuk kisha aq para sa ta ndihmoja. E mora të varfrin dhe e çova pranë një kuzhinieri.

- Nuk kam para, por kjo çallmë që mbaj mbi kokë është e pastër. Ndoshta të hyn në punë në fshirjen e pjatave. Jepi një kafshatë bukë këtij të varfri në këmbim të kësaj çallme. Edhe ai më dha një pjatë gjellë. Prita pak. E ushqeva të varfrin megjithëse isha dhe unë i uritur. Më pas e hoqa çallmën dhe ia dhashë. Kuzhinieri nuk deshi ta merrte, por unë këmbëngula, sepse i kisha dhënë fjalën në fillim.

Më pas Allahu (xh.sh.), më krijoi mundësi të tjera, u bëra shumë i pasur. Në fermën time punonin 2 mijë punëtorë. Gjatë kësaj kohe mora përsipër dhe kurimin e dy-tre të sëmurëve, kujdesesha për ta. Gjendja e tyre u rëndua kaq shumë sa edhe nevojat e tyre personale i kryenin në shtrat. Më pas ajo sëmundje më kaloi edhe mua, por unë vazhdova t'u shërbej atyre.



Një tabllo e mrekullueshme mëshire...

Ata janë njerëz fisnikë, të cilët nuk largohen për një çast nga vija e devotshmërisë në vepra dhe i binden urdhrit ***"...Bëni mirë..."***. (Bekare, 195)

## DEVOTSHMËRIA NË BËRJEN E VEPRAVE TË MIRA

Zoti i madhëruar në më shumë se 190 vende të Kuranit famëlartë flet për "Ihsanin", duke dëshiruar nga besimtari që bota e tij e brendshme dhe e jashtme. Profesioni dhe çdo gjendje e tij të jetë e bazuar mbi Ihsanin. Ihsani është ndërgjegjësimi i njeriut në lidhje me kontrollin hyjnor. Devotshmëria në Ihsan është hedhja e hapave me këtë ndërgjegjësim. Çdo gjendje e besimtarit duhet të jetë brenda kritereve "exhmel" (më i bukuri), "ekmel" (më i përsosuri), "ahsen"(më i miri).

Ndërsa devotshmëria në mbështetje dhe dorëzim është krahasimi në mes mbështetjes tek krijesat e përkohshme të kësaj bote me mbështetjen tek Zoti i madhëruar. Sepse Zoti i madhëruar dëshiron një zemër të tillë nga besimtari:

***"E besimtarë të vërtetë janë vetëm ata të cilët kur përmendet Allahu u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve kur u lexohen ajetet e Tij, u shtohet besimi dhe që janë të mbështetur vetëm te Zoti i tyre ."*** (Enfal, 2)

**Zoti im !**

**Na forco besimin dhe drejtoji veprat tona drejt devotshmërisë. Na mundëso një devotshmëri me të cilën Ti je i kënaqur. Na bëj prej robërve të Tu besimtarë, të cilëve u dridhen zemrat kur përmendet emri Yt, u shtohet besimi me anë të ajeteve kuranore dhe mbështeten vetëm tek Ti!**

**Amin!..**





## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeriteti dhe Devotshmëria - III

*Qëllimi dhe objektivi kryesor i çdo besimtari të sinqertë është të pajtojë të gjitha mendimet, ndjenjat e shpirtit, madje dhe frymët e marra e të dhëna me kënaqësinë hyjnore.*

## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeriteti dhe devotshmëria -III

### DEVOTSHMËRIA NË PËLQIM

Ka gjendje dhe çështje të cilat meritojnë pëlqimin. E mira dhe e keqja e këtyre gjendjeve shfaqet me anët e tyre të dukshme dhe të padukshme:

**1. Çështje të cilat përmbajnë mirësi të dukshme dhe të padukshme**

Flasim për një person i cili punon e fiton në një punë të mirë. Me fitesën e tij bën punë të mira. Jeton vazhdimisht me idenë e dhurimit. U shërben me dorën, gjuhën dhe veprat e tij të gjitha krijesave, njerëzve, kafshëve, bimëve etj. Tregohet tepër i kujdesshëm ndaj të ndaluarës e të lejuarës, kështu largohet nga gjërat e dyshimta. Zemra e tij jeton brenda kritereve të sinqeritetit dhe devotshmërisë. Ja pra, një gjendje e tillë pasqyron mirësi të dukshme dhe të padukshme.

**2. Çështjet të cilat përmbajnë të këqija të dukshme dhe të padukshme**

Në këtë kategori hyjnë të gjitha çështjet e specifikuara si të ndaluara, të ndaluara nga çdo aspekt hyjnor. Është gjendja e të gjithë njerëzve të mjerë, të cilët merren vetëm me jetën e kësaj bote. E konsiderojnë varfërinë si lumturi dhe si rrjedhojë shkatërrojnë si këtë botë, ashtu dhe botën tjetër.



**3. Çështjet të cilat duken të mira, por në të vërtetë janë të këqija**

Ka çështje të cilat kur shihen nga jashtë duken të mira, por kur shihen nga brenda pasqyrojnë një të keqe të madhe. Jeta "e mbushur me vetvete" e atyre që zotërojnë pasuri, por që jetojnë pa menduar për të tjerët. Pra në pamje të parë zotërimi i pasurisë mund të duket diçka e mirë, por koprracia dhe shpenzimi i tepërt janë të këqija të cilat shtojnë dënimin e kësaj bote. Shembulli më domethënës i kësaj është Karuni dhe Thalebe. Që të dy ranë viktimë e dashurisë për pasuri, duke menduar se ajo do ishte diçka e mirë për ta. Nuk ua vunë veshin paralajmërimeve të profetëve. Nuk arritën të kuptojnë të keqen e kërkesës së tyre. Dhe në fund që të dy u shkatërruan nga një e keqe e madhe. Shkatërruan si këtë botë, ashtu dhe Ahiretin e tyre. Një gjendje e tillë e njeriut shpjegohet në këtë ajet kuranor:

***"Për sa i përket njeriut, kur Zoti i tij e sprovon atë, duke e ngritur lart dhe duke i dhënë mirësi, ai thotë: 'Zoti im më ka nderuar'. Por, kur e sprovon atë, duke ia ngushtuar mjetet e jetesës, ai thotë: 'Zoti im më ka poshtëruar'."*** (Fexhr, 15-16)

Nuk duhet harruar asnjëherë se Allahu i madhëruar jep pasurinë dhe varfërinë. Duhet jetuar sipas përcaktimit të Tij. Njeriu duhet të dijë si të veprojë në pasuri dhe varfëri. Këtu qëndron dhe urtësia. Por nëse këmbëngulim në mos shikimin e të vërtetës dhe përpiqemi të largohemi nga përcaktimi hyjnor, atëherë Zoti i madhëruar thotë:

***"...Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Allahu di, kurse ju nuk dini."*** (Bekare, 216)

Robërit e zgjedhur të Zotit janë ata që jetojnë çdo frymë të tyre të ndërgjegjësuar ndaj kësaj të vërtete. Cilësia më e përsosur e profetëve, personaliteteve më të vyer të njerëzimit është të arrijnë gradën e "robit të mirë".

Sulejmani (a.s.), e kishte lënë jashtë zemrës së tij pasurinë e kësaj bote, nuk e kishte bërë zemrën pjatë për arin e argjendin dhe jetoi si një



rob modest duke përfituar cilësinë e "robit të mirë" të dhuruar nga Zoti i madhëruar. Ejjubi (a.s.), ka shprehur falënderimin, durimin dhe pëlqimin e tij përballë viteve të gjata të sprovës me shëndetin, pasurinë dhe fëmijët e tij. Në përfundim, ka përfituar cilësinë e "robit të mirë".

**4. Çështjet në dukje të këqija, por realisht të mira**

Ndodh që njeriu të sëmuret dhe të humbasë shëndetin e tij. Në pamje të parë kjo ngjarje duket si diçka e keqe, por njeriu i ndikuar dhe nga sëmundja e cila e ka prekur i drejtohet, i lutet më shumë Zotit të madhëruar në këtë gjendje. Atëherë ana e brendshme e çështjes përmban vetëm mirësi. Abdullah ibn Mesudi tregon: "Shkova pranë Profetit (a.s.), i cili ishte prekur nga malaria.

- O i Dërguari i Allahut! Me të vërtetë që jeni prekur shumë nga sëmundja e malaries.

- *Po, po vuaj sa për dy persona,* - u përgjigj ai.

- Me anë të kësaj vuajtjeje arrini dyfishin e shpërblimeve, - i thashë.

- *Po, ashtu është. Allahu (xh.sh.), i fal mëkatet e një myslimani kur atij i ngulet një gjemb apo për shkak të një shqetësimi më të madh. Mëkatet e atij myslimani bien si gjethet e një peme,*- m'u drejtua profeti (a.s.). (Buhari, Merda, 3, 13, 16, Myslim, Birr, 45.)

Një besimtar i sinqertë duhet të dijë të bëjë vlerësimin e veprave të tij nën dritën e këtyre katër të vërtetave themelore dhe në çdo çast të meditojë rreth përfitimeve të botës së brendshme. Në çdo çështje duhet të peshojë gjendjen e falënderimit, faljes dhe pëlqimit, sepse çdo besimtar i sinqertë duhet të përpiqet të pajtojë mendimet, ndjenjat dhe frymët e tij me kënaqësinë hyjnore. Pëlqimi është fruti final i dashurisë.

Pëlqimi më i pranuar në këtë pikë është shkëputja e robit nga pëlqimi i dëshirave epshore dhe animi nga pëlqimi hyjnor. Si do të mund të dallojmë të keqen dhe të mirën për të arritur këtë gjendje pëlqimi? Ekziston një përgjigje e vetme për këtë pyetje: E mira qëndron vetëm tek Allahu.



Në veprën Amak-i Hayal, z. Hilmi tregon një histori të tillë: “Raxhiu ishte përhumbur nën efektin e poezive të lexuara nga Baba Ajnali nën shoqërinë e fyellit. E gjeti veten në një vendtakim. Aty gjendeshin shumë grupe e njerëzish, duke filluar nga filozofët, personalitetet e mëdha e deri tek xhuxhët. Një person i cili përfaqësonte të gjithë njerëzit po kërkonte zgjidhje për lumturinë e vërtetë me të qara e me ngashërim.

- Më thoni, mëshironi, nuk më pëlqen kjo jetë dhe pa të nuk mund të bëj. Ju lutem më thoni, çfarë është lumturia? - bërtiste ai. Personalitetet e ndodhura në atë takim i dhanë këto përgjigje:

Konfuci: “Lumturi do të thotë të përfshish të gjitha shijet në një tenxhere me pilaf .”

Platoni: “Lumturi do të thotë të mendosh gjithmonë rreth sublimitetit.”

Aristoteli: “Logjika! Kjo është lumturia.”

Zerdyshti: “Lumturi është mosqëndrimi në errësirë.”

Brahma: “Lumturia? Është e kundërta e asaj që mendojnë të gjithë.”

Buda u ngrit në këmbë i zemëruar: “O njerëz! Lumturia është një nga emrat e bukur të zhdukjes. Nirvana, o njerëz, Nirvana!”

Njerëzimi u pështjellua pasi dëgjoi këto fjalë: “Ju nuk arritët të bëheshit të dobishëm për veten tuaj. Dhe në fjalët që thatë nuk ekzistojnë gjurmët e lumturisë .” Atëherë u ngrit një mik i Zotit dhe tha: “Për të zgjuarit lumturia është të sodisësh bukuritë hyjnore, ndërsa për të paditurit lumturi do të thotë të hash me epsh.” Më pas profetët shpjeguan lumturinë. Në fund u ngrit krenaria e njerëzimit dhe tha:

- “O njerëz! Lumturia qëndron në pranimin e jetës ashtu siç është, të pranosh barrat dhe vështirësitë e mëdha dhe të përpiqesh për udhëzimin e vetes. Të zotërosh një zemër të pastër.”

Pas kësaj përgjigjeje njerëzit u ngritën në këmbë të kënaqur nga përgjigja e marrë:

- O ndriçues i botës! O Pejgamberi më i madh ! Ti je i vetmi që ke kuptuar hallet e njerëzimit dhe ke gjetur ilaçin e duhur!



Hz. Mevlana e ka analizuar jetën në mënyrën më të qartë rreth këtij përkufizimi dhe është bërë udhëzues i zemrave të cilat besojnë se e mira gjendet vetëm tek Allahu (xh.sh.). Ai thotë:

“Për sa kohë ti nuk kënaqesh me ato që të ka dhënë Allahu, do të të shoqërojë një fatkeqësi, problem kudo që të ikësh me shpresën e gjetjes së paqes e shpëtimit.

Asnjë cep i kësaj bote nuk është pa përbindësha e kurthe. Nuk ekziston shpëtim tjetër përveç afrimit me Zotin e madhëruar, mbështetjes tek Ai dhe jetesës me qetësinë që të jep Ai. Kjo botë në të cilën nuk gjendet ilaçi i shpëtimit është e mbushur me para të prishura e padrejtësi.

Betohem në Zotin e madhëruar se edhe po të hysh në vrimën e miut, do të ngelësh nën kthetrat e maces.

Përpiqu të jesh një rob i sinqertë, lum si ti nëse arrin të jetosh bashkë me Zotin. Atëherë Zoti do të të ngushëllojë, do të të mbrojë, saqë edhe po të ndodhesh nën kërcënimin e akrepëve e gjarpërinjve nuk do të të prekë asgjë. Edhe akrepët edhe gjarpërinjtë do të bëhen miqtë e tu.

Edhe pranë Abdulkadir Gejlanit kishte ardhur një xhind në formën e gjarprit, por ishte larguar nga ai si një mik. Kjo ishte shfaqje tek ai e dashurisë hyjnore dhe gjendjes së pranimit.

Ajo që i takon të bëjë çdo rob është të zotërojë devotshmërinë në të gjitha gjendjet përveç jobesimit dhe injorancës. Parë nga ky aspekt edhe jeta e tij është mirësi edhe vdekja po ashtu, jeta pas vdekjes është mirësi dhe gjendja e tij në mahsher, është përsëri mirësi. Për të arritur një gjendje të tillë, duhet të pëqafojmë pendimin në çdo rast dhe të jemi të mëshirshëm.

## DEVOTSHMËRIA NË FALJE E PENDIM

Kushti i pendimit është një pendim i sinqertë. Shfaqja e devotshmërisë në pendim mundëson kthimin tek Zoti (xh.sh.), me një qëndrim i cili urren mëkatin. Themeli i devotshmërisë në pendim është shoqërimi i pendimit me vepra të sinqerta.



Nëse robi do të heqë perden e pakujdesisë, do të arrijë të ndiejë në ndërgjegjen e tij peshën e mëkatit të bërë. Në zemrën e tij do të zgjohet ndjenja e virtytit. Dhe zemra do të strehohet tek Zoti i madhëruar me lotët e ngrohtë të saj. Ja pra ky kthim është pendim, kthim te Zoti.

Si rrjedhojë, pendimi është zhdukja e pengesave në mes robit dhe Krijuesit. Ndërsa e fshehta e pendimit është zotërimi i një shpirti falës. Falësit bëhen të denjë për falje. Një prizëm tjetër i devotshmërisë në falje është marrja e vetes në llogari për faljen ose jo të të tjerëve. Këshilla që i dha hz. Aliu personit të caktuar si prefekt të një vendi ishte shumë kuptimplotë:

*"Mos i shih njerëzit ashtu siç e sheh përbindëshi folenë. Ushqe në zemrën tënde dashuri, dhembshuri e mirësi për ta, sepse të gjithë njerëzit pa përjashtim janë vëllezërit tuaj në fe ose në krijim. Njerëzit mund të gabojnë dhe mund t'u ndodhë ndonjë gjë.*

*Kape prej dore atë që rrëzohet, fali njerëzit e tjerë nëse kërkon faljen e Allahut, lehtësoji ata dhe fali!*

*Asnjëherë mos kundërshto urdhrat e Allahut! Mos u pendo për shkak të faljes së bërë, por edhe mos u gëzo për shkak të dënimit të dhënë!"*

Ebu Derda bënte detyrën e kadiut në Damask. Një ditë dëgjoi se si populli po shante një mëkatar.

- Si do të vepronit nëse do të shihnit një njeri të rënë në pus? - i pyeti ai.

- Do t'i hidhnim një litar për ta shpëtuar, - iu përgjigjën.

- Po atëherë, pse nuk përpiqeni t'i hidhni një litar shpëtimi këtij njeriu i cili ka rënë në pusin e mëkateve?

- Po ti, a nuk ndien urretje apo armiqësi ndaj këtij mëkatari? - e pyetën.

- Unë nuk e urrej atë, por mëkatin e tij, - u përgjigj ai.

Me këtë shembull Ebu Derda përpiqet të vendosë në zemrat besimtare shumë urtësi domethënëse. Këto urtësi janë shkëndija të pasqyruara



nga morali i vyer i Profetit (a.s.), i përputhur me urdhrat dhe kënaqësinë e Zotit të madhëruar. Për të shijuar shijen e pafund të kësaj jete të përkohshme duhet kërkuar falje dhe mëshirë nga kopshtet e shpirtit, ashtu siç bënte dhe Profeti (a.s.).

Zemrat tona duhet të stolisen me cilësi si falja, dituria, modestia, virtyti, dhembshuria, mirësjellja, butësia, në mënyrë që të bëhen kopshte Xheneti. Ky moral i mirë devotshmërie kërkon të mendosh edhe për të tjerët. Ajo që kërkon Zoti i madhëruar nga ne, është të bëhemi të dobishëm për të tjerët dhe të përpiqemi për shpëtimin e tyre.

## TË URDHËROSH PËR MIRË DHE TË NDALOSH TË KEQEN

Të këshillosh për mirë dhe të ndalosh nga e keqja. Kjo është një nga cilësitë më të rëndësishme të një besimtari. Shkalla e devotshmërisë e shfaqur këtu është "të urdhërosh të mirën dhe të ndalosh të keqen", jo vetëm me gjuhë, por edhe me sjelljen dhe veprat e mira.

Nëse në një çështje të tillë devotshmëria lihet mënjanë dhe urdhëresa për mirë harrohet, atëherë shoqëria preket nga probleme të ndryshme. Zejnep binti Xhahsh e pyeti Profetin (a.s.):

- O i Dërguari i Allahut! A do të shkatërrohemi edhe nëse gjenden të mirë mes nesh?

- *Po, atëherë kur të shtohen mëkatet dhe e keqja,* - u përgjigj Profeti (a.s.). (Buhari, Enbija, 7.)

Urdhërimi për mirë dhe ndalimi nga e keqja është një rrugë e frytshme e ruajtjes nga dënimi hyjnor. Prandaj çdo rob besimtar dhe i devotshëm zotëron cilësinë e urdhërimit të së mirës dhe ndalimit të së keqes. Kur bëjmë një detyrë të tillë duhet të këshillohemi me Kuranin famëlartë, Sunetin e Profetit (a.s.) dhe personat e duhur. Hz. Aliu vazhdon me këto fjalë këshillën e tij:

*"Mos fut në grupin tënd të këshillimit koprracin, i cili të pengon të bësh mirësi duke të frikësuar me varfëri, frikacakun, i cili të thyen guxi-*



*min përballë punëve të mëdha dhe personat sytë e të cilëve janë veshur nga dëshira për të fituar sa më shumë pasuri. Lëri në dorën e Allahut dhe të Dërguarit të Tij çështje të cilat nuk mund t'i zgjidhësh. Të lësh në dorë të Allahut do të thotë të veprosh sipas Librit të Tij dhe të lësh në dorën e Profetit (a.s.), do të thotë të veprosh sipas rrugës së tij."*

Për të marrë titullin e "umetit , bashkësisë më të mirë", duhet të përcjellim të mirën, virtytin dhe të ndalojmë të keqen, ashtu siç bënte i Dërguari i Allahut. Për këtë duhet të ndërgjegjësohemi me mendimin e shërbimit në rrugën e Allahut (xh.sh.). Këshillimi për mirë nuk mund të realizohet pa mendimin e shërbimit dhe dashurisë për këtë mendim.

## DEVOTSHMËRINË NË SHËRBIM

Baza e moralit islam padyshim që është shërbimi si shenjë e pazëvendësueshme e ngritjes me sinqeritet dhe dashuri drejt Zotit (xh.sh.). Shërbyesit janë si dielli dhe hëna në qiell, ndriçojnë çdo gjë. U shtohet ndriçimi dhe drita duke ndriçuar të tjerët. Shërbimet e sinqerta dhe të vërteta janë vepër e një zemre të matur.

Për të arritur përsosmërinë në shërbim, njeriu duhet të zotërojë një karakter dhe personalitet të palëkundur, të vendosur. Zemra e personit shërbyes duhet të jetë si një tokë frytdhënëse ku krijesat që shëtisin mbi të e shtypin dhe derdhin plehun e tyre. Por toka e pastron këtë pleh dhe ushqen të gjitha krijesat e tjera me bimë të llojeve të ndryshme. Një shërbyes i cili nuk zotëron diturinë dhe eksperiencën e mjaftueshme, nuk vlerëson zhvillimin moral dhe shpirtëror nuk mund të realizojë një shërbim produktiv. Krahas kësaj, edhe shërbimi i bërë me një moral të mirë por me sjellje të ashpra, ofenduese nuk sjell asnjë dobi.

Një shërbim i bërë pa dëshirë ngjason me një kovë ujë të derdhur në shkretëtirë, thënë ndryshe, një kokërr fare e hedhur në një arë të thatë është e destinuar të thahet e të zhduket. Kurse farat e hedhura me entuziazmin e shërbimit, janë lisat e së ardhmes.

Parë nga ky këndvështrim shërbimi më i madh që mund t'i bëhet një njeriu është ndihma për fitimin e të ardhmes së përjetshme. Rruga



e kësaj është orientimi i zemrës në drejtimin e duhur dhe kjo realizohet me anë të përjetimit të ndjenjave kuranore dhe moralit të bukur.

Personat që shërbejnë në rrugën e Zotit nuk duhet të heqin nga goja dhe zemrat e tyre këtë lutje:

*"O Zoti im! Kërkoj mbrojtje tek Ti nga dobësia, dembelizmi, frika dhe nga mungesa e forcës..."*

Kjo lutje e Profetit (a.s.), nënvizon faktin e të qenit aktivë në shërbim dhe në sjelljen me ndjeshmëri dhe kujdes. Për mendimin tim njerëzit shërbyes në rrugën e Zotit duhet të ecin sikur ecin mbi një fushë të minuar dhe të jenë të kujdesshëm. Ashtu siç është i rëndësishëm realizimi i shërbimit, po aq i rëndësishëm është edhe njohja e mirë e personit përballë. Njohja e personit përballë është po aq e rëndësishme sa shërbimi i bërë.

Shërbimi ndaj një njeriu të virtytshëm ndonjëherë ka vlerën e shërbimit ndaj mijëra njerëzve. Nëse para këtyre njerëzve paraqisni të gjitha mundësitë financiare, asgjë nuk shkon dëm dhe nuk është e tepërt.

Pika më e rëndësishme, që duhet pasur parasysh në shërbim, është të veprosh me mirënjohje. Shejh Sadi thotë: "Falëndero Allahun i cili të mundësoi realizimin e veprave të mira, sepse Zoti i madhëruar nuk të ka lënë pa mirësi. Ai i cili i shërben padishahut nuk mund të kërkojë mirënjohjen e tij. Ti përpiqu të jesh mirënjohës ndaj tij." Pikë së pari duhet ta dijë se shërbimi para së gjithash është një borxh ndaj Allahut (xh.sh.) dhe Profetit (a.s.).

Robi i devotshëm duhet ta dijë se ka arritur devotshmërinë me ndihmën e mirësive dhe mundësive të dhuruara nga Zoti i madhëruar dhe në të njëjtën mënyrë borxhin që ka ndaj Krijuesit mund ta shlyejë duke vepruar ndaj krijesave.

## DEVOTSHMËRIA NË BESNIKËRI

Besnikëri do të thotë të mos harrosh mikun, të mos e nënvlerësosh, sepse të gjitha miqësitë mbeten të forta me anë të lidhjeve të besnikërisë.



Kur fillon të fiket ndjenja e besnikërisë, fillojnë të shkatërrohen edhe miqësitë. Nëse besnikëria vdes, atëherë edhe miqësitë shuhen. Mund të themi se Profeti (a.s.), ka jetuar si një shembull i pashoq i besnikërisë gjatë gjithë jetës. Ai shfaqte besnikërinë e tij ndaj nënës së qumështit. Ndaj habeshive të cilët i mbrojtën myslimanët që emigruan aty, ndaj Hatixhes e cila e mbështeti kur të gjithë e përgënjeshtronin dhe nuk e besonin, ndaj të gjithë sahabëve dhe ndaj Zotit të madhëruar shfaqte një besnikëri të pashoqe.

Hazreti Aishe (r.a.), tregon:

Kur Profeti (a.s.), ishte pranë meje erdhi një grua e moshuar dhe Profeti (a.s.) e pyeti:

- *Kush jeni?*

- Unë jam Muzen Xhessase.

- *Jo ti je Muzen Hassase* duke ia ndryshuar pjesën "xhessase" e cila vjen në kuptimin e mpirjes, zgjuarsisë së pakët me emrin "Hassase" që do të thotë e bukur, e mirë.

- *Si jeni, si është gjendja juaj, çfarë keni bërë kohët e fundit?* - e pyeti Profeti (a.s.).

- Nëna dhe babai im të qofshin falë o i Dërguari i Allahut, mirë jemi faleminderit Zotit, - iu përgjigj ajo.

Kur gruaja iku, unë i thashë:

- O i Dërguari i Allahut! Sa shumë e respektoni këtë grua të moshuar!

- *Ajo grua vinte tek ne sa ishte gjallë Hatixheja, besnikëria është nga besimi.* (Hakim, I, 62\40.)

Të gjithë ata që janë edukuar nga Profeti (a.s.), përbëjnë një shembull besnikërie. Po sot?!

Sot fatkeqësisht kjo fjalë ka mbetur thjesht në fjalor, larg zemrave dhe virtyteve morale. Ashtu siç shprehet dhe Mehmet Akif, "u rrafshua tatëpjeta e besnikërisë". Shkaku i kësaj padyshim që është mungesa e



devotshmërisë në besnikëri. Në një hadith thuhet: *"Në Ditën e Gjykimit do të ngulet një flamur për të gjithë ata që nuk kanë mbajtur apo kanë prishur premtimet."* (Buhari, Xhizje, 22, Edeb, 99, Hiyel, 99, Muslim, Xhihad, 11-17.)

Duhet theksuar se besnikëria e parë është besnikëria ndaj Allahut (xh.sh.). Besnikëria më e nevojshme që vjen më pas është besnikëria ndaj urtësisë së njerëzimit Muhamedit (a.s.), arsyes së krijimit, udhëzimit dhe lumturisë sonë të përjetshme.

Besnikëria e mëvonshme është besnikëria ndaj njerëzve të fesë, të cilët na udhëzojnë në rrugën e drejtë. Më pas besnikëria ndaj nënës dhe babait. Borxhi më i madh i fëmijëve është t'u thonë fjalë të bukura dhe t'u shërbejnë prindërve të tyre kur arrijnë pleqërinë. Më pas besnikëria ndaj të parëve tanë, të gjallëve dhe të vdekurve, atdheut dhe ndaj të gjitha porosive.

Çdo besimtar duhet të ruajë devotshmërinë në besnikëri dhe të përpiqet ta paguajë këtë borxh pa rënë pre e çrregullimeve të kohës. Përndryshe, dashuritë do të humbasin vlerat edhe miqësitë po ashtu. Na mbetet vetëm ta përqafojmë fort devotshmërinë në besnikëri.

## DEVOTSHMËRIA NË DASHURI

Nëse nuk ekziston dashuria në shpirtra, nuk mund të bëhet asgjë. Vepra jonë më e vogël ka nevojë për pak dashuri nxitëse. Ashtu siç dashuria përbën misterin e krijimit tonë, edhe dashuria në vepra është një mister më vete.

Të duash denjësisht atë që duhet. Ai që duhet ta duam në fillim është Allahu i madhëruar, më pas i dashuri i tij Profeti (a.s.). Për vazhdimësinë e kësaj dashurie Allahu (xh.sh.), ka vendosur dashuri në mes vëllezërve. Sigurisht që për ruajtjen e kësaj dashurie kërkohet dhe e kundërta e saj, urrejtja. E mira dhe e keqja qartësohen në bazë të dashurive. Niveli i dashurisë shihet tek pasqyrimi që jep tek i dashuri. Njeriu merr shembull atë që do, sepse njeriu është bashkë me atë që do. Sahabët e nderuar kanë vepruar sipas veprave të Profetit (a.s.). Sahabët Suffa kanë marrë formën e tij. Myslimanët në Hunejn kanë marrë guxim



nga Ai (a.s.). Sahabët morën mbështetjen dhe pëlqimin e tij në Uhud. Shkurtimisht, të gjitha sjelljet e sahabëve në adhurim, jetën familjare, besnikëri, mirësjellje janë pasqyrim i veprave të Profetit (a.s.). Sahabët u bënë sahabë me anë të dashurisë së Tij.

Kur Profeti (a.s.) ndërroi jetë, sahabët përjetuan një hidhërim të thellë. U shndërruan në qirinj të shkrirë, sepse mendonin se nuk mund të bënin pa e parë atë në këtë botë të përkohshme. Duke mos e duruar këtë mall Abdullah ibn Zejd hap duart për t'u lutur kështu:

"O Zot! Verboji sytë e mi, në mënyrë që të mos shoh gjë tjetër në këtë botë pas shikimit të Profetit (a.s.)." Dhe në atë çast u verbua.

Dashuria ndaj Allahut duhet të fillojë me dashurinë ndaj krijesës më të nderuar të njerëzimit, hz. Muhamedit (a.s.), miqve të Zotit dhe më pas ndaj çdo krijese tjetër. Profeti (a.s.) është shembulli më i bukur dhe kuptimplotë i dashurisë. T'i bindesh e ta duash më të dashurin e njerëzimit me mendimin "i dashuruari do çdo gjë të të dashurit". Afrimi me Profetin (a.s.) bëhet i mundur me zemër e jo me mendje. Nuk duhet harruar se dashuria ndaj çdo krijese tjetër përveç Allahut (xh.sh.), quhet "mexhazi ashk (dashuri metaforike)", ndërsa dashuria e ndjerë ndaj Krijuesit të gjithësisë është "hakiki ashk (dashuria e vërtetë)".

Prandaj devotshmëria në këtë pikë arrihet me anë të largimit ndaj çdo gjëje e cila na largon nga Allahu dhe Pejgamberi (a.s.) dhe pëlqimit të çdo gjëje që pëlqejnë ata.

**Zoti im! Na i bëj të dashur të dashurit e Tu! Mos na i afro ata që nuk i do. Mos na largo nga shërbimi ndaj Teje dhe Profetit (a.s.)! Na mundëso arritjen e dashurisë së vërtetë brenda kritereve të devotshmërisë. Na bashko me Profetin (a.s.), në të dy botët!**

**Amin!**



## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeriteti dhe Devotshmëria - IV

*Sinqeriteti është mister i Allahut (xh.sh.).*
*Arritja e këtij misteri me anë të devotshmërisë*
*është qëllimi i çdo besimtari. Kjo është baza*
*e të gjithë pasqyrimeve të devotshmërisë.*
*Nëse robi është i sinqertë dhe i devotshëm në*
*sinqeritet, do të thotë që zotëron devotshmëri*
*në të gjitha çështjet.*

## Mirësia e zemrës së pastër

# Sinqeriteti dhe devotshmëria - IV

### DEVOTSHMËRIA NË SINQERITET

Sinqeriteti është kushti i vërtetë i pranimit të veprave nga ana e Allahut (xh.sh.). Sinqeritet do të thotë të realizosh veprat sipas kënaqësisë hyjnore dhe të mos lëshosh mbi to hijen e përpjekjeve epshore. Sinqeriteti është mbrojtja e zemrës nga çdo lloj interesi i kësaj bote me shpresën e afrimit tek Zoti i madhëruar. Sinqeriteti është një mirësi aq e domosdoshme, saqë pa të nuk ka shpëtim. Një vepër pa sinqeritet është thjesht një përpjekje e kotë. Sinqeriteti i vërtetë është misteri, e fshehta e Allahut (xh.sh.). Çdo rob duhet ta ketë si qëllim e objektiv të tijin realizimin e këtij misteri me devotshmëri. Kjo është dhe baza e gjithë pasqyrimeve të devotshmërisë. Nëse robi është i sinqertë dhe sinqeritetin e tij e vazhdon me devotshmëri, kjo do të thotë se është i devotshëm në të gjitha çështjet.

Çfarë është devotshmëria në sinqeritet?

Është përputhshmëria e të dukshmes me të padukshmen, qartësimi, kthjellimi i tyre dhe përpjekja për të mos u ndikuar nga ndjenjat negative si: hipokrizia, egoizmi, mendjemadhësia. Përmes një këshille kuptimplote hazreti Aliu thotë:

*"Mos e pëlqe veten! Mos u jep rëndësi atyre që të lavdërojnë në sy!*



*Mos ua përmend bëmat e tua të tjerëve! Mos i hiperbolizo punët e bëra! Mbaje fjalën që u ke dhënë njerëzve! Nëse ia përmend të mirën që i ke bërë dikujt e zhduk atë, fik dritën e së vërtetës. Mosmbajtja e fjalës së dhënë nxit urrejtjen e Krijuesit dhe të popullit*"

Ndërkohë që Profeti (a.s.) i shpjegon umetit cilësitë e tij shton fjalët: "*Nuk ka vend për lavdërim*", sepse ai e dinte që çdo gjë ishte dhuratë e Allahut të madhëruar. Edhe atëherë kur sahabët ishin tepër të shqetësuar për ardhjen apo jo të ndihmës së Allahut (xh.sh.), në luftën e Hendekut, pra në kohët më të vështira, Profeti (a.s.), shprehej me fjalët: "Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit". Edhe në momentet më të suksesshme siç ishte çlirimi i Mekës, ai përsëri do të shprehej me fjalët: "Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit". Në këtë mënyrë, ai tregoi një mbështetje të plotë tek Zoti i madhëruar, konsolidoi sinqeritetin e tij.

Ai e dinte se çdo gjë është nga Allahu (xh.sh.), si suksesi ashtu dhe fitorja. Pasuria, jeta dhe fëmijët gjithashtu.

## DEVOTSHMËRIA NË PASURI, JETË DHE FËMIJË

Këto janë mjetet më të rëndësishme, mjetet më të ngrohta, përkëdhelëse të shpirtit dhe vendi ku shpirti kërkon strehim. E gjithë çështja qëndron në përdorimin e tyre në rrugën e Allahut. Të sakrifikosh pasurinë, jetën dhe fëmijët e tu bujarisht në rrugën e Allahut (xh.sh.). Të rritësh fëmijë të dobishëm për fenë, vendin, popullin dhe të lësh mbrapa një trashëgimi të bukur shpirtërore.

Zoti i madhëruar e tregon kriterin e dashurisë ndaj Tij me anë të ajetit kuranor: ***"Kurrë nuk do të arrini sinqeritetin e plotë në besim derisa të mos e jepni më të dashurën e pasurisë suaj."*** (Al-i Imran, 92) Në këtë ajet kuranor bëhet matja e dashurisë që ndiejmë ndaj Allahut (xh.sh.). Pasuria më e mirë është pasuria e dërguar në Ahiret, jeta më e mirë është jeta që jetohet në përvijimin e kënaqësisë së Allahut (xh.sh.). Ata që dinë ta përdorin siç duhet pasurinë dhe jetën përmbajnë cilësitë ndriçuese të diellit, ndriçojnë çdo errësirë me veprat e tyre të mira, pasqyrojnë në shpirtra nevojtarë e të mjerë dritat e virtytit e të lehtësisë.



Fëmijët janë të detyruar të fitojnë kënaqësinë e prindërve, nëna bashkë me fëmijët të fitojë kënaqësinë e babait dhe babai bashkë me të gjithë të fitojë kënaqësinë e Allahut (xh.sh.). Çdo mirësi dhe mundësi që na është dhënë është një porosi e Allahut ndaj nesh, megjithëse mund të duket si një dhuratë e prindërve apo të tjerëve.

## DEVOTSHMËRIA NË POROSI

Çdo gjë që ekziston në qiell e tokë është një porosi lënë njeriut nga Zoti i madhëruar. Çdo gjë e dhuruar njeriut është porosi. E gjithë natyra është porosi për njeriun. Çdo gjë në këtë botë është krijuar për njeriun. Edhe gjarpri është krijuar për njeriun. Çdo gjë është një porosi, një porosi e Allahut (xh.sh.). Atëherë ndaj tyre kërkohet mëshirë. Për këtë arsye Profeti (a.s.) thotë: *"Nëse e vret gjarprin i cili të sulmon, atëherë mbyte me një goditje. Mos i shkakto vuajtje."*

Porosia më e rëndësishme është Libri dhe Suneti, pra feja, rruga e Muhamedit (a.s.). Le të kujtojmë edhe një herë shprehjen e Profetit (a.s.) në hutben e lamtumirës: *"O besimtarë! Po ju lë dy porosi me të cilat të lidheni fort, në mënyrë që të mos e humbisni rrugën. Ato dy porosi janë Libri i Allahut dhe Suneti im."*

Porosia më e rëndësishme për ne është të përqafojmë fort Kuranin e Sunetin dhe të përfaqësojmë siç duhet fenë islame, në besim, vepra, sjellje. Në çdo çast të pasqyrojmë një zemër të ndjeshme, të matur e të sjellshme. Zoti i madhëruar dhe Profeti (a.s.) e kërkojnë këtë nga ne. Ata që na shohin duhet të thonë "sa njeri i mirë!".

Kurani është një porosi për të realizuar këto kritere dhe virtyte, nuk është për t'u mbajtur në rafte apo për t'ua lexuar të vdekurve. Zoti i madhëruar urdhëron: ***"Lexo..."***. Bashkë me këtë na urdhëron të lexojmë të gjithë urtësitë, të fshehtat e përfshira brenda tij. Krahas kësaj, në Kuran thuhet: ***"Kini frikë Allahun, Allahu ju dhuron dituri..."*** (Bekare, 282)

Të jetosh sipas kritereve të devotshmërisë ndikon në hapjen e mistereve të dashurisë. Jemi të detyruar t'i konceptojmë shumë mirë poro-



sitë që na janë dhuruar me anë të kësaj të vërtete. Në çdo vend të botës janë të shumtë njerëzit të cilët presin udhëzimin, kanë nevojë për ne. Jetimët, të varfrit, nevojtarët kanë nevojë për ne dhe na janë lënë si porosi. Pasuria e kësaj bote, fëmijët, çdo gjë na është lënë si amanet. Në ajetin e mëposhtëm kuranor thuhet: ***"Ai ka vënë në shërbimin tuaj çka gjendet në qiej dhe në Tokë, të gjitha janë prej Tij. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë."*** (Xhathije, 13)

Njeriu është amanet, sendet janë amanet, çdo gjë që i përket kësaj bote është thjesht një amanet, ndërsa dorëzimi i amanetit në vendin e duhur është mëshirë. Nisur nga ky aspekt, ata të cilët arrijnë në poste të larta materiale dhe shpirtërore për t'i shërbyer shoqërisë për hir të Allahut, nuk duhet të harrojnë se ato poste janë thjesht një mundësi e përkohshme.

Nga ana tjetër, ashtu siç është ndaluar nga feja jonë shpenzimi i tepërt material edhe shpenzimet e tepërta të bëra në tema si adhurimi, besimi, morali, mendja, koha janë të ndaluara dhe janë parë si një humbje e rrezikshme.

Çështja e vërtetë qëndron në mbrojtjen e të gjitha porosive me anë të devotshmërisë. Kjo kërkon konceptimin e përgjegjshmërisë.

## DEVOTSHMËRIA NË PËRGJEGJSHMËRI

Të gjitha veprat, sjelljet dhe detyrat zbukurohen me vetëdijen e përgjegjshmërisë. Pa dyshim që Zoti i madhëruar u ka dhënë robërve detyra të ndryshme dhe përgjegjësinë përkatëse për t'i plotësuar ato. Ne dimë sasinë e caktuar të nisabit për zekatin e kafshëve, pasurisë, tokave etj. Por akoma nuk e dimë nisabin e aftësive të dhuruara nga ana e Allahut (xh.sh.). Për këtë Zoti kërkon të harxhojmë të gjithë forcën dhe fuqitë tona. Ai thotë:

***"Pra, bëni garë me njëri-tjetrin për punë të mira."*** (Bekare, 148)

***"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë!"*** (Al-i Imran, 102)



Besimtari duhet të dijë mirë mënyrën se si duhet të jetojë dhe të vdesë dhe të edukojë veten nga besimi drejt përsosjes së tij. Ashtu siç derdhet pika e fundit e ujit nga një gotë e tejmbushur, ashtu del edhe fryma jonë e fundit pas frymëve tona të mëparshme, pra fryma jonë e fundit është rezultat i tyre. Përgatitja për frymën e fundit lidhet me mënyrën e përdorimit të frymëve të tanishme. Për një jetë të lumtur ahireti kërkohet një jetë e mbushur me vepra të mira, e qetë dhe e palëkundur. Një jetë e papërshtatshme me kënaqësinë e Allahut ngjason me mirazhet e shkretëtirës. Adhurimet kanë kohën e tyre të caktuar, ndërsa besimi dhe të qenit rob pasqyrohen në çdo çast të jetës.

Jeta e kësaj bote është thjesht një kohë e caktuar, e cila na është dhënë për të fituar Ahiretin dhe kënaqësinë hyjnore. Rruga e takimit është një korridor shumë i gjatë dhe i ngushtë. I mbushur me sprova dhe vështirësi. Në të gjenden përgjegjësi të cilat zbardhojnë flokët e një pejgamberi.

## RRUGËDALJA ËSHTË DEVOTSHMËRIA

Sipas një transmetimi të Ebu Dher (r.a.), një ditë Profeti (a.s.) tha:

- E di një ajet, nëse njerëzit do të kapeshin pas tij do t'u mjaftonte.

- Cili është ky ajet, o i Dërguari i Allahut? - e pyetën sahabët.

- Profeti (a.s.), lexoi ajetin e dytë të sures Talak: ***"Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje."*** (Talak, 2) (Ibn Maxhe, Zuhd, 24)

Kjo rrugëdalje është dalje nga ngushtica në lehtësim, nga toka në miraxh, nga pavlefshmëritë në vlera.

## PËRPARËSIA ËSHTË E DEVOTSHMËRISË

Për të nënvizuar vlerën e devotshmërisë pranë Allahut (xh.sh.), krenaria e njerëzimit e këshillonte kështu Ebu Dherin (r.a.):

*"Shiko! Ti nuk je më i mirë se ai me ngjyrë të kuqe apo të zezë. Vetëm ai i cili është më i devotshëm është më i mirë se ata."* (Ahmed, V, 158.) Në një



tjetër përcjellje mendimi, Profeti (a.s.), thotë: *"Unë jam më i devotshmi në mesin tuaj."* (Buhari, Iman, 13, Muslim, Sijam, 74.)

Një besimtar i devotshëm duhet të respektojë e zbatojë Sunetin e Profetit (a.s.).

## SHENJË DEVOTSHMËRIE

Sa bukur e përshkruan hz. Isai (a.s.) devotshmërinë:

Njëri erdhi pranë Profetit Isa (a.s.) dhe e pyeti:

- O dijetari i të mirave! Si mund të bëhesh një rob i devotshëm përballë Allahut të madhëruar?

*- Kjo është një punë e lehtë. Ta duash Allahun me gjithë shpirt dhe të bësh vepra të mira me aq sa ke mundësi për të fituar kënaqësinë e Tij, të sillesh me dhembshuri ndaj gjithë njerëzve.* Më pas tha: *"Mos i bëj tjetrit diçka që nuk ke dëshirë të ta bëjnë të tjerët ty. Atëherë do të arrish devotshmërinë e kërkuar."* (Ahmed, ez-Zuhd, s. 59.)

Një ditë hz. Omeri e pyeti Ubej ibn Kabin se çfarë është devotshmëria. Ubeji e pyeti:

- A ke ecur ndonjëherë në një rrugë me ferra, o Omer?

- Po, kam ecur, - i përgjigjet Omeri (r.a.).

- Çfarë ke bërë?

- E kam mbledhur rrobën time dhe jam treguar i kujdesshëm në ecjen mes ferrave, - i përgjigjet Omeri (r.a.).

Pas këtyre fjalëve Ubej ibn Kab iu drejtua: "Ja pra, kjo është devotshmëria." (Ibn Kethir, Tefsirul -Kuranil Adhim, I, 42.)

Ja se ç'thotë Abdulkadir Gejlani në këshillat e tij:

*"Biri im! Ty të duhet devtoshmëria. Për këtë arsye përpiqu të sillesh me devotshmëri, në mënyrë që zemra të të shpëtojë nga armiqësitë e brendshme dhe veset e këqija e të jetë e qëndrueshme mbi zbatimin e veprave të mira. Biri im! Mos u bëj si njerëzit të cilët mbledhin shumë nga kjo botë,*



*por akoma nuk e dinë se çfarë kanë mbledhur. Tregohu i kujdesshëm ndaj gjërave të lejuara apo të ndaluara, a janë apo jo të pështatshme për ty. Në të gjitha veprat e tua pasqyro teuhidin dhe diellin e devotshmërisë."*

## ZOTI TË DHËNTË DEVOTSHMËRINË!

"O i Dërguari i Allahut, unë po nisem për rrugë, a mund të luteni për mua, - i tha njëri nga sahabët Profetit (a.s.).

- *Zoti të dhëntë devotshmëri!* - iu drejtua Profeti (a.s.).

- Lutu edhe më shumë, o i Dërguari i Allahut, - i tha përsëri burri.

- *Zoti t'i faltë mëkatet!*

- Nëna dhe babai im të qofshin falë! Të lutem, lutu edhe pak...

- *Zoti të mundësoftë realizimin e veprave të mira kudo që të shkosh."* (Tirmidhi, Deavat, 44\3444.)

Thelbi i lutjeve të Profetit (a.s.), është devotshmëria. Ai në fillim kërkoi devotshmërinë, më pas faljen e mëkateve të tij dhe në fund realizimin sa më të lehtë të punëve të mira, sepse të gjitha realizohen nëse në zemër ka devotshmëri. Nëse nuk ka devotshmëri në zemër, nuk mund të të falen as mëkatet e as mund të bësh punë të mira. Nisur nga ky fakt, Zoti i madhëruar kërkon devotshmërinë nga ne dhe të gjithëve po na sprovon me të.

## SPROVË E DEVOTSHMËRISË

Në ajetet kuranore thuhet:

***"Vërtet, ata që ulin zërin në prani të të Dërguarit të Allahut janë njerëzit, zemrat e të cilëve Allahu i ka kalitur për besim e përkushtim. Për ata ka falje dhe shpërblim të madh."***

***"Vërtet, ata që të thërrasin ty*** *(o Muhamed)* ***me zë të lartë nga jashtë dhomave të tua, shumica e tyre nuk marrin vesh."*** (Huxhurat, 3-4)

Pra respekti që ndjejmë ndaj Profetit (a.s.), bindja ndaj Sunetit të



tij, njohja nga afër e Profetit është një sprovë devotshmërie për shpirtrat tanë. Është një mjet vlerësimi i dashurisë sonë ndaj tij. Dhe në të njëjtën kohë, një shkak më shumë për t'u afruar me Zotin (xh.sh.). Devotshmëria duhet të jetë për ne një rrobë shpirti, të cilën nuk duhet ta heqim asnjëherë.

## RROBA E DEVOTSHMËRISË

***"O bijtë e Ademit, Ne ju dërguam veshjet që të mbuloni vendet e turpshme, si edhe për zbukurim; por, petku i devotshmërisë është më i miri. Këto janë disa shenja të Allahut, që ju të merrni këshillë."*** (Araf, 26)

Petku i veshur nga të gjithë profetët dhe njerëzit e dashur të Zotit ka qenë petku i devotshmërisë.

Një ditë Imam Ebu Hanife po pastronte një njollë të petkut të tij. Duke e nënvlerësuar njollën për nga madhësia e saj, disa njerëz e pyetën:

- O Imam! Njolla të cilën po përpiqeni të pastroni nuk përbën një pengesë për namazin. Pse lodheni kaq shumë?

- Ajo është fetva, kurse kjo është takva (devotshmëri), - i përgjigjet Imami i madh, sepse gjatë gjithë jetës së tij kishte vepruar sipas ajetit kuranor: ***"Ti përqendrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar!"*** (Hud, 112) Zoti i madhëruar ashtu siç kërkon nga ne kryerjen e veprave të mira kërkon edhe zbatimin e kritereve të devotshmërisë. Mund të thuhet se besimi është një jetë plot devotshmëri. Mëshira dhe mbrojtja e Allahut është mbi besimtarët të cilët përpiqen të fitojnë kënaqësinë e Tij me devotshmëri. Pra të gjitha bukuritë hyjnore të kësaj bote dhe botës tjetër u përkasin vetëm të devotshmëve. Shpëtimi i zemrës nga shkatërrimi dhe pastrimi i saj me devotshmëri është thesari i lumturisë e i shpëtimit të përjetshëm.

## USHQIMI I DEVOTSHMËRISË

Bashkë me shtimin e njohurive dhe dashurisë ndaj Allahut të ma-



dhëruar shtohet dhe frika dhe devotshmëria ndaj Tij. Kjo është ajo që kërkon Zoti i madhëruar nga robërit e Tij. Ajo që arrin tek Allahu nga veprat e mira të njerëzve është devotshmëria e zemrës. Në një ajet kuranor thuhet:

***"Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por arrin bindja juaj."*** (Haxh, 37)

Hz. Mevlana jep këtë këshillë: *"Mos u mundo të presësh hijen e dashit."*

Kjo bindje është një bindje e përjetuar dhe e ndjerë me zemër dhe jo e përjetuar me mendje. Zoti i madhëruar urdhëron kështu në Kuranin famëlartë:

***"A mund të krahasohet ai që falet natën, duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë e që ruhet prej jetës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të tij*** *(me jobesimtarin)****?! Thuaj: 'A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?! Vetëm të mençurit i pranojnë këshillat!'"*** (Zumer, 9)

Cilësitë e njohjes dhe diturisë:

1. Të bësh sexhde natën;
2. Të adhurosh Zotin në këmbë;
3. Të mbrohesh nga dënimi i Ahiretit (të mos harrosh se je i përkohshëm);
4. Të kërkosh mëshirën e Zotit.

Të diturit janë ata të cilët zotërojnë cilësitë e mësipërme. Në një përcjellje profetike në lidhje me këtë temë thuhet:

*"Kush shton diturinë e tij në këtë botë, por nuk shton devotshmërinë e bindjen ndaj Zotit nuk ka bërë gjë tjetër veçse ka shtuar largësinë në mes tij dhe Zotit të madhëruar."* (Kenzul Irfan, 62)

Zoti i madhëruar nuk kërkon nga ne përgatitjen e shumë gjërave materiale në rrugëtimin e përjetshëm të Ahiretit. Ai kërkon vetëm një gjë nga ne, ushqimin e devotshmërisë. Nëse ju keni ushqimin e kërkuar,



do t'ju shërbejë gjatë udhëtimit të dijes, por nëse nuk keni ushqim është e kotë. Është njësoj si të mos kesh benzinë për makinën e modelit të fundit.

Ja pra bindja, devotshmëria përbën një detyrë të rëndësishme në udhëtimin e përjetshëm. Nisur nga ky aspekt, Zoti i madhëruar thotë: ***"Pajisuni me gjërat që ju nevojiten për rrugë dhe dijeni se pajisja më e mirë është devotshmëria, prandaj, kini frikë prej Meje, o njerëz të mençur!"*** (Bekare, 197)

Të lumtur janë ata të cilët i bashkëngjiten karvanit të përjetësisë duke veshur petkun e devotshmërisë dhe marrë furnizimin e duhur.

**Zoti im! Në çdo frymë na mundëso devotshmërinë profetike, na furnizo me bindje dhe na vesh me petkun e devotshmërisë, një petk të cilin mos ta heqim për gjithë jetën! Na e mbyll jetën tonë me lumturi! Na mundëso arritjen e kënaqësisë hyjnore dhe shikimin e Nurit Tënd! Mos na largo nga të mirat natën e ditën! Na bëj të qëndrueshëm në rrugën e drejtë të devotshmërisë!**

**Amin!**





# PJESA 2

# Pasqyrat e personaliteteve

## Njeriu ideal dhe Shërbimi

*Shërbimet e bëra dhe përpjekjet e dhuruara për të edukuar njeriun ideal nuk shkojnë dëm as në këtë botë e as në tjetrën. Sepse Allahu i madhëruar i shkruan këto si një "borxh i mirë" shpërblimin e të cilit e dhuron shumëfish, më shumë se ç'duhet.*

# Njeriu ideal dhe shërbimi

## DALLIMI I KOHËRAVE TË SUKSESSHME DHE DËSHTAKE

Sigurisht që historia islame 14 shekullore ka pasur periudhat, epokat e saj të suksesshme. Koha e katër halifëve (drejtuesve), periudha e Omer Ibn Albdulazizit, 250 vitet e para të Andaluzisë dhe 3 shekujt e parë të perandorisë Osmane kanë qenë periudha të ndriçuara e të suksesshme. Në themelin të këtyre sukseseve qëndrojnë çështje shumë të rëndësishme:

Njerëzit idealë dhe shërbimi...

Në ato periudha të ndritshme asnjëherë nuk është nënvlerësuar edukimi i njeriut dhe shërbimi në rrugën e Zotit (xh.sh.). Janë ndërtuar shumë vakëfe të cilët u kanë shërbyer njerëzve në nevojë për të plotësuar mangësitë e tyre, kanë ndihmuar në fitimin e Ahiretit dhe në shtimin e shërbimit ndaj të gjitha krijesave të tjera.

Nga ana tjetër, kemi dhe anët e errëta të historisë. Shkaktarët kryesore janë përsëri dy:

Mungesa e njerëzve idealë dhe pakësimi i institucioneve shërbyese.

Ka qenë i paktë numri i këtyre ndërtesave gjatë kësaj periudhe. Ndërkohë që nga njëra anë dobësohej shërbimi i edukimit të njerëzve idealë, nga ana tjetër është pakësuar numri i njerëzve idealë të cilët mendonin të shërbenin në rrugën e Zotit të madhëruar.



Sigurisht që edukimi i njerëzve idealë dhe çështja e shërbimit në periudha të tilla të vështira dhe kritike është më i rëndësishëm se në periudha të sukseshme.

## KARZ-I HASEN: NJË HUA E MIRË

Në Kuran thuhet: ***"Atëherë, çfarë keni që nuk shpenzoni në rrugën e Allahut, ndërkohë që vetëm Atij i përket trashëgimia e qiejve dhe e Tokës..?"*** (Hadid, 10)

***"Kush është ai, që do t'i japë vullnetarisht Allahut një hua të mirë, që Ai pastaj t'ia kthejë shumëfish?! Veç kësaj, për atë do të ketë shpërblim fisnik."*** (Hadid, 11)

Kërkimi i borxhit nga ana e Allahut (xh.sh.), do të thotë nxitje e veprave të mira të bëra në emër të Allahut (xh.sh.), por nga ana tjetër, e dimë se Allahu është më i pasuri. Ashtu siç thuhet edhe në ajetin kuranor, çdo gjë i përket Atij. Duke parë mëshirën e Tij të pafund, Allahu i madhëruar kërkon nga ne të harxhojmë, dhurojmë me dëshirën tonë në rrugën e Tij nga pasuria që na ka dhuruar. Pra kërkimi i borxhit nga ana e Allahut (xh.sh.), është për sigurimin e lumturisë në këtë botë dhe tjetrën.

Shërbimet e bëra dhe përpjekjet për të edukuar njerëz idealë nuk shkojnë dëm as në këtë botë e as në botën tjetër, sepse Zoti i madhëruar i cilëson si borxhe që i janë dhënë Atij. Shpërblimin e këtyre borxheve do ta japë të shumëfishuar. Nëse këto borxhe janë dhënë në kohë të vështira, bëhen edhe më të vlefshme. Sot jetojmë në ditë të vështira. Për këtë arsye, shërbimet e bëra në këtë kohë janë edhe më të rëndësishme dhe të vlefshme.

Zoti i madhëruar thotë: ***"Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju."*** (Bekare, 143)

Kuptimi i kësaj dëshmie është të bëhesh shembull dhe të pasqyrosh figurën e robit të kënaqur me Allahun (xh.sh.), thënë ndryshe, të jesh



njeri ideal.Veçoritë më të spikatura të këtij njeriu janë: ngrohtësia, pjekuria shpirtërore, humanizmi dhe pasqyrimi i bukurive hyjnore. Ashtu si muhaxhirët dhe ensarët.

## MUHAXHIRËT DHE ENSARËT

Muhaxhirët janë njerëz të cilët kanë braktisur shtëpitë, vendin e tyre dhe asnjëherë nuk kanë lëshuar pe nga besimi i tyre. Ndërsa ensarët janë monumente të sakrificës, të dhurimit bujar të pasurisë së tyre në rrugën e Zotit (xh.sh.). Njerëzit e vyer të shekullit të ndritur, ndërtuesit e qytetërimit të vlerave.

Ata ishin një shoqëri e cila e njihte mirë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Një shoqëri e cila mori si shembull botën shpirtërore të të Dërguarit dhe ndërtoi një qytetërim vlerash. Periudha kur jetonin ata ishte një periudhë meditimi. Ato arritën të nxirrnin jashtë zemrës së tyre interesat e kësaj bote dhe të vendosin teuhidin në qendrën e mendimit. Pasuria dhe jeta shndërrohen në mjete për të arritur shijen e besimit. Mëshira u përhap e pasosur duke e kthyer shërbimin për në rrugën e Zotit në një mënyrë jetese.

Ata pasqyruan sakrificën dhe personalitetin islam. Jetuan brenda kornizës së urdhërimit për mirë dhe ndalimit të së keqes. Sakrifikuan për të fituar dituri dhe u shndërruan në heronj të përhershëm e të përbotshëm. Udhëtuan një muaj për të mësuar një hadith duke nënvlerësuar hadithet e përcjella nga një transmetues i cili mashtron qoftë edhe kalin e vet.

Nga i Dërguari i Zotit mësuan si të ruajnë zemrën, përshpirtshmërinë e thelluar, si dhe të kërkojnë kënaqësinë e Krijuesit në çdo çast, në çdo frymë. Në këtë mënyrë para syve të tyre u qartësua e drejta dhe e mira shpirtërore nga e keqja, gënjeshtra dhe meskiniteti.

Jetuan me konceptin e bazuar në përcaktimin hyjnor mbi gjithësinë dhe nefsin. Pasqyruan çdo gjendje të të Dërguarit të Zotit, ashtu siç pasqyrohet dielli në pasqyrë. Në çdo çast zgjodhën fitimin e kënaqësisë



hyjnore. Konsumi i tepërt, luksi, paraqitja para të tjerëve, ishte një stil jetese që sahabët nuk e njihnin. Tek ata sundonte mendimi "nesër varri do të jetë shtëpia e këtij nefsi". Shteti i Medinës, i themeluar mbi këtë premisë nga 1500 vetë pas dhjetë vjetësh arriti në 150 mijë. Kufijtë e një shteti të përmasave prej 1 $km^2$, arritën deri në Palestinë e Irak.

U arritën hapësirat maksimale ku mund të arrijë shpirti dhe nefsi i njeriut. U çliruan nga nefsi emmare dhe arritën nefsin kamile. U shndërruan në njerëz të cilët paragjykonin nefsin. Njerëzit e ashpër dhe të paditur të shkretëtirës u kthyen në njerëzit më të butë të kohës. Kështu, Omeri zemërgur para Islamit u shndërrua në Omerin zemërbutë pas pranimit të Islamit.

Në qendër të miqësisë vendosën Allahun (xh.sh.) dhe të Dërguarin e Tij. Një shoqëri analfabete arriti majat e civilizimit.

Abdullah ibn Mesudi (r.a.), ishte një çoban i thjeshtë. Pasi mori mësim pranë Profetit (a.s.), themeloi shkollën e Kufes. Në këtë shkollë u edukuan shumë dijetarë e në mes tyre edhe Ebu Hanifeja.

Sigurisht që në bazë të përsosmërisë dhe vlerësimit të sahabëve të nderuar qëndronte mendimi dhe emocioni i shëndoshë i pasqyruar në fjalët: "Çfarë kërkon Zoti nga ne? Si dëshiron të na shohë i Dërguari i Zotit?" Me anë të këtij qëndrimi u formuan personalitetet shembullore të asaj kohe dhe njerëzimit iu ofrua shekulli i ndritur.

Funksionet e mendjes dhe të zemrës që e lartësonin besimtarin u përdorën në mënyrën më të barazvleshme dhe të duhur. Mbajtën gjallë emocionin dhe dashurinë.

Ata jetuan duke e konsideruar këtë botë si një shkollë prove. Zemrat përqafuan madhështinë hyjnore dhe pasqyrimet e fuqisë hyjnore. Për hir të urdhërimit për mirë dhe ndalimit të së keqes udhëtuan deri në Kinë, Semerkand dhe Indonezi. Shoqëria e "injorantëve" u shndërrua në shoqërinë e "të diturve të vërtetë". Netët u bënë ditë dhe dimrat pranverë. U zhvillua meditimi, besimtarët filluan të mendojnë rreth krijimit të njeriut nga një pikë ujë, të zogut nga një vezë dhe të frutave nga farat



e vogla... jeta ishte indeksuar mbi kënaqësinë e Zotit. Mëshira, dhembshuria, drejtësia arritën majat më të larta.

Momentet më të bukura dhe plot kuptim për sahabët ishin çastet kur transmetonin mesazhet e teuhidit (njësisë). Sahabiu falënderoi priftin i cili i lejoi edhe tre minuta kohë para se të varej dhe i tha: "Më kanë mbetur vetëm tre minuta kohë për të realizuar thirrjen në teuhid."

Ata jetuan bashkë me Kuranin, jetuan për të dhe ia përkushtuan jetën atij. U bënë shembuj të përsosur e të paparë ndonjëherë në histori, iu ekspozuan dhunës, torturave, shantazheve, por asnjëherë nuk hoqën dorë nga vlerat që besonin. Braktisën vendin, pasurinë dhe gjithçka tjetër për të jetuar sipas udhrave të Allahut (xh.sh.). Secili prej tyre tashmë sakrifikonte edhe jetën për këtë çështje. Edhe në momentet më të vështira e të rrezikshme nuk u ndanë nga Kurani. Çdo urdhër i fesë ishte një shije e pambarim dhe në qendër të jetës së tyre qëndronte gjithmonë Kurani.

Ja çfarë thotë Ebu Talha (r.a.):

"Një ditë shkova pranë të Dërguarit të Zotit. Ishte kërrusur nga uria dhe për të duruar urinë kishte lidhur një gur në bark. Në këtë gjendje përpiqej t'i mësonte nxënësit e Suffes. Sahabët morën shembull gjendjen e Profetit (a.s.) dhe Medina u mbush me mësuesit e Kuranit.

Aq të lidhur ishin dhe aq shumë e donin Kuranin, saqë çdo ajet i cili zbriste u dukej si një tryezë e zbritur nga qielli. Të gjitha përpjekjet fokusoheshin në kuptimin, përjetimin dhe transmetimin e ajeteve kuranore. Preferonin të falnin namaz nate, të lexonin Kuran në agime. Madje, nëse kaloje pranë shtëpive të tyre gjatë natës dëgjoje zërat e ëmbël të dhikrit dhe Kuranit si gumëzhimë bletësh." (Ibn Sad dhe Ibn Esir)

## MREKULLIA E EDUKIMIT PROFETIK

Karafi, një nga personalitetet më të njohura të metodologjisë së jurisprudencës islame thotë:



“Nëse Profeti (a.s.) nuk do të kishte asnjë mrekulli tjetër përveç sahanëve, ata do të mjaftonin për të provuar pejgamberllëkun e tij.”

Ata shërbyen në rrugën e Zotit në formën më të bukur dhe të gjitha forcat, fuqitë e tyre i përdorën në shërbim të fesë islame. Sakrifikuan të gjithë pasurinë në rrugën e shenjtë.

Ashtu siç na këshillon Zoti i madhëruar ***“...dhe ata që binden me mirësi....”*** (Teube, 100), Zoti i madhëruar i lavdëron ata të cilët ndjekin shembullin e ensarëve dhe muhaxhirëve duke e bërë këtë idealin e jetës së tyre.

Për të qenë i denjë për këtë lavdërim, duhet të bëjmë një jetë të denjë, të ngjashme me jetën e Profetit (a.s.), muhaxhirëve dhe ensarëve.

Çfarë pasurie na ka dhuruar Allahu i madhëruar? Mendjen, zgjuarsinë, pasurinë, fuqinë shpirtërore... të gjitha këto duhet të dimë si t’i përdorim në rrugën e Allahut. Zoti i madhëruar shprehet kështu në Kuran, përsa i përket kriterit matës: ***“Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani*** *(lëmoshë)* ***nga ajo*** *(pasuri)* ***që e doni.”*** (Ali Imran, 92)

Njeriu i dhuron njeriut që do aq sa ka dashuri për të. Në këtë pikë le të bëjmë një pyetje: “Sa e duam Zotin tonë?” Le t’i përgjigjemi dhe pyetjes:

Sa mund t’i japim Zotit të madhëruar ose sa do t’i japim? Sigurisht aq sa kemi mundësi. Në Kuranin famëlartë urdhërohemi të lutemi në këtë mënyrë: ***“Zoti ynë, mos na ngarko përtej fuqive tona!”*** Pikërisht në fillim të të njëjtit ajet, ndeshim fjalët: ***“Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij.”***

Nga kjo kuptojmë se Zoti i madhëruar nuk na urdhëron gjëra për të cilat nuk na mjafton fuqia, por kërkon aq sa mundemi. Na urdhëron me aq sa kemi fuqi. Nisur nga kjo, Zoti i madhëruar kërkon nga ne të dhurojmë në rrugën e Tij me aq sa kemi mundësi nga pasuria jonë. Jo vetëm disa gjëra të caktuara, por nga të gjitha mundësitë, mirësitë... Ashtu siç thuhet edhe në një ajet kuranor: ***“Pastaj atë ditë do të pyeteni për të mirat*** *(e dynjasë)****”*** (Tekathur, 8). Për të dalë faqebardhë në



këtë llogaridhënie, është e domosdoshme të vrapojmë në shërbim të Tij dhe çështjes islame me çdo mundësi që na është dhuruar. Besimtari nuk duhet të kërkojë asnjë justifikim në rrugën e shërbimit, por të kërkojë mundësi të reja ku të shërbejë. Në çdo çast duhet të pyesë veten: "Cilat janë mundësitë që më ka dhuruar Zoti im dhe si mund të shërbej në rrugën e Tij?"

Ditëve të sotme ndihet shumë nevoja e institucioneve të tilla. Nga njëra anë kërkohet t'i hapim krahët e dhembshurisë ndaj të varfërve, jetimëve, nevojtarëve dhe nga ana tjetër të edukojmë personalitete ideale për kohën e sotme, sepse sot njerëzimi është zhveshur nga cilësitë njerëzore e morale, sepse të gjitha ndjenjat më të pastra e të bukura janë nën kthetrat e nefsit dhe djallit.

## DJALLI BËHET ORTAKU YT NË SHUMË GJËRA...

Ndërkohë që në Kuran tregohet se si djalli i është qepur njeriut dhe se do të bëhet ortak i pasurisë dhe fëmijëve të tij. (Isra, 64) Le ta shohim:

A është djalli ortak i pasurisë? A është prekur shoqëria nga kapitalizmi? Si krijohen pasuritë përrallore? Shpenzimet, të shtypurit, të dobëtit... kapitalizmi është një rreth cinik dhe i pashpirt. Të gjitha mundësitë, të ligjshme e të paligjshme sakrifikohen në të.

Populli përdor një shprehje për të shpjeguar shtypjen dhe padrejtësinë: "le t'u dalë shpirti punëtorëve." Sot pothuajse në të gjithë tregun ekonomik ekziston një mendim i tillë. Një kapitalizëm i pashpirt. Një konceptim tregtar ku ortaku më i mirë është djalli... Në ajetin kuranor të mësipërm flitet sesi djalli do të bëhet ortak edhe i fëmijëve. A nuk konsiderohet ortaku i tyre kur u nxjerr përpara me mijëra pengesa e kurthe dhe i lë të bien pre e tyre? Sot fëmijët tanë janë bërë ortakë, shokë me shumë gjëra. Në krye të tyre radhitet televizori me programet e tij të shthurura. Tashmë fëmijët edukohen nga televizori. Televizori i urdhëron, kafenetë e internetit i ushqejnë. Madje edhe telefonët celularë



të futur në xhepat e tyre si një akrep janë bërë tashmë bashkudhëtarët e tyre. Në këtë mënyrë shtohen fëmijët të cilët kanë si ortak djallin....

Po rrugët, sa ndihmojnë në edukimin e fëmijëve? Sa energji pozitive dhe negative mund të japin ato? Përgjigja dihet tashmë. Sa mund t'i edukojë sistemi arsimor? Edhe përgjigja e kësaj pyetjeje dihet.

Për këtë arsye, shërbimi i dhënë në edukimin e njerëzve idealë është shumë i rëndësishëm. Shërbimi i vërtetë është bërja e vaksinës së shëndetit shpirtrave dhe t'u hedhësh jelekun e shpëtimit atyre që po mbyten...

Tek instuticionet zyrtare gjenden kuti dhe dollape të kuq. Mbi to shkruhet "gjëja e parë që mund të shpëtohet kur bie zjarr". Cilat janë vlerat më të vyera që mund ta shpëtojnë sot shoqërinë nga zjarri? Pikë së pari fëmijët tanë, sepse feja, atdheu, ezani, flamuri dhe nderi do të vazhdojë me ta, e ardhmja do të vijë me ta. Nëse edukohet një brez i prishur, atëherë ikën dhe feja, atdheu, ezani, flamuri dhe nderi. Shikoni pak botën, para syve tanë ka shumë tabllo domethënëse...

Sot është detyrë e çdokujt të edukojë një brez të ndritur dhe ideal. Është e domosdoshme për të ardhmen tonë të edukojmë një brez besimtar, atdhedashës, i cili ka frikë Zotin dhe e do vendin, popullin e tij. Për këtë arsye ne jemi të detyruar t'i edukojmë fëmijët me idealet më të larta, me kriteret më të vyera larg kulturës së telenovelave, rrymave të kota të modës. Përndryshe edhe ne do të humbasim të rinjtë tanë, ashtu siç i ka humbur perëndimi. Do t'i flijojmë ata nën kthetrat e shumë të këqijave siç janë narkotikzmi, satanizmi, prostitucioni etj.

## NJERËZIT IDEALË MBAJNË GJALLË SHOQËRITË

Të gjithë njerëzit magjepsen pas karakterit dhe personalitetit dhe rendin vazhdimisht drejt tyre. I imitojnë ata. Është i pamundur konceptimi i diçkaje pa një shembull. Me anë të shembullit sqarohet e mira dhe e keqja. Nisur nga ky aspekt çdo shoqëri ka ngelur e magjepsur nga karakteri dhe personaliteti i një profeti kur ai është zgjedhur mes tyre.



Të gjithë thoshin: “Ky njeri është më i drejti, nuk gënjen.” E gjithë shoqëria e konsideron si ideal atë njeri dhe fillon ta ndjekë. Dhe si rezultat shoqëria arrin majat më të larta. Rilind nga një shkretëtirë e thatë në një kopsht të mbushur plot trëndafilë.

Kjo është dhe arsyeja pse Zoti i madhëruar i ka dërguar profetë njerëzimit në kohën e paditurisë. Me anë të tyre i ka shpëtuar nga gjumi i thellë i saj. I ka nxjerrë nga Oqeani Indian dhe i ka ngritur në majat e malit Everest.

Sa herë që bota rrotullohet në gropën e injorancës, pikërisht në ato çaste ka më shumë nevojë për frymën hyjnore. Ashtu siç u bë shpëtim Profeti (a.s.), për atë shoqëri të zhytur në padituri është përsëri ai, ajo frymë hyjnore, e cila do ta shpëtojë sot njerëzimin. Sot bota është zhytur në injorancë të thellë. Njerëzimi është nevojtar i “mëshirës së botëve”, Profetit (a.s.). La Fayette fliste kështu për Profetin (a.s.), në revulocionin Francez: “O njeri i madh! Askush nuk ka arritur të realizojë drejtësinë e praktikuar nga ti.”

Këto fjalë tregojnë dëshirën për të gjetur njeriun ideal. Nëse Fayette do ta njihte më nga afër Profetin (a.s.), do të fluturonte në krahët e udhëzimit duke u bërë një njeri ideal, sepse çdo njeri i cili është lidhur me Profetin (a.s.), ka pirë nga lumi i tij i adhurimeve, moralit, udhëzimit, është bërë një njeri ideal. Gjithnjë jetuan bashkë me shqetësimin e edukimit të një brezi të ndritur. Për këtë arsye, ata nuk quhen të vdekur, edhe pse i kanë dhënë lamtumirën kësaj bote. Ja Mevlana...

Viti 2007 u shpall viti i Mevlanës. Me propozim të Unescos viti 2007 u bë viti i Mevlanës. Pse? Sepse shpirtrat e sotëm të zhytur në detin e injorancës po përpiqen për një rrugëzgjidhje e cila mund t’i shpjerë tek njeriu ideal. Mevlana është emri i duhur për këtë. Duhet thënë që feja islame ka edukuar njerëzit më idealë të kësaj toke. Njerëzit që arrijnë të gjejnë njerëzit idealë përpiqen të ruajnë vlerat njerëzore. Nëse nuk do të edukohen njerëz të përkryer, shoqëritë do të humbasin identitetin e tyre dhe si rrjedhojë do të zhduken.

Mevlana tregon: “Ishte natë. Dola jashtë nga shtëpia dhe po shëtisja



në livadhe. Pashë një burrë të shkretë, i cili po shëtiste me kandil në dorë."

- Çfarë po bën tani në këtë errësirë? - e pyeta.

- Po kërkoj njeriun - u përgjigj ai.

- Mos u lodh kot. Unë braktisa vendin tim për këtë dhe përsëri nuk e gjeta. Shko në shtëpi, shko shtrihu. Po e kërkon kot, nuk do ta gjesh askund.

- Edhe unë e di që nuk do të mund ta gjej. Por më pëlqen ta kërkoj me mall. Më freskon shpirtin ideja që është ai të cilin kërkoj... - u përgjigj burri me një shikim plot trishtim.

Ngjarjen e mëposhtme Mevlana e tregon duke cekur dhe cilësitë e njeriut ideal:

Kohë më parë ishte një njeri i mbushur plot me dashuri. Gjatë ditës merrte fenerin dhe shëtiste në pazar. Njëri i tha:

- Çfarë po kërkon dyqan më dyqan? Çfarë kërkon me këtë fener tani ditën për diell? A po tallesh me njerëzit? Sa i çuditshëm!

- Në çdo vend po kërkoj një njeri të vërtetë, të mbushur me frymën hyjnore, po kërkoj një njeri të mbushur me urtësi hyjnore,- iu përgjigj burri.

- A ekziston një njeri i tillë?

- O i mençur! A nuk e sheh se tregu është i mbushur me njerëz? - e pyeti njëri që dëgjoi fjalët e burrit.

- Unë po kërkoj atë njeri i cili nuk zemërohet dhe nuk tregohet i dhunshëm ndaj të tjerëve, e kontrollon veten përballë epshit dhe egos dhe mposht çdo dëshirë të nefsit të tij.

Ku është ai njeri i cili kontrollon veten përballë zemërimit dhe epsheve? Ja pra unë po e kërkoj atë rrugë më rrugë, lagje më lagje. Më tregoni njeriun i cili është i durueshëm përballë zemërimit dhe epsheve e unë do të bëhem fli për të.



Sigurisht që njerëz të tillë kanë ekzistuar përsa kohë janë kërkuar dhe në këtë mënyrë kanë ekzistuar dhe shoqëritë. Për këtë arsye themi që shoqëritë kanë nevojë për njerëz të përkryer. Çështja më e rëndësishme sot është të edukojmë njerëz idealë. Të edukojmë një njeri, rob të Zotit, i cili e sheh gjithësinë me syrin e zemrës. Të edukosh një njeri që pasqyron dhemshuri e mëshirë, të edukosh një njeri i cili e shndërron varfërinë në lumturi, shëron plagët e të vuajturve dhe është shërim për shpirtrat e lodhur dhe sytë lotues...

## SHPRESA E HZ. OMERIT

Hz. Omeri (r.a.), ishte ulur një ditë me miqtë e tij. Ai u tha atyre të kërkonin diçka nga Zoti i madhëruar. Një pjesë e atyre që gjendeshin aty thanë:

- Ne duam të kemi aq shumë para sa kjo dhomë, në mënyrë që t'i dhurojmë në rrugën e Zotit. Një pjesë tjetër tha:

- Le të kemi aq sa kjo dhomë për t'i harxhuar në rrugën e Zotit. Disa të tjerë thanë:

- Le të kemi aq margaritarë sa kjo dhomë për t'i harxhuar në rrugën e Zotit.

- Kërkoni edhe më shumë nga Zoti, - iu drejtua hz. Omeri (r.a.).

- E çfarë mund të kërkojmë më shumë nga Zoti i madhëruar? - i thanë ata.

- Unë dëshiroj që kjo dhomë të mbushet me njerëz si Ebu Ubejde ibn Xherrah, Muadh ibn Xhebbel, Hudhejfe ibn Jeman dhe dëshiroj që numri i tyre të shtohet në shërbimin, thirrjen e të tjerëve në rrugën e drejtë. (Buhari, Tarihus-sagir, I, 54.)

Një mendimtar i njohur thotë: "Ekziston një gram ndryshim mes popujve zotërues e atyre të zotëruar. Dhe ai ndryshim qëndron tek njerëzit e edukuar."

Njerëzit gjithmonë presin një shpëtues kur ndodhen përballë një



vështirësie apo situate pa zgjidhje. Kërkohen njerëz si Omer ibn Abdulaziz, Fatihu, e si trimat e luftës së Çanakales. Ky është një kërkim i bukur. Por ky kërkim do të jepte më shumë fruta, nëse do të përqendrohej tek edukimi. Dhe kjo është e mundur me përjetimin e ndjenjave shpirtërore, fetare e kombëtare.

## DOBËSIMI I VLERAVE

Për njeriun e rrethuar nga shumë kurthe janë pakësuar vlerat e vyera dhe janë lehtësuar shumë çështje të rëndësishme.

Pikë së pari është dobësuar vëllazërimi mes besimtarëve. Besimtarët kanë harruar se vëllazërimi është një urdhërim për mirë. E kemi për detyrë të pyesim veten: "Në çfarë mënyre do t'i shërbej vëllait tim, çfarë përgjegjësie kam përballë tij? Si do ta plotësoj këtë detyrim?"

Njerëzit sot e përjetojnë vëllazërimin në çastet e bukura dhe të rehatshme. Është harruar vëllazërimi në kohërat e vështira. Vëllazërimi i vërtetë është ai i shfaqur në çastet më të vështira.

Nga ana tjetër janë pakësuar punët e mira duke harruar që feja është vepër. Modeli i Kuranit dhe Sunetit duhet të pasqyrohet në çdo çast dhe faqe të jetës sonë. Le të pyesim veten sa herë që këpusim një fletë nga kalendari i jetës sonë, çfarë kam bërë për veten dhe për të tjerët sot? Sot fatkeqësisht janë dobësuar si jeta familjare, sociale, ekonomike etj. Të marrësh përsipër një përgjegjësi do të thotë të ndash me vëllain tënd barrën e tij. Është zhdukur sakrifica, sepse është dobësuar konceptimi dhe struktura e njeriut ideal. Janë pakësuar njerëzit idealë. Përpjekjet, idealet, sakrificat janë zhytur në rehati dhe relaks.

## PËRPLASE PËR GUR ATË QË NJEH VETEN!

Një nga mendimtarët më të njohur të Pakistanit, Muhamed Ikbal, tregon një histori për të tërhequr vëmendjen ndaj njeriut ideal i cili rritet, piqet me vuajtje e vështirësi:

Një drenushë po qante hallet me një tjetër:



- U lodha nga e keqja e këtyre gjahtarëve. Ata kanë thurur kurthe kudo nëpër livadhe dhe kërkojnë gjurmët tona ditë e natë. Tani dua të jetoj në Qabe. E di që në Mekë është i ndaluar gjahu. Aty do të bëj një jetë të qetë. Tashmë dua të shpëtoj nga këta gjahtarë, le të gjej pak qetësi.

- O mikja ime e zgjuar! Nëse dëshiron të jetosh, jeto në rrezik. Përplase veten në gur, jeto më e mprehtë se një shpatë me një margaritar të pastër. Rreziku vë në provë fuqinë. (Rreziqet, vuajtjet provojnë personalitetin, karakterin dhe besimin tënd). Ato do të të tregojnë se çfarë meriton shpirti yt,- iu përgjigj drenusha me më shumë përvojë jete.

Këtë të vërtetë Sufjan Theuri e përcjell me këto fjalë:

"Për ty është më fitimprurëse të shkosh në Horasan të thërrasësh njerëzit në fenë e drejtë sesa të qëndrosh në Mekë."

Të jetosh duke u shqetësuar për hallet e të tjerëve, të vuash bashkë me të tjerët, mund të duket e rrezikshme për jetën e kësaj bote, por është një mirësi më vete për Ahiretin. Dhe nga ana tjetër, të zhytesh në rehati e bollëk duke mbyllur veshët përballë vuajtjeve të të tjerëve nuk është rehati, por një rrezik i cili zhduk fatin tonë të përjetshëm. Allahu (xh. sh.), na paralajmëron për këtë rrezik kështu: ***"Dhe jepni për në rrugë të Allahut e mos e hidhni veten në rrezik."*** (Bekare, 195)

## JA KRITERI I NJERIUT TË PËRSOSUR!

Në një vend ku edukohet një njeri i tillë ideal fatkeqësitë shndërrohen në mëshirë, thatësira në bollëk dhe shqetësimet në qetësi. Të këqijat ulin kokën përballë së mirës. Djalli dhe nefsi burgosen në burgun e pamjaftueshmërisë. Mbyllen rrugët e Xhehenemit dhe hapen deri në fund rrugët e Xhenetit.

## NJERËZIT IDEALË LINDIN TË ARDHME IDEALE

Sa e ardhme e ndritur e pret atë brez të edukuar sipas kritereve të njeriut ideal, që u reziston dëshirave të nefsit dhe është kthyer nga Zoti i



madhëruar. Një brez i tillë do të zotërojë një të ardhme të ndritur. Por sa keq për atë shoqëri të rinjtë e së cilës janë dhënë pas dëshirave të nefsit.

Ne jemi të detyruar të edukojmë një brez të ndritur, nëse e duam fenë tonë, nëse duam të mbrojmë besimin, të ruajmë atdheun, nderin dhe virtytin e këtij vendi. Ky brez duhet të jetë drita e syve tanë. Një brez i cili të na bëjë krenarë dhe të na freskojë shpirtin tonë.

Le të buzëqeshim ëmbëlsisht!

Ishin ditët e fundit për Profetin (a.s.). U këndua ezani dhe ai nuk kishte fare fuqi të shkonte në mesxhid. Ishte shumë i lodhur, por nga mesxhidi i erdhi lajmi që sahabët nuk dëshironin të falnin namaz pa të. "Na ka marrë malli për të, nëse është e mundur le të vijë dhe ai mes nesh", shpreheshin ata.

"Më sillni një kovë me ujë", iu drejtua Profeti (a.s.) të afërmve, pasi dëgjoi fjalët dhe dëshirën e zjarrtë të sahabëve. Mori gusul, më pas deshi të ngrihej në këmbë, por nuk kishte fuqi. Nuk arriti të ngrihej dhe humbi ndjenjat. Kur erdhi në vete kërkoi përsëri një kovë me ujë. Mori gusul, por përsëri i ra të fikët. Kjo gjendje u përsërit tri herë, por ai nuk hoqi dorë nga falja e namazit bashkë me sahabët. E kapën për krahësh dhe e çuan deri në mesxhid.

Profeti (a.s.) i bëri me shenjë Ebu Bekrit (r.a.). Edhe ai doli në mihrab duke zbatuar urdhrin e Profetit (a.s.). Në këtë mënyrë Profeti (a.s.) fali namazin e fundit me xhemat. Aishja (r.a.) na tregon më pas:

"Megjithëse kishte shumë dhimbje dhe vuante, asnjëherë nuk e kisha parë kaq të gëzuar të Dërguarin e Zotit, duke e kapur nga krahët për ta çuar në mesxhid. Pas namazit ktheu kokën pas dhe pa me një shikim të kënaqur atë xhemat të mësuar me edukatën e tij të nderuar. Ishte aq i gëzuar që prapa po linte një shoqëri të mbushur me njerëz shembullorë dhe ashtu i lodhur buzëqeshte aq ëmbëlsisht, saqë mund të them se ajo ishte buzëqeshja më e bukur që kam parë në fytyrën e tij."

Padyshim që edhe ata njerëz të ndritur janë ndarë nga bota, pasi kanë edukuar njerëz të mirë në të njëjtën mënyrë.



Tani e kemi radhën ne...

Kemi shumë detyra, shumë përgjegjësi të mëdha... edhe shërbimet më të vogla janë të mëdha për nga vlera...

Le t'i plotësojmë obligimet tona në mënyrën më të përshtatshme dhe të denjë për tre muajt e shenjtë brenda të cilëve gjendemi...

## SA FATLUMË!

Sa fatlumë janë ata të cilët i përjetojnë ditët dhe netët e këtyre tre muajve të shenjtë me një bukuri profetike!

Sa fatlumë janë ata të cilët e vlerësojnë çdo natë si të ishte nata e Kadrit!

Sa fatbardhë janë ato që tek çdokush shohin Hidrin dhe personat që edukojnë njerëz si Hidri! Sa fatlumë janë ata që e shpenzojnë jetën e tyre duke shërbyer në rrugë të Zotit...dhe ata që ikin në botën tjetër të pastër e pa mëkate!

**Lus Zotin e madhëruar të na mundësojë rritjen dhe edukimin e një brezi i cili do të respektojë fenë, atdheun dhe flamurin, të jetë buzëqeshja e fytyrës dhe drita e shpirtrave të syve tanë. Zoti na mundësoftë shpenzimin e jetës sonë në këtë shërbim për të fituar kënaqësinë hyjnore!**

**Amin!..**





# Njeriu në horizontin e meditimit

*Të urtë dhe të mençur janë ata që mund të jetojnë sipas urtësive të shpalljeve të sjella nga profetët. Pra ata që arrijnë të jenë robër të mirë duke pasur një zemër të pastër dhe duke vënë shpirtin e mendjen në rrugën e Zotit*

# Njeriu në horizontin e meditimit

## NË RRUGËN E PARAJSËS...

Ademi (a.s.) dëshiroi të qëndronte përgjithmonë në Xhenet ngaqë ishte krijuar aty. Aty kishte mirësi të panumërta, por harroi urdhrin e Zotit (xh.sh.), hëngri frutin e ndaluar dhe u përjashtua nga Xheneti.

Zoti i madhëruar mund të mos e nxirrte jashtë Xhenetit atë dhe ta pranonte pendimin e tij, por për njeriun ishte përcaktuar diçka tjetër.

Sipas këtij përcaktimi, njeriu do të zbriste në tokë, do të kalonte të gjithë provat me nefsin dhe djallin dhe, nëse do të fitonte do të kthehej në Xhenet. Në këtë mënyrë ai do të kuptonte vlerën e mirësive të pafund të Zotit të madhëruar.

Ademi (a.s.) i krijuar në Xhenet u dëbua prej aty. Kur doli jashtë e kuptoi më mirë vlerën e mirësive hyjnore të Xhenetit dhe u përpoq gjithë jetën e tij për t'u rikthyer aty. Bëri një jetë të denjë me pendimin dhe adhurimet e tij. E priti frymën e fundit si momentin e ritakimit dhe hapi krahët drejt Zotit të madhëruar, si një profet i cili kishte fituar Xhenetin.

Njerëzit që nuk e kuptojnë këtë të vërtetë dëshirojnë të jetojnë sa më gjatë në këtë botë. Madje disa prej tyre dëshirojnë të mos vdesin asnjëherë. Ata mbartin me vete dëshirën e përjetshmërisë deri në Ahiret. Dashuria e tyre ndaj kësaj bote rrjedh nga mosnjohja e duhur e Xhenetit. Nëse do ta njihnin Xhenetin, do të digjeshin nga dëshira e zjarrtë për



të shkuar menjëherë aty. Të gjithë të dashurit e Zotit kanë jetuar me një ndjenjë të tillë.

Nga ana tjetër, duhet të mendojmë se afërsisht 124 mijë profetë, shumë miq dhe të afërmit tonë janë në botën tjetër. Po t'i lëmë të gjithë mënjanë, le të mendojmë që Profeti (a.s.) është aty. Kjo ishte dhe arsyeja e dëshirës së flaktë të sahabëve për t'u ritakuar me të. Sahabët që vizitonin ndonjë shokun e tyre, i cili ishte në çastet e fundit të jetës së tij e porositnin me fjalët: "Bëji selam Profetit nga ne." Në këtë mënyrë e ngushëllonin shokun e tyre në fytyrën e të cilit çelte një buzëqeshje e ngrohtë. Transmetohet se Muhamed ibn Munkedir kishte vizituar hz. Xhabirin në çastet e fundit të jetës së tij. Kur e ndjeu që ai ishte në çastet e fundit iu drejtua me këto fjalë:

"Çoji selamet tona Profetit (a.s.). (Ibn Maxhe, Xhenaiz, 4.)

E gjithë çështja qëndron në përjetimin e një jete të mbushur me vepra të mira dhe dashurinë për Profetin (a.s.). Shpërblimi i një jete të tillë është vetëm Xheneti.

Kjo është dhe arsyeja e keqardhjes dhe dëshirës për të bërë edhe më shumë vepra të mira, që shfaqin sahabët, të cilët kalojnë jetën e tyre me vepra të mira dhe kur ikin në botën tjetër shohin shkallët e larta ku kanë arritur. Kjo vlen edhe për dëshmorët. Profeti (a.s.), thotë:

*"Ata (dëshmorët) thonë: 'Ah sikur të ktheheshim edhe një herë në atë botë dhe të bëheshim përsëri dëshmorë që të fitonim mikpritjen përrallore të Zotit të madhëruar.'"* (Buhari, Xhihad, 6.)

Xheneti është një dhuratë hyjnore e cila nesër do t'i bëjë njerëzit të formulojnë fjali të tilla me nota keqardhjeje. Ja pra, ky është shpërblimi i Allahut të madhëruar, por për ta arritur duhet paguar një çmim. Nga ne kërkohet pagesa e këtij çmimi për të arritur Xhenetin.

## ÇDO MIRËSI E KA NJË ÇMIM

Në një shitblerje të thjeshtë nga ne kërkohet çmimi i mallit që dë-



shirojmë të blejmë. Nëse e paguajmë, e marrim atë që duam. Atëherë le të mendojmë pak:

Ne erdhëm në këtë botë në trajtën e njeriut. Mund të vinim edhe në trajtën e një krimbi apo insekti. Edhe ato kanë shpirt, edhe ato janë krijuar nga Allahu (xh.sh.), ashtu si ne.

Zoti i madhëruar na dhuroi një mirësi shumë më të madhe, na krijoi në trajtën e njeriut. Krahas kësaj, erdhëm në këtë jetë nga një familje myslimane. Edhe kjo është një mirësi e të madhit Zot. Jemi pjesë e umetit të Profetit (a.s.), edhe kjo një mirësi më vete.

Mirësi, mirësi dhe vetëm mirësi...

Sigurisht që të gjitha këto nuk janë pa një çmim. Të gjitha kanë çmimin e tyre, të cilin na duhet ta paguajmë për të merituar Xhenetin e dëshiruar. Cili është çmimi i gjitha këtyre mirësive?

Të gjithë këto mirësi në të vërtetë kanë një çmim të njëjtë, të bëhesh një rob i denjë i Zotit të madhëruar. Në pamje të parë kjo mund të duket diçka e thjeshtë, por e vështirë për t'u hedhur në jetë. Prandaj është shumë e rëndësishme të përdorim në mënyrën e duhur mendjen, qendrën tonë të meditimit, për një jetë të ekuilibruar.

## PËRDORIMI I DREJTË I MENDJES

Mendja është një dhuratë e cila i është dhënë njeriut dhe është domosdoshmëri mirëpërdorimi i saj. Njeriu bëhet njeri me anë të mendjes. Një njeri i cili nuk është i shëndoshë mendërisht, nuk është i obliguar me përgjegjësi si njerëzit e tjerë.

Mendja është një mirësi e rrallë. Sipas transmetimeve, gjatë krijimit të Ademit (a.s.) Allahu (xh.sh.) i ka ofruar atij këto tri mirësi:

1. Mendjen
2. Besimin
3. Turpin

Më pas kërkoi nga ai të zgjedhë njërën prej tyre. Ademi (a.s.) nën



ndikimin edhe të Xhebrailit (a.s.) zgjedh mendjen, sepse tek një njeri pa mendje nuk mund të gjendet as besimi e as turpi. Turpi dhe besimi gjenden vetëm tek njeriu me mendje të shëndoshë.

Por mendja është si një sapun, shumë e rrëshqitshme. Puna më e vështirë është ta përdorësh atë në mënyrë të kontrolluar, të ekuilibruar dhe të drejtë. Por është shumë i çuditshëm fakti se çdo njeri i mundur nga egoja mendon se mund ta përdorë më mirë se të tjerët mendjen. Por harrojnë se të mençur janë ata të cilët jetojnë sipas urtësisë dhe të fshehtës së sjellë nga profetët. Pra ata që arrijnë të bëhen robër të denjë duke pasur një zemër të pastër dhe një shpirt shërbyes në rrugën e fesë. Shkurtimisht, ata që ndjekin gjurmët e Profetit (a.s.) janë ata që e përdorin mendjen në formën më të mirë. Një njeri meditues dhe i udhëzuar në rrugën e drejtë është një nga njerëzit më të mençur të globit. Nga ana tjetër, ka shumë njerëz të zgjuar, të cilët nuk e kanë gjetur udhëzimin dhe janë kthyer në njerëzit më të ulët të tokës.

Kjo është dhe arsyeja pse në shumë vende të Kuranit famëlartë na drejtohet pyetja:

***"A nuk mendoni?"***

Kjo është një pyetje e përsëritur shpesh nga Profeti (a.s.). Duke i kujtuar njeriut të vërtetat hyjnore të njësisë, të sjella nga profetët, Zoti i madhëruar e pyet njeriun:

***"A nuk mendoni?"*** (Hud, 30, Muminun, 85)

***"A nuk po mendoni, a nuk arsyetoni?"*** (Hud, 51, Muminun, 80)

Për t'i kuptuar drejt këto pyetje njeriu duhet ta pyesë veten:

"Përse erdhe në këtë botë? Përse jeton? Në tokën apo pasurinë e kujt jeton? Kush ta dhuron rriskun? Pse kaq shumë mirësi dalin nga toka? Nuk ke fuqi t'i numërosh të gjitha. Mendo pak për qengjat. Pse janë krijuar për ty? Ti e di që çdo gjë e qengjit është krijuar për ty. Përse?

Edhe pula bën vezë për ty... ashtu siç bleta bën mjaltin. Përse? Për çfarë?"



Nëse do të mendonim thellë rreth gjithë këtyre, do të fillonim të vraponim në rrugën e Xhenetit, në rrugën e udhëzimit dhe të vërtetës. Do të përqafonim fort rrugën e treguar nga Profeti (a.s.), të urdhëruar nga Zoti i madhëruar dhe nefset do t'i pastronim me përmendjen e Zotit. Vetëm në këtë mënyrë do të kthjellohej shpirti ynë, do të shtohej besimi që kemi tek Zoti, duke na bërë robër të denjë të Tij.

Zoti i madhëruar na ka pasqyruar shumë të fshehta, mistere të cilat thellojnë forcën e meditimit. Në botët që njohim dhe ato që nuk i njohim ekzistojnë shumë pasqyrime të tilla.

## MREKULLITË E ARTIT HYJNOR...

Shkenca e kimisë e quan ujin $H_20$, pra dy hidrogjenë dhe një oksigjen. Njëri djegës dhe tjetri i djegur. A do ishte e mundur jeta nëse oksigjeni dhe hidrogjeni do të ishin të lirë? Çdo gjë do të shkatërrohej. Por fuqia e të madhit Zot i bashkon këta dy elemente duke krijuar kështu ujin. Më pas, duke tërhequr vëmendjen këtu thotë: "mendo, arsyeto, medito."

Jetojmë në një botë me shumë të panjohura. Le të shohim atomin, elektronin, neutronin, protonin, bërthamën... të gjithë sillen shpejt rreth njëri-tjetrit. Një elektron sillet rreth bërthamës me një shpejtësi 2000 km në orë. Ne nuk e kuptojmë, por thjesht lexojmë rreth këtij fakti. Ne nuk arrijmë të perceptojmë aventurën e përjetuar në çdo thërrime. Me anë të shkencës së fizikës arrijmë të mësojmë disa rregulla të vendosura nga Krijuesi. Kjo do të thotë se edhe zemra duhet të shohë urtësinë e përhershme duke iu afruar Zotit të madhëruar me anë të shkencave shpirtërore.

Kur një atom e zmadhojmë në pafundësi, na del përpara një qiell i pafund me triliona yje. Të gjithë sillen, asnjeri nuk përplaset, në qiell nuk ndodh asnjë aksident, të gjithë kanë detyra të caktuara.

Në të njëjtën mënyrë provo të zvogëlosh qiellin në një atom... Zoti i madhëruar u drejtohet mendjeve dhe ndërgjegjeve tona me anë të mre-



kullisë hyjnore të shprehur në fjalët "a nuk mendoni, a nuk arsyetoni?" Ai e drejton mendjen dhe zemrën tonë me anë të urtësive. Çdo gjë në gjithësi, duke filluar që nga bota makro në atë mikro na flet me gjuhën e vet. Mjafton vetëm që zemra ta kuptojë gjuhën e heshtur të urtësisë së gjithësisë. Për ta arritur këtë duhet të qëndrojmë larg pakujdesisë, indiferentizmit. Kur njeriu bie viktimë e indiferentizmit bëhet rob i dëshirave të nefsit dhe bën një jetë sipërfaqësore. Ja si e shpjegon Mevlana këtë indiferentizëm:

"Një ka papritmas mbërriti në Bagdad dhe shëtiti poshtë e lart nëpër qytet. Por syri i pa vetëm pjepër dhe shalqi." (Nuk pa mrekullinë e Dixhlesë dhe Bagdadit, që ishin qendra civilizimi. E çfarë mund të shohë tjetër një ka!)

Qetë mund të shohin kashtën e hedhur rrugëve ose barin e livadheve ose ndonjë pjepër apo shalqi të hedhur mënjanë. (Ata asnjëherë nuk arrijnë të shohin mrekullinë e artit hyjnor).

Pra është shumë e rëndësishme të arrish të shohësh, për këtë na janë dhënë dhe sytë...

Syri ynë fotografon çdo sekondë me ndihmën e të madhit Zot. Syri ynë çdo ditë bën me mijëra foto dhe të gjitha i mban të fshehura në memorie. Nëse diçka që kemi parë dje na duhet për sot, atëherë e merr nga raftet e kujtesës. Sot isha në pazar apo fala namaz tek xhamia e Et'hem Beut... Truri ynë arkivon çdo gjë të parë nga syri. Pra, nëse na duhet diçka e kaluar, e nxjerr nga arkivi dhe na e sjell përpara. Gjatë gjithë jetës sonë syri bën triliona foto. Sa horizonte të hapura përmban një sy aq i vogël. Një tru sa një grusht mban trilion korniza.

Po gjuha? Një copë mishi, po një copë mishi që mund flasë. Si është e mundur? Një copë mishi e vogël me dëshirën e Allahut shpreh atë që dëshirojmë.

Të shohim trupin tonë, qelizat, të gjitha janë një botë më vete, po t'i vendosnim pranë njëra- tjetrës nuk do të formonin as dhe një pikë. Si u formuan ato?



Edhe veshkat tona janë dy copa mishi të vogla që arrijnë të dallojnë lëndën e mirë dhe atë të helmuar. Nëse është e helmuar e nxjerr jashtë trupit dhe të mirën e lë në trup. A ka mendje veshka? A ka kompjuter? A ka laborator analizash?

Le të shohim mëlçinë. Edhe ajo është një botë krejtësisht më vete. Ushqimet e marra nga trupi ynë për gjatë viteve e helmojnë atë, por mëlçia me anë të fuqisë hyjnore e mbron trupin nga helmet.

Po zemra, nëse do ta shtrëngonim dorën njëqind herë, do të lodhej dhe do të duhej ta linim të pushonte. Por Zoti i madhëruar i ka dhënë zemrës një ind të tillë, saqë edhe po të punojë gjatë gjithë jetës ajo nuk lodhet dhe nuk pushon asnjëherë. Për të gjitha këto Zoti i madhëruar na drejton pyetjen: "A nuk mendoni, a nuk arsyetoni? A nuk meditoni?"

Brenda nesh ekziston një gjithësi e vogël me të gjitha gjërat në të. Ndërsa jashtë është gjithësia e zmadhuar, një gjithësi e madhe.

## MUZE I ARTIT HYJNOR

Zoti ynë kërkon nga ne ta shëtisim me hapat e meditimit këtë muze. Sepse çdo gjë që ekziston në këtë botë është një mrekulli e artit hyjnor. Çdo vend është muze hyjnor. Çdo gjë është një shpikje e bukur. Në çdo anë shpalosen ekspozitat hyjnore. Zoti ynë kërkon nga ne të mendojmë thellë rreth mirësive të dhuruara. Në një ajet kuranor ku përshkruhen besimtarët thuhet:

***"Ata mendojnë thellë rreth krijimit të tokës dhe qiellit."*** (Ali Imran, 191)

Zoti i madhëruar dëshiron që zemra jonë të meditojë në mesin e mrekullive hyjnore.

Duhet të mendojmë për qiellin. Për një shtresë të hollë toke që ushqen triliona gjallesa. Ushqen kafshët dhe me miliarda njerëz. Çdo krijesë ha të dobishmen dhe e lë të dëmshmen. Dikush ushqehet me mish, dikush me bar. Diçka që është e dëmshme për dikë është e dobishme për



tjetrën. Për çdo krijesë përgatitet një sofër hyjnore. Sa bukur thotë Zoti i madhëruar në Kuran:

***"Ne nuk të kërkojmë ty ndonjë ushqim: jemi Ne që të ushqejmë! Përfundimi i lumtur qëndron në frikën ndaj Allahut."*** (Taha, 132)

***"Sa krijesa ka që nuk e mbajnë dot veten me ushqim! Allahu u jep atyre dhe juve! Ai dëgjon dhe di gjithçka."*** (Ankebut, 60)

Edhe një zog i shëndoshë mbart ushqimin e një zogu të sëmurë...

Sa rregull i mrekullueshëm! Një program mahnitës hyjnor!

Një ekuilibër ekologjik i pa të meta...

Çdo gjë gjendet brenda këtij ekuilibri. Nëse të gjithë elefantët e krijuar që nga koha e Ademit (a.s.) e deri sot do të krijoheshin brenda një çasti, atëherë bota do mbushej me elefantë. Nëse balenat do krijoheshin përnjëherësh, të gjithë oqeanet, detet do mbusheshin me to. Nëse të gjithë gjarpërinjtë do krijoheshin përnjëherësh, nuk do kishim vend ku të hidhnim këmbët.

Përsëri, nëse të gjithë njerëzit e krijuar që nga koha e hz. Ademit (a.s.) e deri sot do të krijoheshin përnjëherë, nuk do të kishim vend të mjaftueshëm në tokë. Por Zoti i madhëruar i ka krijuar gjallesat sipas një ekuilibri të mrekullueshëm, i cili vazhdon dhe nuk krijon probleme. Çdo gjë plotëson diçka tjetër. Të shohim pyllin:

Në të jetojnë lloje të ndryshme kafshësh, duke filluar që nga të butat e deri tek të egrat. Lloji i asnjërës nuk zhduket. Një balenë ha një ton peshk në ditë. Por përsëri nuk zhduket lloji i atyre peshqve. Në ekuator jetojnë kafshë të caktuara, nëse do t'i shpinim në pole do të vdisnin. Edhe ato të poleve po t'i sillnim në ekuator nuk do të mund të jetonin aty.

Nga ana tjetër, duhet të mendojmë që toka mbi të cilën shkelim është e mbushur me miliona kufoma të cilat janë shndërruar në dhe. Atëherë le të mos mashtrohemi nga tundimet e nefsit, në mënyrë që të mos biem më poshtë se ç'duhet.

Çdo gjë pasqyron fuqinë dhe madhështinë e Zotit të madhëruar.



Allahu (xh.sh.), me ndihmën e këtyre urtësive na flet për "marifetullah", na e lehtëson njohjen e Tij. Për këtë arsye meditimi është një adhurim i madh. Në ajet thuhet***: "Kini frikë Allahu, se Allahu ju dhuron dituri*** *(të jashtëzakonshme)**."*** (Bekare, 282)

Si një falënderim për këtë mirësi

Duhet të analizojmë mirë urtësinë e mirësive të dhuruara nga ato të mëdhatë deri tek më të voglat.

Çdo gjë duhet ta lexojmë me emrin e Zotit tonë i Cili na ka krijuar. Ta lexojmë aq mirë, saqë të mund të përfitojmë diçka.

Në çdo shkencë qëndrojnë të fshehura urtësi të ndryshme. Objektivi kryesor në zbulimet e këtyre shkencave është arritja e urtësive dhe e të jetuarit sipas tyre. Si rrjedhojë, kur studiojmë gjeografinë duhet të thellohemi në meditim dhe të mendojmë rreth madhështisë së Zotit të madhëruar. Çfarë do të ndodhte nëse pjerrësia e këndit të boshtit të tokës do ishte 22 gradë dhe jo 23 gradë e 27 min? Sigurisht që klimat do të ndryshonin dhe toka do bëhej një planet i pabanueshëm. Po nëse do të pakësohej apo shtohej oksigjeni? Sigurisht që do të shpërthenin enët e gjakut dhe gjallesat do të mbyteshin në gjak. Për të kuptuar mirë pasqyrime të tilla hyjnore duhet të lexojmë sipas shkollës së devotshmërisë.

Në një ajet kuranor Zoti i madhëruar thotë: ***"E bëmë qiellin kulm."*** (Bekare, 22, Enbija, 32.)

Çfarë do ndodhte nëse atmosfera do të çahej? Nga hapësira mund të vinin lëndë të ndryshme të cilat pengohen nga atmosfera.

Nga ana tjetër, të mendojmë rreth diellit. Çfarë do të ndodhte me Tokën nëse ajo copë zjarri do të sillej sipas dëshirës në hapësirë?

Zoti i madhëruar krijoi një oqean zjarri në mes të tokës, të cilën e quajmë magmë dhe del mbi sipërfaqen e tokës me anë të vullkaneve. Imagjinoni gjendjen e tokës nëse do dilte e gjitha mbi sipërfaqe. Me ndihmën e të madhit Zot arrijmë të bëjmë një jetë të qetë në mes dy zjarreve, diellit dhe magmës. Ai (xh.sh.) kërkon nga ne të mendojmë rreth krijimit të qiellit dhe tokës.



Mund ta mendojmë nefsin si magmën tonë të brendshme dhe djallin si zjarrin e Xhehenemit. Do të arrinim qetësinë e kërkuar vetëm atëherë kur të shuajmë magmën e brendshme dhe të kalojmë pengesën e djallit. Vetëm atëherë zemra jonë thur miqësi me Zotin e madhëruar. Zoti (xh.sh.) na përgëzon për këtë miqësi në ajetin e mëposhtëm kuranor, ku thotë: ***"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar."*** (Junus, 62)

Sa e njohim qiellin? Sa yje ka në të? Thuhet se në qiej gjenden aq yje sa kokrriza rëre ka në det. A dihen largësitë mes tyre? Të pafundme. Quhen ndryshe vite drite. Pra përshkohen aq shumë vjet me një shpejtësi drite prej 300 mijë km/s. Një botë e pafundme, të cilën nuk mund ta konceptojë mendja jonë. Në një ajet tjetër kuranor thuhet:

***"Betohem në çastin e perëndimit të yjeve! E ky është betim i madh, veç sikur ta dinit."*** (Vakia, 75-76)

A do të mund ta lexonim atë largësi, edhe nëse do të shkruanim një shifër të madhe në të djathtë të së cilës të vendosnim të gjitha zerot? Nëse do ta shëtisim botën, do ta kuptojmë se jemi shumë të vegjël. Do të shohim mirësitë e dhuruara nga i madhi Zot. Në çdo çast do të themi: "O Zoti im!", do të mendojmë rreth mirësive të dhëna. E gjithë kjo gjithësi punon për ne. Në ajetin e mëposhtëm kuranor thuhet:

***"Ai ka vënë në shërbimin tuaj çka gjendet në qiej dhe në Tokë, të gjitha janë prej Tij. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë."*** (Xhathije, 13)

Pra në shumë vende na kujtohet se duhet të shëtisim me një shpirt të zgjuar në muzeun e gjithësisë dhe duke medituar. Pse? Për të arritur gradën më të lartë si robër të Zotit (xh.sh.).

## TË JESH ME ALLAHUN NË ÇDO FLETË TË JETËS

Në një ajet kuranor thuhet: ***"..për ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë shtrirë ..."*** (Al-i Imran, 19)



Nuk duhet ta harrojmë Zotin e madhëruar. Sa afër nesh është Ai? Ashtu siç shprehet në një ajet tjetër kuranor: ***"Ne jemi më afër tij se damari i qafës."*** (Kaf, 16) Po ne, sa afër Zotit jemi?

Për t'i dhënë përgjigje kësaj pyetjeje duhet të shohim mënyrën tonë të jetesës. Kamerat hyjnore janë vazhdimisht në punë për të pasqyruar këtë të vërtetë. Ato regjistrojnë çdo çast, çdo ditë të jetës sonë. Kushedi sa kasetat i mbushim çdo ditë. Këto kaseta do të hapen Ditën e Gjykimit:

***"Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!"*** (Isra, 14). I gjithë rruzulli do të dëshmojë për ne. Ashtu siç thuhet edhe në këtë ajet: ***"Kur të dridhet Toka me tronditjen e saj*** *(të fundit)****, kur të nxjerrë barrët nga brendia e saj, e njeriu të thotë: 'Ç'po i ndodh asaj?!' Atë Ditë ajo do të tregojë lajmet e saj..."*** (Zelzele, 1-4)

Atë ditë toka do të fillojë të dëshmojë për çdo gjë që ka ndodhur mbi të dhe do të thotë: "Këtu filan njeri ka falur namaz, këtu ai ka goditur dikë, këtu ka bërë një të mirë. Aty theu zemrën e dikujt, këtu ka lënduar një njeri të vuajtur..." në të njëjtën mënyrë do të flasin dhe sytë, veshët, lëkura.

Nuk është e mundur të ndërhysh e as t'i bësh të flasin në interesin tonë. Ato do ta shpjegojnë çdo gjë ashtu siç e kanë parë e dëgjuar. Nëse duam që toka dhe organet tona të flasin sipas mënyrës që dëshirojmë ne, Ditën e Gjykimit, atëherë duhet të kemi një jetë krejtësisht të pastër, të pasqyrojmë sinqeritet në adhurimet dhe veprat tona.

Le ta pyesim veten sot: "Ku duam të shkojmë?" Ta pyesim dhe të përgatitemi sipas përgjigjes që do të japim.

**Zoti i madhëruar na mëshiroftë me mëshirën e Tij të pafund në këto ditë të shenjta dhe në klimën e Ramazanit në të cilën ndodhemi. Na mundësoftë kalimin e një Ramazani të mbushur me besim, Kuran dhe agjërim të pranuar dhe na shpëtoftë nga zjarri i Xhehenemit.**

**Na mundësoftë meditimin dhe urtësinë mbi këtë gjithësi muze ku pasqyrohen madhështia, fuqia dhe bukuria e të madhit Zot (xh.sh.)**.

**Amin!..**



## Mirësia e pavlerësuar

# Koha e lirë

*Çdo gjë mund ta blesh, ta ndryshosh, ta marrësh borxh apo t'ia japësh borxh dikujt. Por kohën kurrë! Koha është kalimtare për secilin prej nesh. Në një hadith profetik Profeti (a.s.), thotë: "Janë dy gjëra me të cilat janë mashtruar njerëzit, këto janë shëndeti dhe koha e lirë." (Buhari, Rikak, 1.)*

# Mirësia e pavlerësuar
# Koha e lirë

## THESARI MË I VYER

Njeriu shpeshherë nuk arrin të vlerësojë në mënyrën e duhur mirësitë që zotëron dhe ndonjëherë i keqpërdor ato. Në krye të këtyre thesareve sigurisht që vjen koha, gllabëruesja e jetës sonë. Megjithëse koha e kaluar nuk mund të kthehet më mbrapa, njerëzit akoma vazhdojnë ta shpenzojnë atë pa e kuptuar. Ashtu siç thuhet dhe në hadithin e mësipërm: *"Janë dy gjëra me të cilat njerëzit janë mashtruar, shëndeti dhe koha e lirë."* (Buhari, Rikak, 1.)

Koha është aq e vyer dhe e rëndësishme, saqë Zoti i madhëruar në suren Asr betohet në të. Siç e dimë, ne mund të blejmë, ndryshojmë, japim borxh apo marrim borxh çdo gjë, por kohën nuk mund ta blejmë e as ta japim borxh. Sepse koha është kalimtare.

Koha është afati më i vyer i sprovës dhuruar njeriut nga Krijuesi i tij. Ai afat përdoret përsa kohë e ke në dorë. Kur afati shteron nuk ka më asnjë vlerë. Njeriu mund t'i realizojë planet e tij vetëm brenda atij afati. Nëse ai mbaron, askush nuk mund të bëjë asgjë. Sytë shohin vetëm brenda afatit në fjalë. Pas tij çdo gjë ngelet në errësire. Zemrat punojnë, rrahin vetëm brenda një afati. Kur ai mbaron ato shndërrohen në makina pa energji. Të gjithë organet e trupit ngrihen dhe njeriu shndërrohet në një kallëp të ngurtë mishi.



## KJO BOTË ËSHTË MË E MIRË SE AHIRETI

Xhunejt Bagdadi, një nga miqtë e Zotit, i cili e kaloi jetën e tij në mënyrën më të mirë, duke bërë vepra të mira thotë:

"*Një ditë e kësaj bote është më e mirë se një mijë vite të Ahiretit. Sepse në një ditë të kësaj bote ke mundësinë të fitosh kënaqësinë hyjnore. Ndërsa në Ahiret nuk të jepet mundësia të bësh vepra të mira si në këtë botë. Aty ka vetëm llogari.*"

Sipas asaj që na përcillet, bëhet e ditur se Iljasi (a.s.), u frikësua kur u takua me Azrailin. Pas kësaj Azraili (a.s.), i tha:

- Ti je pejgamber o Iljas, mos vallë ke frikë nga vdekja?

- Jo nuk kam frikë nga vdekja. U mërzita për mbarimin e jetës sime të cilën e kaloja me adhurime dhe thirrje në rrugën e drejtë. Ndjeja kënaqësi nga adhurimet e mia. Ndërsa tani do të ngel i burgosur në varr deri në Ditën e Kiametit. Për këtë arsye u pikëllova,- iu përgjigj Iljasi (a.s.).

Ashtu siç vihet re dhe më sipër, profetët e kanë përdorur kohën si stinën më fitimprurëse. Nisur nga ky fakt, mistikët, sufitë e kanë quajtur rrugëtarin "djalë të kohës" (ibnul vakt). Thënë ndryshe, janë shkrirë me kohën duke u bërë prej atyre njerëzve që vlerësojnë çdo çast dhe e zotërojnë kohën. Le ta shohim pak se çfarë ka ikur dhe ka mbetur nga jeta jonë. Nuk duhet të bëhemi të verbër ndaj fletëve të rëna nga kalenderi i jetës sonë.

## KALOI EDHE NJË VIT...

Edhe një vit tjetër e lamë pas. Nga fletorja e jetës sonë u hoq edhe një fletë. Muajt, javët dhe ditët kaluan pa e kuptuar fare. Çfarë fituam nga ato ditë?

Le ta bëjmë mirë llogarinë e ditëve të kaluara. Tani kemi akoma mundësinë të peshojmë me peshoren e mahsherit ditët e kaluara. Le t'i peshojmë në mënyrë që të shpëtojmë nga shpenzimet e kota, të cilat mund t'i kthejmë në fitesë. Të parët tanë shpesh shpreheshin:



"Llogarisni veten para se të llogariteni." Apo ashtu siç thotë dhe hz. Omeri (r.a.):

"Llogarisni veten para se të llogariteni. Përgatituni për takimin e madh. Llogaria e Ahiretit do të jetë e lehtë vetëm për ata që e kanë llogaritur nefsin e tyre në këtë botë."

Me çfarë e kemi mbushur vitin e kaluar ne? Çfarë kanë shkruar Kiramen Katibin? A janë pranuar veprat tona të mira? Cilat ishin mundësitë që na ikën nga duart, megjithëse kishim mundësi t'i realizonim? Si duhet të jetë sinqeriteti ynë? A ushqehet zemra jonë me devotshmëri? A tregojmë përpjekjet e duhura për të arritur devotshmërinë? Cili është kriteri i vendosur në lidhje me devotshmërinë?

Sa bukur e ka cekur devotshmërinë Mejmun ibn Mihran: "Njeriu asnjëherë nuk do të arrijë devotshmërinë, për sa kohë nuk e kontrollon nefsin e tij, ashtu siç kontrollon se çfarë bën ortaku, shoku i tij."

## ÇFARË ËSHTË DEVOTSHMËRIA?

Devotshmëri do të thotë të verbosh dëshirat epshore, të zbulosh prirjet shpirtërore të natyrës tënde, të qëndrosh larg çdo vepre e cila të largon nga Zoti (xh.sh.) dhe të jesh pranë çdo vepre që të afron me Të. Të mund ta jetosh fenë me dashuri, emocione të sinqerta dhe dëshirë.

Fjala takva, devotshmëri përsëritet afërsisht në 258 vende të ndryshme të Kuranit famëlartë në kontekste të ndryshme. Të gjithë të diturit janë të ndjeshëm në këtë pikë. Gazali na drejtohet me këto fjalë, duke na ftuar në një meditim të devotshëm:

*"Biri im, zëre se ke vdekur sot! Sa shumë do të ndjesh keqardhje dhe do të thuash 'i mjeri unë'. Kur shkojmë në varreza gjejmë shumë gurë varri të përputhur me vitet e jetës sonë. Atëherë vlerësoje jetën tënde si një mirësi të dhënë nga Allahu (xh.sh.).*

*Biri im! Ashtu siç thuhet dhe në hadithe, jeto sa të duash një ditë do të vdesësh. Duaje kë të duash, një ditë do të ndahesh prej tij dhe bëj çfarë të duash, një ditë do të japësh llogari.*



*O bir! Qëllimi yt duhet të jetë përpjekja në përgatitjen e trupit për vdekjen, në kontrollimin e nefsit dhe maturimin e shpirtit. Sepse stacioni i fundit do të jetë varri. Banorët e varrezave po presin dhe pyesin 'kur do të vish?' Mos shko aty pa furnizim!"*

Një mënyrë e tillë meditimi i mundëson njeriut shikimin e shumë të vërtetave të cilat ndonjëherë nuk i vë re në rrjedhën e jetës. Dhe mendon:

Ku ka më shumë?

Një ditë Behlul Dana pyeti një nga drejtuesit Abbasi, Harun Reshidin:

- O drejtues i myslimanëve, kam tri pyetje për ty:

1. Çfarë ka më shumë mbi tokë?

2. Çfarë ka më shumë nën tokë?

3. Dhe çfarë ka më shumë në qiell?

Harun Reshidi i dha këtë përgjigje: "Në tokë ka më shumë të gjallë. Nën tokë ka më shumë të vdekur dhe në qiell ka më shumë krijesa me krahë si flutura, zogj etj. Behlul Dana kthehet nga ai dhe i përgjigjet në këtë formë:

"Jo, drejtues i nderuar, ti e kape çështjen nga ana e dukshme, nuk the të vërtetën. E vërteta është kjo: mbi tokë ka më shumë smirë, zili, xhelozi dhe dëshirat e pambaruara epshore. Nën tokë ka më shumë pëshpëritje dhe pendim 'i shkreti unë' dhe 'sikur'. Ndërsa në qiell mund të gjesh më shumë veprat e mira që arrijnë tek Zoti i madhëruar."

Nisur nga ky këndvështrim, duhet të meditojmë rreth viteve të kaluara, madje rreth çdo fryme që japim. Të ndjejmë keqardhje për çdo kohë të shpenzuar kot. Ta përjetojmë këtë ndjenjë para se të bëhemi nga banorët e nëntokës.

Le të mendojmë pak, a do të ndjenim keqardhje për ndonjë gjë nëse Allahu (xh.sh.), do të na e merrte shpirtin tani? Profeti (a.s.) thotë: "Kujtojeni shpesh vdekjen, e cila zhduk çdo lloj kënaqësie." (Turmidhiu, Kijamet,



26.) A po e harxhojmë kohën tonë duke rendur pas gjërave për të cilat do të pendohemi një ditë?

Zoti i madhëruar betohet në kohën e sabahut **"pasha fexhrin** (kohën e sabahut)**".** (Fexhr, 1)

Ai çdo mëngjes hap për ne një faqe të re kalendari. Çdo ditë na fton të meditojmë. Si duhet t'i përgjigjemi kësaj ftese? Sa duhet ta kërkojmë kënaqësinë e Zotit të madhëruar? Sa duhet t'u dhurojmë të tjerëve dhe vetes? Perëndimi i diellit dhe mbrëmja duken si fundi i jetës. Në çdo çast duhet ta kontrollojmë dhe llogarisim veten. Si e përfunduam ditën? U bë natë përsëri dhe pastaj përsëri mëngjes. Allahu i madhëruar shpalos para syve tanë edhe një herë ringjalljen pas vdekjes me anë të zgjimit nga gjumi. Na fton për një llogari tjetër.

Le të mendojmë pak...

Cila është ajo ditë e cila nuk ndiqet nga mbrëmja, nata?! Ndryshimi më i rëndësishëm i të gjitha netëve dhe ditëve është të mësuarit e së vërtetës. Jeta përbëhet nga dy ditë dhe një natë.

Në të vërtetë jeta përbëhet nga nata e vdekjes e ngelur në mes kësaj bote dhe Ahiretit. Pra kjo botë është kalimtare, një ditë kalimtare, vdekja një natë kalimtare dhe Ahireti një mëngjes i përjetshëm. Për ta skalitur më mirë këtë mendim Krijuesi i gjithësisë i ndryshon ditët e netët e jetës sonë sipas jetës së përcaktuar. Ua transmeton të vërtetën edhe neglizhentëve. Njerëzit akoma flenë ëmbëlsisht në shtretërit e tyre, edhe pse Ai (xh.sh.), sjell çdo natë rrezikun e vdekjes. Presin me padurim të flenë gjumë.

Nëse do të kishim frikë nga vdekja apo do të na duhej të iknim prej saj, atëherë mbrëmjeve do të dridheshim nga frika. Por ne nuk kemi një frikë të tillë, sepse takimi me mëngjesin është një rregull, ligj i krijimit. Atëherë, a nuk duhet të flemë me gëzim ndërkohë që presim ardhjen e mëngjesit?

Sigurisht që për ta bërë këtë duhet të kemi një jetë brenda së cilës është vlerësuar maksimalisht meditimi.



## NJË OQEAN NGUSHËLLIMI

Me anë të haditheve, ngjarjeve Zoti i madhëruar na informon rreth çdo gjëje që nga më e vogla deri tek më e madhja. Gjithësia, çdo ngjarje, çdo ndodhi shërben për ta drejtuar njeriun në rrugën e drejtë.

Çdo gjë e ka një shkak të dukshëm. Dhe nën çdo shkak të dukshëm qëndron një shkak i fshehtë. Të urtët mendojnë gjithmonë rreth shkakut të fshehtë. Rreth kësaj jepet një shembull:

Hazreti Aliu (r.a.), filloi të qajë, sepse për një javë rresht nuk kishte pasur mysafirë në shtëpi.

- Pse po qan? - i thonë.

- Çfarë mëkati apo gabimi kam bërë unë që Allahu (xh.sh.), nuk po më dërgon mysafirë në shtëpi?- pyet Aliu. Edhe ne duhet të bëjmë një vetëllogari të tillë, sepse jemi të detyruar të kontrollojmë rolin tonë në çdo ngjarje. Në këtë botë përjetojmë ditë të gëzuara dhe të pikëlluara, pra jeta vjen tek ne me ngritjet dhe uljet e saj. Për këtë arsye, na duhet të kërkojmë urtësinë me zemrën tonë në çdo ngjarje me të cilën përballemi.

## URTËSIA FILLON KU MBARON MENDJA

Urtësi do të thotë të lexosh zemrën. Të dish nuk do të thotë të mësosh me mendje zgjidhjen e misterit nga zemra. Zgjidhja e misterit është e mundur vetëm me anë të urtësisë. Urtësi do të thotë t'i pasqyrosh mendjes dobësinë, sepse misteret e pazgjidhura me mendje zgjidhen me urtësi. Edhe leximi i gjithësisë lidhet me urtësinë. Nëse nuk ekziston urtësia, dyert mbeten të mbyllura. Ashtu si tek shembulli i Musait (a.s.) dhe Hidrit. Mendja nuk funksionon kur shpirtrat ndriçohen me urtësi. Njeriu është i dobët dhe ka nevojë për urtësi në çdo çështje.

Detyra themelore e profetëve ka qenë pastrimi i botës së brendshme të njeriut dhe mbushja saj me thellësitë e Kuranit e urtësitë e gjithësisë. Pra ata kanë synuar të formojnë një zemër e cila lexon urtësitë përreth saj.



Emrat e Allahut të madhëruar pasqyrohen tek njeriu përveç cilësisë së krijimit dhe përjetësisë. Padyshim që edhe Kurani është një shpjegim i njeriut. Nisur nga kjo mund ta vazhdojë si besimtari ashtu dhe jobesimtari. Falësi i namazit dhe ai që nuk falet. Gjithësia është shpjegim, sqarimi i Kuranit famëlartë. Kur të afrohet Kiameti dhe të mbarojë puna e njeriut do të fshihen të gjitha faqet e Kuranit dhe gjithësia do të shkatërrohet. Do të krijohet një rregull i ri.

Tri botë që lidhen dhe shpjegojnë njëra-tjetrën: njeriu, Kurani dhe gjithësia.

Ata të cilët perceptojnë dhe kuptojnë realisht Kuranin, arrijnë të zbulojnë edhe veten edhe gjithësinë. Atëherë fillojnë të zgjidhen të gjitha misteret.

Hazreti Mevlana e ka përjetuar jetën e tij sipas kësaj të vërtete dhe kur ishte në medresenë e Selçukëve përmend fjalën "hamdım (i papjekur)". Ndërsa fazën kur zemra fillon të lexojë dhe të zgjidhë misteret e ka cilësuar si "u dogja, u poqa".

Nuk duhet harruar se njeriu është i humbur, nëse rend pas mëkatit edhe nëse është i bukur sa Profeti Jusuf (a.s.). Përsëri është i humbur edhe nëse është i pasur sa Sulejmani (a.s.), por pasurinë e tij e shpenzon në mëkate.

## KUSH DO TË SHPËTOJË?

Në suren Asr Zoti i madhëruar vjen me katër sanksione: ***"Pasha kohën, me të vërtetë njeriu është në humbje ."***

Pas këtij ajeti vjen ajeti i cili tregon rrugën e shpëtimit nga kjo humbje: ***"Përveç atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe këshilluan njëri-tjetrin në të drejtë dhe në durim."***

Pra rruga e shpëtimit nga humbja është:

1. Vendosja e besimit në zemër;
2. Shoqërimi i besimit me vepra të mira;



3. Këshillimi në të drejtë;
4. Dhe të qenit i durueshëm.

Para së gjithash do të përjetohet e drejta. Dhe ç'është më e rëndësishmja të bëjmë detyrën tonë para Zotit si robër besimtarë.

Për këtë shembulli më i mirë është Profeti (a.s.).

Nëse zemra jonë mbushet me dashurinë për të, atëherë ajo do t'i bindet atij. Në këtë mënyrë do të kalojmë një jetë të drejtë si ndaj Zotit, ashtu edhe ndaj Profetit (a.s.).

Sa i përket durimit, ai është ushqimi më i domosdoshëm në botën e halleve. Gjithmonë kemi nevojë që të mos na rrëshqasin këmbët nga rruga e drejtë. Durimi i vërtetë në këtë botë është mosprishja e ekuilibrit përballë ngjarjeve të ndryshme dhe besimi se durimi do të na sjellë një të mirë. Durimi është dorëzimi tek Allahu (xh.sh.). Xhunejt Bagdadi thotë: "Durim do të thotë ta pish të hidhurën pa u rrudhur në fytyrë. Ta pish gllënjkë pas gllënjke dhe ngadalë."

Në një ajet kuranor Zoti i madhëruar thotë: ***"Lutjuni Zotit me durim dhe namaz."*** (Bekare, 45, 153)

**Zoti na mundësoftë vlerësimin e jetës sonë brenda kornizës së recetave shpëtuese! Na e lehtësoftë shfrytëzimin e kohës duke bërë vepra të mira dhe duke u larguar nga të kotat. Na i shndërroftë egot kalimtare të kësaj bote në thesaret e përjetshme të Ahiretit!**

**Amin!..**



## Në kohën e fundit

# Përgatitja për të ardhmen

*Ne mund të mbrohemi nga tmerri i Ditës së Kiametit, nga ajo frikë e llahtarshme që dridh zemrat. Zoti i madhëruar thotë: "Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar."*

*(Junus, 62)*

# Në kohën e fundit Përgatitja për të ardhmen

## ÇFARË KEMI PËRGATITUR PËR NESËR?

Siç e dimë, kjo botë është një sprovë. Zoti i madhëruar na e tregon rrugën e drejtë me anë të profetëve, librave të dërguar, pasqyrimeve të madhështisë hyjnore në gjithësi dhe mrekullive hyjnore. Qëllimi final i këtij udhëzimi është kthimi ynë në Xhenet.

Për këtë arsye, gjëja themelore me të cilën duhet të merremi është të heqim qafe pengesat e nefsit dhe djallit. Ky është dhe mesazhi kryesor që na jep Allahu (xh.sh.), në Kuranin famëlartë. Është një domosdoshmëri e pashmangshme përqafimi i mesazheve kuranore dhe profetike dhe praktimi i tyre në jetën e përditshme. Vetëm në këtë mënyrë, rrëmuja e kohërave të fundit mund të shndërrohet në një fushë të frytshme, ku fitohet e ardhmja. Pas kësaj bote kalimtare fitohet e ardhmja e vërtetë. Zoti i madhëruar flet kështu për këtë: ***"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju!"*** (Hashr, 18)

## E NESËRMJA E VETME
## E CILA NUK DO TË BËHET E SHKUAR

Të gjithë e dimë se të nesërmet e kësaj bote janë të nesërme kalimta-



re. Çdo e nesërme nuk është gjë tjetër vetëm se një e djeshme e harruar. Do të vijë një ditë pas së cilës nuk do të ketë të nesërme. Ajo ditë është e vërteta e vetme dhe kjo e vërtetë është e nesërmja e Ahiretit. Dhe e ardhmja jonë do bëhet e ditur pikërisht në këtë të nesërme. Në këtë të nesërme do të shikojmë kasetën e jetës sonë. Zoti i madhëruar thotë:

***"Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!"*** (Isra, 14)

Çështja themelore e jetës sonë duhet të jetë përgatitja në mënyrën më të mirë për të ardhmen e përjetshme dhe për ta fituar këtë të nesërme të pazëvendësueshme.

Dita e Kiametit do të jetë shumë e frikshme dhe e tmerrshme për ata të cilët nuk janë përgatitur fare. Ashtu siç na paralajmëron Allahu (xh.sh.), në shumë ajete kuranore ajo do të jetë një ditë e vështirë. Veçanërisht për të pakujdesshmit dhe të papërgatiturit do të jetë një fatkeqësi më vete.

Në këtë botë kalimtare dhe sprove ne frikësohemi edhe nga një shqetësim i vogël, nga një tërmet apo fatkeqësi natyrore, sepse e duam shumë veten. Por duhet ta dimë se rruga e vetme e shpëtimit nga frika, shqetësimi dhe hidhërimi është përgatitja e duhur për atë ditë të frikshme. Në këtë botë e as në varr nuk ka vend ku t'ia mbathësh. Kjo është dhe arsyeja pse Zoti i madhëruar e tregon veten si strehën më të sigurte: ***"Vraponi tek Allahu..."*** (Dharijat, 50) Gjatë vrapimit për tek Allahu (xh.sh.) është shumë e rëndësishme të vlerësojmë kohën në mënyrën e duhur. Ne mund të paguajmë apo të rimarrim diçka të humbur, por kohën e kaluar nuk mund ta kthejmë mbrapsht.

## RRJEDHA E JETËS DERDHET NË KIAMET

Rrjedha e shpejtë e jetës nuk kthehet më mbrapa. Kjo rrjedhë avancon vetëm përpara, nuk rrjedh në anë të kundërt. Nisur nga ky aspekt, Zoti i madhëruar kërkon nga ne të mendojmë thellësisht rreth jetës. Kërkon nga ne cilësitë e duhura, ato që peshojnë shumë në peshoren e



Ahiretit dhe shprehet kështu në lidhje me robërit e mirë: ***"Ata e zbatojnë premtimin dhe i frikësohen Ditës** (së Kiametit)**, tmerri i së cilës përhapet gjithkund."*** (Insan, 7)

## PAMJA E TMERRSHME E KIAMETIT

Ekzistojnë versete të ndryshme rreth Kiametit. Disa prej tyre janë përgëzuese e disa të tjera të frikshme. ***"Atë Ditë, Ne do të palosim qiellin, ashtu siç paloset letra e librit."*** (Enbija, 104)

Një qiell i palosur, një oqean i pafund. Nuk dihet akoma numri i yjeve. Shifrat do të mbaronin, nëse do të na duhej t'i shprehnim me to. Në gjithësi ka aq shumë galaktika dhe yje sa ka kokrriza rëre në det. Dhe pikërisht atë ditë të gjitha do të palosen si faqet e një libri. Zoti i madhëruar na flet për këto të vërteta, në mënyrë që të mos humbasim rrugën e drejtë dhe të mos tregohemi të pakujdesshëm, ndërkohë që përgatitemi për të ardhmen e përjetshme. Të jemi vazhdimisht në gatishmëri dhe të kujdesshëm, sepse pas ardhjes së asaj dite ne nuk do të mund të bëjmë më asgjë. Atë ditë nuk pranohen më pendesat. Ajo është dita e tronditjes së gjithësisë. Në ajete kuranore Dita e Kiametit shprehet në këtë formë:

***"Ditën, që do të shihni atë, çdo grua me fëmijë në gji do ta harrojë fëmijën e saj dhe çdo grua shtatzënë do ta hedhë barrën e vet. Njerëzit do t'i shihni si të dehur, ndonëse ata nuk do të jenë të dehur, por dënimi i Allahut është i ashpër."*** (Haxh, 2)

***"Qysh do të mbroheni ju, nëse mbeteni jobesimtarë, Ditën në të cilën fëmijët do të thinjen?"*** (Muzzemmil, 17)

Ne asnjëherë nuk kemi parë fëmijë të cilët plaken nga frika. Por atë ditë fëmijët do të rrudhen dhe thinjen.

## MIQTË E ALLAHUT NUK FRIKËSOHEN

Sigurisht që është e mundur të mbrohemi nga tmerri dhe përjetimi i frikës së asaj dite ku zemrat dridhen dhe gjithësia lëkundet. Si?



Duke qenë miq të Zotit (xh.sh.), sepse Zoti i madhëruar urdhëron kështu në një ajet kuranor: ***"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar."*** (Junus, 62)

Është e domosdoshme të përqafojmë me gjithë shpirt mesazhet e dhëna në Kuranin famëlartë dhe të ndjekim rrugën e Profetit (a.s.), për të përfituar gradën e mikut të Zotit (xh.sh.). Lënda kryesore e këtij kushti është dashuria dhe vetëm dashuria. Sa më e madhe të jetë dashuria ndaj Zotit (xh.sh.), aq më të lidhur do të jemi dhe aq më shumë do t'i bindemi Atij. Pra pa dashuri nuk arrihet asgjë, sepse dashuria është lëngu magjik i cili realizon të gjithë adhurimet, sakrificat sado të vështira të jenë. Një dashuri e zjarrtë e begaton adhurimin e adhuruesit me mirësi të mëdha. Ja një shembull pasqyrimi i pavdekshëm i kësaj:

## TË DHUROSH ME SHPIRT

Një natë hz.Aliu (r.a.), ujiti një kopësht me hurma. Më pas mori ca grurë. Fatimja (r.a.) e mori grurin, e shtypi dhe bëri pak bukë. Pak para kohës së iftarit u trokiti në derë një i varfër:

- Më jepni diçka për të ngrënë për hir të Allahut! - u tha ai.

Ata dy njerëz të ndritur ia dhanë gjellën e përgatitur për vete, megjithëse ishin shumë të uritur. Ditën e dytë përsëri Fatimja (r.a.) mori pak grurë, e shtypi dhe përgatiti diçka për të ngrënë. Këtë herë në derë u trokiti një bonjak:

- Më jepni një kafshatë për hir të Allahut!- u tha ai. Të dy ia dhanë gjellën e përgatitur dhe nuk lanë asgjë për vete. Ditën e tretë Fatimja (r.a.) përdori dhe pjesën e fundit të mbetur të grurit. Afroi koha e iftarit, këtë herë erdhi një skllav i uritur. Sipas përcjelljeve që kemi, ky skllav nuk ishte mysliman por i krishterë. Edhe ai iu drejtua me të njëjtat fjalë. Përsëri ia dhanë të gjithë ushqimin atij duke mos lënë asgjë për vete. E hapën iftarin vetëm me ujë. Ata preferuan të mbeteshin të uritur dhe të ushqenin nevojtarët.

Kjo është frekuenca e dashurisë ndaj Zotit dhe Profetit (a.s.). Pasqy-



rim i sinqeritetit dhe përkushtimit. Gjendja e tyre përshkruhet kështu në Kuranin famëlartë: ***"Ata i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë."*** (Insan, 8) Ky përshkrim na tregon edhe njëherë masën e domosdoshmërisë së zotërimit të një ndërgjegjeje të pastër për hir të Allahut. Na flet për dashurinë ndaj Allahut të madhëruar. Krahas kësaj, na flet për vlerat e pashoqe të dhembshurisë dhe virtytit të Aliut dhe Fatimes (r.a.). Këto janë cilësitë të cilat Allahu dëshiron të shohë tek ne.

## EDUKATA E DHURIMIT PËR HIR TË ALLAHUT

Zoti ynë na ka krijuar në trajtë njeriu. Na bëri krijesën më të nderuar dhe udhëheqës në rruzullin tokësor. Na nderoi me Islamin dhe besimin dhe na bëri pjesë të umetit të Profetit (a.s.). Nuk është e mundur të shpjegojmë vlerën e mirësisë dhe nderit të kësaj cilësie. Nisur nga kjo, falënderimi për gjithë këto mirësi është shumë i rëndësishëm. Në çdo çast duhet të jemi falënderues ndaj Zotit të madhëruar. Të vrapojmë për hir të Allahut. Adhurimet, dhurimet tona të jenë vetëm për hir të Allahut. Çdo lëmoshë e dhënë t'i dhurohet Zotit dhe jo të varfrit, sepse pikërisht atëherë thuhet: ***"Lëmoshat janë për Allahun."*** (Tevbe, 104)

Zoti i madhëruar e njeh më mirë se ne botën tonë të brendshme. Ai ka lavdëruar bukurinë dhe sinqeritetin e brendshëm të hz. Aliut dhe Fatimes (r.a.). Shpirti i tyre ishte mbushur me fjalën "për hir të Allahut". Thjeshtësia kishte arritur kulmin, ndërkohë që ato thoshin: ***"Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të Allahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim."*** (Insan , 9)

Ato nuk morën parasysh mjetet, por iu drejtuan direkt Zotit të madhëruar, sepse letra e cila shpërndan postieri nuk i përket atij, por njeriut emri i të cilit shkruhet mbi letër. Atij do t'i dorëzohet. Për këtë arsye, nuk duhen ngatërruar gjendja e zemrës sonë gjatë dhurimit me mjetet. Para nesh ne gjejmë personin të cilit i dhurojmë diçka, por ai dhurim i shkon direkt Zotit të madhëruar. Dhurimi do të pranohet ose refuzohet sipas gjendjes sonë.



Nisur nga kjo, të dashurit dhe miqtë e Zotit (xh.sh.), kanë jetuar në kuadrin "për hir të Allahut" dhe kanë preferuar të japin gjithmonë nga vetja.

## PO JETIMËT?

Një ditë nxënësi i Davud Tait shkon t'i shpjerë mësuesit të tij pak gjellë me mish.

- Mësues, keni ditë pa ngrënë mish, këtë e solla pikërisht për ju. Mësuesi i nderuar shihte gjellën dhe nxënësin. Më pas i drejton këtë pyetje:

- Po për dy jetimët çfarë do na thuash?

- Aty janë akoma,- i përgjigjet nxënësi.

- Bir! Nëse unë do ta ha këtë mish, do të dalë nga unë pas dy tre orësh, por nëse do t'ua çosh dy jetimëve shpërblimi do të mbërrijë deri tek froni i Zotit.

Ja pra, thjeshtësia, morali i gdhendur nga Profeti (a.s.). Ja një pjesë nga e fshehta "për hir të Allahut" e përjetësuar nga hz. Aliu dhe Fatimja (r.a.). Ja shtegtimi i shpirtit nga një e mirë e kësaj bote drejt përfitimit të pafund.

## SHTEGTIMI I VËRTETË DHE VËLLAZËRIMI

Edhe gjatë emigrimit të myslimanëve nga Meka në Medinë shikojmë vlerën e misterit "për hir të Allahut". Ata lanë pas çdo gjë në Mekë, hoqën dorë nga pasuritë dhe mallrat e tyre. Të gjithë ikën në Medinë për të shpëtuar shpirtrat. Profeti (a.s.) i bëri ata vëllezër me medinasit ku mblodhën bashkë hurmat nga kopshtet e Medinës. Ndanë tregun dhe shtëpitë me ta. Në të vërtetë ata ndanë edhe shpirtrat me njëri-tjetrin. Krahas kësaj, ensarët përkujdeseshin për vëllezërit e tyre pa u ndjerë. Gjithnjë u dhuronin më shumë hurma muhaxhirëve. Tek të dy palët ekzistonte botëkuptimi "për hir të Allahut".



## DHURUESI DUHET TË FALËNDEROJË MARRËSIN

Njerëzit e ndritur të cilët kanë fituar titullin sahab -pasues të Profetit (a.s.) përgatiteshin krejt ndryshe për ditën e fundit. Ashtu siç thuhet edhe në një ajet tjetër kuranor, ata shpreheshin kështu:

***"Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit. Për këtë, nuk duam shpërblim e as falënderim! Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura."*** (Insan, 9-10)

Ata njerëz të rritur me edukatën e lartë të Profetit (a.s.), frikësoheshin nga ajo ditë e frikshme dhe jetonin sipas saj. Synimi i tyre kryesor ishte të fitonin mirësinë e Ahiretit duke plotësuar nevojat e nevojtarëve të kësaj bote. Qëllimi final ishte arritja e kënaqësisë së Krijuesit. Nisur nga ky këndvështrim, ata nuk kanë pritur falënderim nga marrësi, përkundrazi e kanë falënderuar atë me përzemërsi.

Ebu Lejs Semerkandi shprehet kështu në lidhje me këtë çështje:

"Dhuruesi duhet ta falënderojë marrësin. Sepse fati i marrësit është të plotësojë nevojat e tij në këtë botë, ndërsa fati i dhuruesit është kënaqësia hyjnore. Nëse shihet nga ky aspekt, dhuruesi është më fitues se marrësi. Për këtë arsye duhet ta falënderojë shumë atë."

Për këtë arsye kërkohet një zemër e pastër, sepse nesër ajo dhuratë do shndërrohet në një pasuri të pazëvendësueshme. Në Kuran thuhet: ***"Në Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"*** (Shuara 88, 89)

Zemra e shëndoshë ka tri cilësi:

1. Nuk fyhet.

2. Nuk fyhet, por falë për hir të Allahut.

3. Nuk pret falënderim për mirësinë e bërë, por shpreson shpërblimin e Zotit të madhëruar.

Për ata që zotërojnë këto tri cilësi ka një shpërblim shumë të madh në Ahiret.



Zoti i madhëruar i përgëzon kështu ata që dhurojnë në rrugën e Tij:

***"Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim."*** (Insan, 11)

***"Ky do të jetë me të vërtetë shpërblimi juaj; përpjekjet tuaja do të jenë të pranuara."*** (Insan, 22)

## ÇDO GJË PËR HIR TË ALLAHUT

Nëse ne e jetojmë qëllimin tonë "për hir të Allahut" në çdo çast, atëherë kjo nuk vlen thjesht në çastin kur ushqejmë të urituri n, por në çdo çast të jetës sonë. Brenda këtij qëllimi hyjnë dhe ndihmesa e vëllait tënd mysliman, përdorimi i mundësive të tua për tjetrin, mësimi i diçkaje, buzëqeshja ndaj tjetrit, qarja bashkë me të, mbrojtja e vëllait tënd nga gabimet etj...

Nuk mund të ndodhë që një zemër të thotë Allah dhe të mos dhurojë në rrugën e Tij. Nuk është e mundur që një zemër e tillë të qëndrojë larg shërbimit në rrugën e Zotit. Në këtë pikë dhembshuria është shumë e rëndësishme.

## TË DHEMBSHURIT JANË BUJARË

Dhembshuria është një cilësi e madhe e Zotit të madhëruar. Një nga emrat më të përmendur të Allahut në Kuran është Rrahman. Vetëm ata që kanë dhembshuri mund të jenë bujarë dhe të shërbejnë në rrugën e Zotit.

Nuk duhet harruar se Zoti i madhëruar mund t'i krijonte të gjithë si të krishterë apo hebrenj, por Krijuesi i lartë i krijoi njerëzit të ndryshëm për të plotësuar njëri-tjetrin. Mes nesh ka të verbër, invalidë, memecë dhe të shurdhër. Ka edhe prej atyre që u mungon një organ. Pse Zoti i madhëruar i krijoi ata të tillë dhe ty të krijoi shëndoshë? Atë mund ta krijonte të shëndoshë dhe ty të të krijonte me ndonjë të metë shëndetësore. Ty të ka bërë mbrojtës të tij, plotësues të nevojave të tij.



## PADITËSIT E PANJOHUR

Njerëzit nuk duhet t'i mendojnë nevojat e tyre vetëm nga ana e jashtme dhe e dukshme, por të mendojnë edhe për nevojat shpirtërore të njeriut. Ndoshta më e rëndësishme do të ishte të ndihmohej një person i verbër, i shurdhër apo me të meta nga ana figurative. Ebu Hurejre (r.a.) thotë: "Ne dëgjonim këtë të vërtetë nga sahabët: 'Ditën e Kiametit një i panjohur do ta kapë për jake një tjetër. Njeriu do të habitet dhe do ta pyesë:

- Çfarë kërkon prej meje? Nuk të njoh fare.

- Kur ishim në botën tjetër më shihje duke bërë punë të këqija dhe gabime, por nuk më paralajmëroje, nuk më pengoje, - do t'i përgjigjet njeriu që e kishte kapur prej jake." (Mundhir, et-tergib ve terhib, c.III, s.164, n, 3506.)

Për të mos pasur paditës të tillë Ditën e fundit dhe për të mos i shtuar ata në jetën tonë, duhet të zërë vend urdhërimi për mirë, pra shtimi i veprave të mira, sepse çdo gjë që është në qiell dhe në tokë na është lënë amanet nga Krijuesi i gjithësisë. Pra edhe të sëmurët, jetimët, të varfrit na janë lënë amanet. Edhe zogjtë madje na janë lënë porosi. Feja dhe atdheu po ashtu.

Ajo që na takon të bëjmë është të jetojmë si mbartës të amanetit dhe të zotërojmë një zemër të shëndoshë, e cila mbron me sinqeritet porositë e dhëna. Pikërisht atëherë e ardhmja e përjetshme do të jetë e jona. Në të kundërt, të gjitha të ardhmet do të na humbasin.

**Zoti i madhëruar na bëftë ilaç shërues për sëmundjet e të sëmurëve! Zoti i udhëzoftë të gjithë ata që kanë humbur besimin, që kanë humbur rrugën e së vërtetës dhe na bëftë neve udhërrëfyes për ta!**

**Amin!**





## Nga mesxhidet
# Tek kopshtet e Xhenetit

*Të adhurosh Krijuesin*
*do të thotë të kërkosh kënaqësinë e Tij*
*dhe të pastrosh nefsin tënd në çdo çast me*
*anë të falënderimit dhe dhikrit (përmendjes*
*së Zotit). Të qenët rob i Allahut do të thotë*
*të arrish majat e të qenit njeri. Të ruash*
*dinjitetin njerëzor. Pra të arrish misterin e*
*formës më të përkryer (ahseni takvim)....*

# Nga mesxhidet tek kopshtet e Xhenetit

## CILËSIA MË E BUKUR: TË ADHUROSH ZOTIN

Zoti i madhëruar na ka dhuruar mirësi të pafundme, të cilat nuk mund t'i numërojmë. Pas kësaj ka kërkuar nga ne të jemi robër të mirë dhe të mos tregohemi mosmirënjohës ndaj mirësive të Tij. Kjo dëshirë e Tij nuk është një nevojë e Tij, por një mundësi që na është servirur për të përfituar mëshirën e Krijuesit, për të përfituar mirësitë që shijoi Ademi (a.s.), në Xhenet.

Nisur nga ky këndvështrim, të adhurosh Zotin do të thotë të kërkosh kënaqësinë e Tij në çdo çast dhe të pastrosh nefsin tënd me falënderimin dhe dhikrin (përmendjen e Zotit). Të adhurosh Zotin do të thotë t'i dorëzohesh plotësisht Atij. Do të thotë ndriçim i botës shpirtërore dhe vlerësim i mirësive të dhuruara. Të qenit rob i Allahut na sjell lumturi e qetësi në këtë botë dhe botën tjetër...

Besimtari me anë të adhurimit arrin shkallët më të larta. Për njeriun nuk ka dhuratë më të madhe se adhurimi. Për këtë arsye, Profeti (a.s.), është quajtur "pejgamber, rob i Allahut".

Hz. Mevlana i drejtohet plot emocion Allahut (xh.sh.):

*"T'u bëra rob, rob...*

*Një rob i mjerë i cili pati turp të të dalë përpara.*



*E ula kokën.*

*Çdo rob gëzohet kur fiton lirinë. O Zot! Unë u gëzova që t'u bëra rob Ty..."*

Misteri i këtij emocioni të fortë pasqyrohet edhe tek ajeti kuranor: ***"Unë i krijova njerëzit dhe xhindët vetëm për të më adhuruar Mua."*** (Dharijat, 56) Adhurimi i Zotit ka qenë cilësia kryesore e të gjithë profetëve.

Zoti i madhëruar ka bërë xhamitë, mesxhidet një mjet për të shtuar mundësinë e adhurimit të robërve të Tij. Shprehjet si Bejtullah, shtëpia e Allahut, Mesaxhidullah, mesxhidet e Allahut janë shembulli më i bukur. Por Ai ua ka lënë ndërtimin njerëzve si për ta respektuar atë, ashtu dhe për t'ia shtuar besimin.

## ÇDO MESXHID ËSHTË NJË BANESË XHENETI

Në një hadith profetik thuhet:

*"Atij që ndërton një mesxhid Zoti i madhëruar i dhuron një banesë në xhenet."* (Muslim, Mesaxhid, 25) Ndërsa në një ajet kuranor thuhet: ***"Faltoret e Allahut i vizitojnë dhe i mirëmbajnë vetëm ata që besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, që falin namazin dhe japin zeqatin e që nuk i frikësohen askujt, përveç Allahut. Sigurisht që këta janë në rrugë të drejtë."*** (Teube, 18)

Vlerësimi i mesxhideve nga ana e Allahut (xh.sh.), i ka bërë ata të shenjta për myslimanët. Profeti (a.s.) ka mbartur gurë dhe ka ndihmuar në ndërtimin e mesxhidit të Kubas dhe Ravza i Mutahharasë.

- O i Dërguari i Zotit, mos mbartni gurë! - iu drejtuan sahabët gjatë ndërtimit të xhamisë së Profetit. - E bëjmë ne këtë punë. Ti vazhdo të punosh, sepse nuk je më nevojtar ndaj Allahut sesa ne. Pra i Dërguari i Allahut i thotë pasuesve të tij se ka më shumë nevojë se ai për Allahun (xh.sh.). (Ibn Hisham, 496.)

Ndërtimi i mesxhideve filloi që me krijimin e njerëzimit dhe ishte një nga detyrat më të shenjta të profetëve. Mesxhidin e parë e ka ndër-



tuar Ademi (a.s.) dhe ajo është Qabja. Shekuj më vonë Ibrahimi (a.s.) e ka rindërtuar atë bashkë me djalin e tij Ismailin (a.s.). Edhe profeti Sulejman (a.s.), i cili ishte udhëheqës i vendit ka ndërtuar Bejtul Makdisin. Ndërsa Profeti ynë (a.s.), ka ndërtuar xhaminë Ravza -i Mutahhara.

Nisur nga kjo, ndërtimi i një mesxhidi është rruga e profetëve. Mesazhi që u vjen robërve këtu është të ndërtojnë dhe respektojnë mesxhidet.

## KUPOLAT DHE MINARET NË FORMË LAPSI

Gjëja e parë që kanë ndërtuar të parët tanë në vendet ku kanë shkuar kanë qenë mesxhidet. Këtë shërbim të madh e të vyer të këtyre njerëzve të ndritur Nexhip Fazëll e ka shpjeguar me shprehjen "ushtria e cila linte pas kupola të tëra".

Një tjetër shkrimtar tërheq vëmendjen tek minaret në formë lapsi dhe thotë:

Në kupolën tonë kemi ngulur lapsa
Që thonë ALLAH ALLAH dhe quhen minare.
Shkruajnë Muhamed dhe mbajnë krahë trëndafili
Duke krijuar një botë Elifi... (Seyri)

Këto shprehje vazhdojnë të qëndrojnë me shekuj të tërë në tokat ku ka sunduar Perandoria Osmane. Padyshim që ato kupola dhe minare në formë lapsi do të dëshmojnë përherë për besimin dhe sakrificën e ndërtuesve.

Sinqeriteti i mrekullueshëm dhe ndjenjat e të parëve tanë janë pasqyruar në gjeometri dhe madhështi. Xhamitë Sulltan Ahmet, Sulejmanije apo Selimije janë në formën e një njeriu i cili i hap duart dhe i lutet Zotit.

Të gjithë e kanë ndjerë këtë, një namaz i falur në Sulejmanije është krejtësisht tjetër, sepse gjatë kohës që po ndërtohej ky tempull çdo gur i tij është vendosur nga duar të pastruara me dritën e abdestit. Sulltani Kanuni Sulejman ka kërkuar hallallëk nga të gjithë. Është treguar kujdes



edhe në respektimin e të drejtave të kafshëve. Ato asnjëherë nuk janë shfrytëzuar kur kanë qenë të lodhura dhe të uritura.

Një tempull i ndërtuar me shpenzime të lejuara sigurisht që do të transmetojë energji pozitive.

Mesxhideve të ndërtuara me përkushtim dhe devotshmëri Zoti i madhëruar u ka dhënë një jetë më të gjatë dhe begati. Rreth mesxhidit të parë Kuba, themeli i të cilit është hedhur nga duart e Profetit (a.s.), kemi ajetin e mëposhtëm: ***"...mesxhidi i ndërtuar me devotshmëri që në ditën e parë të hixhretit..."*** (Teube, 108) Mesxhidet e ndërtuara me sinqeritet dhe namazet e falura brenda tyre apo namazet e besimtarëve i shndërrojnë këto vende në të shenjta.

Pse vizitohen kaq shumë nga turistët xhamitë e sotme? Vetëm për të parë strukturën arkitekturore? Jo. Ata vrapojnë t'i vizitojnë për të parë jo vetëm anën arkitekturore, por për të përthithur edhe aromën e tyre qetësuese. Përpiqen të shpëtojnë nga stresi dhe monotonia e jetës së përditshme dhe të qetësojnë shpirtin në atmosferën mahnitëse të mesxhideve.

Kur bëhet fjalë për tempuj, të parët tanë kanë treguar ndjeshmërinë maksimale në ndërtimin e sa më shumë vendeve të cilat do t'u shërbenin njerëzve dhe përhapjes së fesë islame.

## NJË SHPËRBLIM TË MADH...

Gjatë ndërtimit të xhamisë Sulltan Ahmet, Ahmed Han ka kërkuar hedhjen e themelit nga ana e mësuesit të tij Aziz Mahmud Hudaji. Edhe vetë ka marrë pjesë në punime kur ka pasur mundësi. Ky padishah i ri, i dashuruar pas Profetit (a.s.), ndërroi jetë në moshën 28 vjeç. Pak kohë pas vdekjes vajza e sheh në ëndërr. Ahmedi i parë dukej në një pozitë shumë të mirë. Ajo e pyet:

- Baba i dashur! Mos vallë Allahu (xh.sh.) të shpërbleu për gjithë mirësitë që ke bërë?



- Jo bijë, nuk bëhet fjalë për mirësitë që pandeh ti. Siç ti e di, unë merrja pjesë në ndërtimin e xhamisë, shërbeja aty dhe mbartja gurë. Zoti i madhëruar më shpërbleu pikërisht për këtë, - i ishte përgjigjur Ahmed Han.

Le ta analizojmë pak:

Për Ahmed Hanin më e lehtë ishte të urdhëronte ndërtimin e xhamisë sesa të merrte pjesë në ndërtimin e saj dhe të mbartte gurë. Atëkohë perandoria osmane shtrihej në një sipërfaqe prej 24 milion metër katrorë. Ahmed Hani i Parë ishte një padishah para të cilit përkuleshin të gjithë mbretërit. Atëkohë perandoria osmane nuk kishte pësuar asnjë disfatë.

Megjithatë, ky sulltan i madh nuk jetoi si një mbret por si një dervish i ndërgjegjësuar për shërbimin në rrugën e Zotit duke kërkuar kënaqësinë e Tij në çdo gjë, pa nënvlerësuar as gjënë më të vogël. Ashtu siç i kishte thënë dhe në ëndërr vajzës së tij: "Zoti i madhëruar më shpërbleu për shkak të mbarjtjes së gurëve në ndërtimin e xhamisë dhe jo për urdhërimin e ndërtimit të saj." Kjo shprehje tregon edhe njëherë emocionin, dëshirën e sulltanit në fitimin e kënaqësisë hyjnore dhe sakrificën e tij materiale dhe fizike në këtë rrugë.

Pra padishahu ka vënë në rrugën e Zotit jo vetëm mundësitë e tij të lehta, por edhe më të vështirat (shërbimin me trup dhe më kohën e tij). Sipas disa njerëzve, është shumë e vështirë të japësh kur nuk ke mundësi, por të mos harrojmë se shpërblimi për këtë dhënie është një lehtësi e pafund për ata që vrapojnë në rrugën e Zotit. Jeta e sahabëve të ndërgjegjësuar dhe të pajisur me këtë mendim është e mbushur me shumë shembuj të ndritur.

Siç e dimë, në luftën e Jermukut tre sahabë buzë vdekjes ua dhuruan ujin që u ofrohej, vëllezërve të tyre. Në fund të tre vdiqën pa pirë asnjë pikë ujë. Gota e ujit mbeti e paprekur prej të treve. Në të vërtetë ata kanë pirë sherbetin e përjetësisë. Pra dhurimi i ujit njëri-tjetrit edhe në momentet e fundit kur shpirti u kishte ardhur në fyt, u shndërrua në një hauz keutheri për ta, sepse dhurimi i ujit në ato çaste ishte edhe më



i vyer se dhurimi i qindra qeseve me flori. Këtë të vërtetë e shpjegon më mirë hadithi i mëposhtëm:

Një ditë i Dërguari i Zotit tha:

*- Një dirhem i ka kaluar 100 dirhemët.*

- Si ka mundësi diçka e tillë? - e pyetën sahabët.

*- Një burrë kishte dy dirhemë. Njërin prej tyre, më të mirin e dhuroi si lëmoshë (pra dhuroi gjysmën e pasurisë). Ndërsa tjetri (një i pasur), shkoi pranë pasurisë së tij dhe dhuroi si lëmoshë 100 mijë dirhem - u përgjigj profeti (a.s.).* (Nesai, zekat, 49.)

Nisur nga ky hadith, mund të themi se askush nuk duhet nënvlerësuar. Ata të cilët kanë mundësi le të japin lëmoshë, por edhe ata që janë ngushtë le të sakrifikojnë kohën dhe forcën e tyre fizike.

## NDËRTIMIN E MESXHIDEVE

Përsa i përket shërbimit ndaj mesxhideve, Mejmune (r.a.), thotë:

"O i Dërguari i Zotit, na këshillo në lidhje me Bejtul Makdisin." Në atë kohë largësia në mes Mekës dhe Bejtul Makdisit ishte afërsisht 2000 km. Profeti (a.s.), tha:

*"Shkoni atje dhe falni namaz në të."* Më pas shtoi këto fjalë në rast të mungesës së mundësisë për të shkuar atje: *"Nëse nuk arrini të shkoni e të falni namaz brenda, atëherë dërgoni vaj ulliri për të ndezuar kandilët e saj."* (Ebu Davud, Kitabus-salat, 14.) Kjo ishte sjellja e Profetit (a.s.) përsa i përket shërbimit që duhet dhënë ndaj xhamive apo mesxhideve.

## INTERESIMI PROFETIK DHE LAVDËRIMI...

Njëri nga sahabët e njohur me emrin Temim Dari (r.a.), kishte sjellë me vete kandilë, vaj, pe dhe fitil, ndërsa po kthehej nga Damasku. Me ndihmën e tyre ndriçoi xhaminë e Profetit (a.s.). Ai (a.s.) u gëzua shumë nga ky veprim dhe tha:



*"Ndriçove Islamin, Allahu të ndriçoftë në këtë botë dhe tjetrën."* (Ibn Haxher, el Isabe, II,18.)

Ja dhe një përcjellje tjetër në lidhje me shërbimin ndaj xhamive:

Në mesxhid qëndronte një grua me ngjyrë, e cila pastronte rërën. Një ditë Profeti (a.s.) pyeti për të:

- *Këtu ka qenë një grua me ngjyrë e cila pastronte rërën. A e dini se ku është?*

- Ajo ka ndërruar jetë, o i Dërguari i Zotit -iu përgjigjën.

- *Ah, sikur të më kishit lajmëruar dhe mua!* - foli i mërzitur Profeti (a.s.). Më pas pyeti rreth varrit të saj. Shkoi ta vizitonte dhe u lut për të buzë varrit.

Sulltania Hatixhe Turhan, një nga zonjat e nderuara të kohës, të rritura nën dritën e këtyre shembujve të bukur ka hedhur themelin e Xhamisë së re dhe e ka hapur për adhurim më pas. Krahas kësaj ndërtoi dhe medrese, bibliotekë dhe çezme pranë saj. Më pas urdhëroi të shpërndahej mjaltë për xhematin e xhamisë me rastin e netëve të mëdha dhe të muajit Ramazan. Nuk harroi të kontrollonte edhe cilësinë e mjaltit të shpërndarë. Atëkohë mjalti më cilësor vinte nga Trabzoni. Veçoria e përmendur në përcaktimin e cilësisë së mjaltit ishte kështu:

"Nuk do të merret mjaltë tjetër përveç mjaltit të Trabzonit, megjithëse është shumë i shtrenjtë. Për çdo derë të përgatiten nga 33 njësi sherbet me mjaltë. Të sigurohen 30 mijë njësi mjaltë për të gjithë vitin."

Të gjitha këto përkujdesje të sinqerta për xhamitë janë shprehje e respektit ndaj Zotit të madhëruar. Për këtë arsye, çdo shërbim i dhënë në përkujdesjen e xhamive, i madh apo i vogël qoftë, është shumë me vlerë dhe i vyer.

Nuk duhet harruar se të gjitha xhamitë janë nga një njësi e Qabes. Nisur nga kjo, të gjitha janë shtëpi të Zotit. Prandaj ndërtimi dhe përkujdesja ndaj tyre është tepër e rëndësishme. Vetëm se këtu duhet nënvizuar ky fakt:



Xhamitë mbeten xhami si nga lart, ashtu edhe nga poshtë. Është shumë e gabuar që nën xhami të ndërtohen qendra tregtare të cilat prishin atmosferën e tyre shpirtërore, sepse pjesa e poshtme e xhamisë nuk ka asnjë ndryshim nga vetë ajo. Të parët tanë kanë treguar kujdesin e duhur në këtë pikë dhe dyqanet që i kanë sjellë të ardhura xhamisë janë ndërtuar jashtë saj.

Nënvlerësimi i kësaj pike është një përgjegjësi e madhe për ne. Pjesa e poshtme e xhamive mund të përdoret për shërbime të tjera, si për mësimin e Kuranit apo bibliotekë apo për faljen e namazeve të bajrameve.

Ky ndërgjegjësim dhe kjo ndjeshmëri është një përgjegjësi e secilit prej nesh.

## NDËRTIMI SHPIRTËROR...

Nëse nuk ekziston ndërtimi shpirtëror, atëherë xhamitë ngelen vetëm një strukturë gjeometrike. Të parët tanë, krahas ndërtimit bukur të xhamive, në vendet ku kanë shkuar nuk kanë harruar edhe ndërtimin shpirtëror të tyre duke i mbushur me një xhemat të entuziazmuar e plot dashuri. Tani detyra jonë është të mbushim mesxhidet me atë xhemat. Kjo është një nga përgjegjësitë tona më të mëdha.

A nuk është ky dhe qëllimi kryesor i ndërtimit të xhamisë? Duke treguar kujdes për këtë edhe Profeti (a.s.) ka vlerësuar ndërtimin shpirtëror të xhamisë duke cilësuar personat që e frekuentonin atë si besimtarë të mirë, zemra e të cilëve ka mbetur e lidhur me mesxhidet:

*"Dita e Kiametit është një ditë e vështirë dhe e rëndë. Shtatë grupe do të qëndrojnë nën hijen e Arshit, njëri prej tyre përbëhet nga ata persona zemra e të cilëve është e lidhur me mesxhidet..."* (Buhari, Ezan, 36, Muslim, Zekat, 91.)

Një nga kushtet e lidhjes së zemrës me mesxhidet është dhe falja e pesë kohëve të namazit aty. Të vazhdosh të jesh pjesë e xhematit të xhamisë. Kjo është shumë e rëndësishme, sepse namazi i falur me xhemat i dhuron njeriut një disiplinë të veçantë, shpërblimi i të cilës është shu-



më i madh. Nga kjo kuptojmë se edhe mundësia e pranimit të namazit me xhemat është më e madhe. Le të shpresojmë që Zoti i madhëruar të pranojë namazet e të gjithë atyre që falen me xhemat për hir të robërve të Tij besimtarë. Krahas kësaj namazi i falur me xhemat e mbron njeriun nga sëmundje të rrezikshme shpirtërore. Profeti (a.s.) përgëzon duke thënë se personat të cilët falin namazet e sabahut dhe të jacisë me xhemat nuk janë dyfytyrësh. Nga ana tjetër, mesxhidet janë vende të mbushura me mirësi, aty të gjithë radhiten sup më sup duke mos parë rëndësinë që kanë në këtë botë. Çdo njeri drejtohet nga kibleja sipas gjendjes së zemrës së tij dhe fiton vlerë para Zotit sipas devotshmërisë dhe përkushtimit të tij.

Nuk duhet harruar se çdo adhurim e pajis njeriun me vlera të reja. Të gjithë këta mblidhen në namaz, sepse namazi është maja e adhurimeve përsa i përket takimit dhe ngritjes tek Zoti (xh.sh.). Namazi është një lidhje, bisedë me Allahun e madhëruar. Zoti i madhëruar lidhet me robin e Tij me anë të namazit pesë herë në ditë. "Bjer në sexhde dhe afrohu",- thotë Ai. "Afrohu tek unë duke falur namaz në shtëpinë Time, një namaz ku ndërthuren shpirti dhe trupi."

Është shumë e rëndësishme të arrijmë të jemi një nga ata që qëndrojnë nën hijen e Arshit në atë ditë të vështirë, në Ditën e Kiametit. Është aq e rëndësishme, saqë Profeti (a.s.), nuk ka toleruar mosardhjen në xhami edhe të një sahabiu të verbër.

## VAZHDO ME MESXHIDIN!

Është shumë domethënës transmetimi në lidhje me Abdullah ibn Ummi Mektumin. Ai ishte i verbër nga të dy sytë dhe një ditë erdhi tek Profeti (a.s.):

- O i Dërguari i Zotit! Shtëpia ime gjendet shumë larg xhamisë, nuk kam asnjë njeri që të më shoqërojë deri këtu. Në rrugë përballem me rreziqe. A do të më lejonit ta falja namazin në shtëpi?

- *A e dëgjon thirrjen "hajde në namaz"*?- e pyeti Profeti (a.s.), pasi mendoi pak.



- E dëgjoj,- iu përgjigj ai.

- *Atëherë vazhdo të vish në mesxhid!* (Nesai, Imamet, 50.)

Ibn Mektum e zbatoi urdhrin e Profetit (a.s.), përgjatë gjithë jetës së tij. Nuk pyeti për asnjë vështirësi dhe me këtë sinqeritet dhe sakrificë mori pjesë edhe në luftrat e Kadisijes. Atij i thanë:

- Allahu i madhëruar të ka çliruar nga ky obligim në suren Fetih. Lufta bëhet me sy.

- Ndoshta nuk i shoh pasqyrimet e shpatave, sepse jam i verbër, por në këtë mënyrë bëhem edhe më guximtar. Kështu do ta mbaj drejt në këmbë flamurin para ushtarëve. Ushtarëve që qëndrojnë pas meje do t'u vijë guximi edhe më shumë dhe në këtë mënyrë do të fitojmë betejën, - iu përgjigj ai.

Kjo dashuri, gjallëri dhe sakrificë në rrugën e Zotit është një dashuri e sinqertë e robit ndaj Krijuesit. Është mundësia e të qenit vazhdimisht në namaz. Hz. Mevlana na tërheq vëmendjen ndaj kësaj pjekurie shpirtërore duke nënvizuar ajetin kuranor: ***"Ata janë të vendosur në namaz."*** (Mearixh, 23) Ai e komenton këtë ajet duke thënë se gjendja e besimtarit duhet të jetë e njëjtë si në namaz ashtu dhe jashtë tij.

Ashtu siç e prishin namazin disa gjëra, ashtu dhe gjendja jonë shpirtërore prishet nga dukuri të tjera. Për këtë arsye edhe kur nuk jemi në namaz le ta mendojmë veten sikur jemi dhe ta përmendim shpesh Allahun e madhëruar. Le të mos e zëmë zemrën me punë të kota dhe shqetësime të parëndësishme.

Për ta arritur këtë duhet të konceptojmë mirë rëndësinë e namazit.

## NAMAZI ËSHTË MIRAXHI I BESIMTARIT...

Namaz do të thotë t'i pasqyrojmë Zotit të madhëruar nevojat tona materiale dhe shpirtërore. Duhet të mendojmë, sa e kërkojmë ndihmën e Zotit të madhëruar?A duhet të kërkojmë ndihmë nga Ai? Po sigurisht, kjo është ajo që kërkohet nga ne edhe në suren Fatiha. Sureja e parë e



Kuranit famëlartë është një mjet i mirë për të kërkuar ndihmë nga Zoti i madhëruar në çdo rrethanë. Një lutje, përgjërim për rrugën e drejtë... kjo duhet të jetë dhe lutja më e madhe, pra të kërkojmë udhëzimin tonë në rrugën e drejtë, rrugën e të mirëve. Për këtë Zoti i madhëruar thotë: ***"Lutmuni mua që t'u përgjigjem"*** (Gafir, 60)

Lutjet më të mira janë lutjet e bëra në namaz. Krahas kësaj mos të harrojmë që edhe fjala salat në gjuhën arabe ka kuptimin e lutjes, duasë. E gjithë çështja qëndron në të qenit robër të mirë, në zbukurimin e jetës sonë me vepra të mira në këtë botë kalimtare.

Qëllimi kryesor i adhurimit padyshim që është pastrimi i botës së brendshme dhe përfitimi nga jeta e Profetit (a.s.). Dashuria ndaj Zotit dhe Profetit (a.s.), duhet të rrafshojë çdo dashuri tjetër.

## ÇDO GJË DUHET PARË SI NJË MJET SPROVIMI

Në një ajet kuranor thuhet: ***"Dijeni se edhe pasuria juaj, edhe fëmijët tuaj janë vetëm një sprovë dhe se te Allahu është shpërblimi i madh,"*** (Enfal, 28)

Atëherë le ta pyesim veten:

Sa e duam Allahun dhe sa i duam fëmijët, pasurinë?

Sa e përdorim pasurinë tonë në rrugë të Zotit?

A i edukojmë fëmijët tanë me edukatën e pastër islame dhe në rrugë të Zotit? Në një ajet tjetër kuranor thuhet: ***"Në të vërtetë, ju keni armiq në radhët e grave tuaja dhe të fëmijëve tuaj, andaj ruajuni prej tyre!"*** (Tegabun, 14)

Pra ju largojnë nga Allahu (xh.sh.), duke ua shtuar dashurinë tuaj ndaj kësaj bote. Veçoria më e rëndësishme e njeriut të mirëedukuar është mospërdorimi i gabuar i dashurive dhe mos shndërrimi i tyre në idhuj.

Zemra nuk duhet shndërruar në një arkë kursimi, këtë kërkon Zoti i madhëruar nga ne. Këtë të vërtetë nënvizojnë edhe ajetet kuranore rreth dhurimit. Për këtë është e domosdoshme të bëjmë një jetë të thej-



shtë dhe të përdorim mundësitë materiale bujarisht në rrugën e Zotit, sepse pasuria, siç e dimë, i përket Allahut.

Kjo botë nuk është prona jonë. Kemi ardhur pa asgjë dhe do të ikim pa asgjë. Vetëm veprat tona do të llogariten. Pasuria dhe trupi ynë janë një mirësi kalimtare. Të dyja janë si një thikë me dy anë. Me anë të tyre ose bëhesh një rob falënderues dhe bujar ose tregohesh mosmirënjohës duke humbur në rrethin vicioz të koprracisë. Por një humbje e tillë është një fund i hidhur. Për këtë arsye Zoti i madhëruar na paralajmëron:

***"Ata që grumbullojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji me dënim të dhembshëm. Do të vijë dita, kur (thesaret e mbledhura) do të digjen në zjarrin e Xhehenemit dhe me to do të damkoset balli, anët dhe shpina e tyre e do t'u thuhet: 'Kjo është ajo që keni grumbulluar për veten; pra, shijoni atë që grumbulluat!'"*** (Tevbe, 34-35)

## FOKUSOIMI MBI TRI GJËRA

Kur zbriti ajeti i mësipërm sahabët shikuan njëri- tjetrin dhe më pas e pyetën Profetin (a.s.):

- O i Dërguari i Zotit! Le të fitojmë dhe më pas ta dhurojmë, të fitojmë e ta dhurojmë sërish në rrugë të Allahut, e në këtë mënyrë të afrohemi më shumë me Allahun (xh.sh.). Meqë Ai (xh.sh.), nuk kërkon nga ne të mbledhim pasuri, atëherë ku të përqendrohemi më shumë o i Dërguar?

- Fokusohuni mbi tri gjëra:

1. Një gjuhë falënderuese;
2. Një zemër falënderuese;
3. Një bashkëshorte që do t'ju mbështesë në rrugën e Allahut... (Tirmidhi, Tefsir, 9/9.)

Një gjuhë falënderuese do të thotë të mos harrojmë për asnjë çast Zotin e madhëruar. Çdo gjë ta fillojmë me emrin e Tij. Po sa duhet ta



përmendë Zotin e madhëruar një gjuhë falënderuese? Në çdo frymë të jetës, po të jetë e mundshme. Në çfarë mënyre? Në çdo gjendje, kur ndodhemi në këmbë, shtrirë, ulur.... atëherë do t'ia dalim të kemi një gjuhë falënderuese.

Një zemër falënderuese do të thotë një zemër e ndërgjegjshme për mirësitë e panumërta hyjnore. Falënderojmë Zotin që erdhëm në këtë botë si myslimanë dhe përpiqemi të jetojmë si të tillë. A mund të ketë mirësi më të madhe se kjo? Faleminderit Zotit që jetojmë në një shoqëri myslimane dhe në një vend mysliman. Dëgjojmë zërin e ezaneve që freskojnë shpirtin tonë, a është e mundur të falënderohet për gjithë këto? Cili është çmimi që duhet paguar? Mirësitë e dhuruara nga Allahu i madhëruar t'i përdorësh në rrugën e Tij. Nuk duhet harruar që ato mirësi, duke përfshirë edhe organet tona do të pajisen me gjuhë Ditën e Kiametit dhe do të dëshmojnë për veprat e bëra. (shiko, Fussilet, 21-22)

Nisur nga kjo, falënderimi i zemrës duhet realizuar në çdo etapë të jetës sonë duke pasqyruar modelin e Kuranit dhe të Sunetit. Vetëm në këtë mënyrë mund të realizohet falënderimi. Një falënderim zemre në jetën tregtare, familjare, shoqërore do të thotë begati në të dy botët.

Me një gjuhë dhe zemër falënderuese, me një bashkëshorte e cila na mbështet në rrugën e Allahut do të thotë të plotësosh fenë dhe të gjesh qetësinë e Xhenetit, sepse ashtu siç thotë dhe Profeti (a.s.), një nga tri gjërat më të dashura në këtë botë është dhe gruaja e mirë. Por gruaja nuk duhet të ndjekë instinktet e saj, për të arritur gradën e gruas besimtare, ajo duhet të ndjekë shembullin e vyer të nënave tona si të hz. Hatixhes, Aishes, Fatimes (r.a.). Ato janë kriteri bazë i të qenit një grua besimtare. Fëmijët e rritur sipas kritereve të tyre përngjasojnë me hz. Hasanin dhe hz. Hysenin. Parë nga ky aspekt, fëmijët tanë janë një mjet falënderimi për ne dhe trashëgimia jonë. Qëllimi ynë kryesor është t'i edukojmë dhe t'i rrisim ata besnikë ndaj fesë, besimit, popullit, ezanit, flamurit. Nuk duhet harruar asnjëherë se nëse i nënvleftësojmë fëmijët tanë në Ditën e Kiametit do të shndërrohen në paditës.

**Zoti im, më krijove si njeri, më lejo të jetoj si robi yt dhe të dal**



**para teje si një rob mysliman! Më jep mundësinë e ndërtimit fizik dhe shpirtëror të vendeve të shenjta, siç janë mesxhidet dhe xhamitë! Mos i largo brezat tanë nga ezani, Kurani, besimi, atdheu e flamuri!**

**Amin!...**





# Ramazani, shkolla e devotshmërisë
# Bajrami, diploma shpirtërore

*Nuk duhet harruar se bajrami i vërtetë do të jetë atë ditë kur besimtarët do të dalin para Zotit të madhëruar të suksesshëm nga provimi i devotshmërisë. Behlul Dana thotë: "Bajrami i vërtetë është për atë që është i sigurt nga dënimi i Allahut dhe jo për atë që vishet bukur."*

# Ramazani, shkolla e devotshmërisë Bajrami diploma shpirtërore

Ramazani është një muaj i pasur me adhurime, është stina më e pasur me adhurime, sepse ai është stina e agjërimit, shpërblimin e të cilit e jep vetëm Zoti i madhëruar. Në ajetin kuranor thuhet:

***"O ju që besuat! Agjërimi është detyrim për ju, ashtu siç ka qenë për brezat e tjerë para jush."*** (Bekare, 128)

Agjërimi është një adhurim i domosdoshëm, i detyrueshëm për të gjithë besimtarët. Njeriu duhet ta provojë urinë, duhet të verbojë dëshirat epshore, në mënyrë që shpirti të lartësohet. Zoti i madhëruar përdor shprehjen "edhe atyre para jush". Agjërimi ekzistonte edhe tek izraelitët, por ata më vonë e braktisën dhe agjëruan vetëm ditën e Ashures. Ekzistonte edhe në fenë e krishterë, por edhe të krishterët e kthyen në një formë dietike. Falënderojmë Zotin e madhëruar që tek ne myslimanët ky adhurim vazhdon të zbatohet me një dëshirë e emocion të madh.

## AGJËRIMI ËSHTË METODA E PROFETËVE

Profetët janë përgatitur me agjërim për ardhjen e shpalljes. Kur arritën majat e përsosmërisë u larguan nga bota e njerëzve dhe kur iu dhanë cilësitë e engjëjve kanë pirë nga burimi i pashterur i shpalljes hyjnore.

Para se Musait, Profetit të malit Turi Sina t'i zbriste Teurati, ai agjë-



ronte 40 ditë e 40 net radhazi, pra mbante një agjërim të quajtur “saumi visal”. Hz. Isai (a.s.), profeti i malit Sair pati agjëruar 40 ditë kur i zbriti Ungjilli për herë të parë. Ndërkohë që Jusufi (a.s.) bënte detyrën e tij si drejtues në Egjipt nuk e ngopte barkun, për të kuptuar edhe më mirë gjendjen e të varfërve, të uriturve dhe të mjerëve. Ndërsa në një përcjellje që vjen prej hz. Aishes thuhet: “Profeti (a.s.), nuk e ka ngopur barkun ndonjëherë tri ditë rresht me bukë gruri, që nga dita kur erdhi në Medine e derisa vdiq.” (Muslim, Zuhd, 20.)

Profeti (a.s.), herë pas here mbante dhe agjërim “saumi visal”. Ky agjërim i cili mbahet pa iftar për disa ditë rrjesht i përkiste vetëm atij. Profeti (a.s.), thotë: *“Agjërimi është mburojë.”* (Nesai, Sijam, 43.)

## AGJËRIMI ËSHTË DISIPLINË SHPIRTËRORE

Agjërimi arrin të burgosë fort përbindëshin nefs dhe në këtë mënyrë bëhet një disiplinë që mundëson zbulimin e ndjenjave të mëshirës e dhembshurisë.

Agjërimi në të njëjtën kohë është një lloj xhihadi kundër nefsit, sepse xhihadi më i madh është xhihadi me nefsin tonë. Profeti (a.s.), po i afrohej Medinës tek ktheheshin nga lufta e Tebukut. Sahabët ishin aq të lodhur, saqë lëkura u ishte ngjitur për kocka. Kishin ecur 1000 km dhe të njëjtën rrugë kishin bërë edhe në kthim.

- *Tani po kthehemi nga xhihadi i vogël drejt xhihadit të madh,* - tha Profeti (a.s.).

- A ka xhihad më të madh se ky? - e pyetën sahabët.

- *Po, tani kemi xhihadin me nefsin tonë.* (Sujuti, xhamius-sagir, II, 73, Keshful Hafa, 1/511.)

Padyshim që agjërimi është adhurimi më i rëndësishëm në luftën tonë kundër nefsit. Në këtë mënyrë agjërimi luan rolin e mburojës kundër zjarrit të Xhehenemit dhe rrugëve që të shpien në të.



## AGJËRIMI ËSHTË MBUROJË DEVOTSHMËRIE

Në fund të një ajeti kuranor Zoti i madhëruar thotë: ***"...shpresohet të bëheni të devotshëm."*** (Bekare, 128) Pra me anë të agjërimit ndjenjat tuaja largohen nga gjërat e tepërta, zbulohen prirjet shpirtërore dhe në fund shpresohet arritja e devotshmërisë.

Agjërim do të thotë të arrish devotshmërinë dhe të mbrohesh nga e keqja e nefsit. Prandaj ramazani është një muaj edukimi shpirtëror, i cili na largon nga gjërat e ndaluara dhe gjërat e dyshimta dhe na ndihmon të përdorim mirë të lejuarat.

Atëherë le t'i bëjmë një analizë vetes në këtë muaj të shenjtë Ramazani:

Sa i përdorim për mirë gjërat e lejuara? Sa largohemi nga gjërat e dyshimta apo, thënë më mirë, nga të ndaluarat? Cili është kujdesi që tregojmë ndaj të drejtës së të tjerëve në jetën tregtare e shoqërore?

Abdullah ibn Omeri (r.a.), thotë: "Allahu i madhëruar nuk i pranon adhurimet për sa kohë nuk i braktisni gjërat e ndaluara edhe po të jeni të shpejtë si shigjeta për në faljen e namazit dhe të mbeteni si një gozhdë nga agjërimi." Pra në këtë mënyrë ikën e mira e adhurimit. Prandaj është shumë e rëndësishme të kontrollojmë gjërat që hamë dhe të sigurojmë jetesën në rrugët e lejuara.

Agjërimi i Ramazanit është një mirësi mjaft e madhe. Profeti (a.s.) thotë: *"Nëse do ta dinit shpërblimin e agjërimit të Ramazanit, do të dëshironit që gjithë viti të ishte Ramazan."* (Taberani, el Kebir, 22/389.) Kjo është dhe arsyeja pse në ajetin kuranor i cili flet për agjërimin lirohen nga ky detyrim vetëm personat e sëmurë, udhëtarët etj., por në fund thuhet: ***"Po të agjëroni, kjo do të ishte më e mirë për ju."*** (Bekare, 129)

Agjërimi përsos moralin tonë, duke na larguar nga dëshirat e nefsit dhe duke na shtuar durimin, mirënjohjen, vullnetin. Ai shton vlerën e mirësive, zgjon ndjenjat e falënderimit, na ndërgjegjëson në kuptimin e gjendjes së të varfërve, zhduk ndjenjat negative, na shpëton nga varësia materiale me anë të durimit dhe na lartëson në shkallët më të larta të moralit.



Për të përjetuar një agjërim të pranuar duhet të agjërojmë jo vetëm me stomak, por edhe me gjuhën, sytë, veshët. Ashtu siç tregohet kujdes në mosfutjen në gojë të asgjëje kur jemi agjërueshëm, të tregohemi të kujdesshëm edhe me fjalët e nxjerra nga goja. Gjuha jonë nuk duhet të jetë një gjemb shqetësues, por një gjuhë mëshironjëse. Të mos hapim iftarin duke përgojuar të tjetër, pra duke ngrënë mish njeriu, diçka që është e ndaluar. (Huxhurat, 12)

Agjërimi është përkthyesi më i mirë i klithmave, thirrjeve dëshpëruese të të mjerëve dhe nevojtarëve. Ne do të humbasim rrugën nëse nuk do të shtojmë mëshirën e dhembshurinë ndaj krijesave të tjera. Në një hadith profetik thuhet: *"Tregohuni të mëshirshëm ndaj krijesave në tokë, në mënyrë që të mëshiroheni nga ato të qiellit."* (Tirmidhi, Birr, 16.)

Ramazani është një stinë mëshire e cila nxit, ringjall tek ne ndjenjat e dhembshurisë. Prandaj mund të themi se ramazani është një vaksinë dhembshurie.

Të tregohesh i dhembshur është një mirësi e madhe e Allahut të madhëruar. Sepse dhembshuria vjen nga mëshira. I dhembshuri është bujar, modest, shërbyes në rrugën e Zotit dhe i ndërgjegjshëm. Fjala infak (dhurim) rrjedh nga fjala nafak që do të thotë tunel. Dhurimi është një tunel që e çon robin tek Zoti i madhëruar.

## NJË TUNEL MËSHIRE...

Të dhurosh për hir të Allahut, s'ka rëndësi profesioni, pasuria, mundësitë që zotëron, e rëndësishme është të dhurosh diçka për Allahun (xh.sh.).

Mëshira është shija e besimit. Ti dhuron atë që nuk e ka tjetri. Kjo është dhembshuria. Të ndash me ata që nuk kanë atë që të ka dhuruar Zoti ty. Ndryshe mund të themi se dhembshuria është një vrapim në ndihmë të të tjerëve, në plotësimin e nevojave të tyre. Mëshira është cilësi e besimtarit, ajo duhet shndërruar në një pjesë të natyrës së tij, sepse mëshira është një qetësi ndërgjegjeje dhe përgëzim i lumturisë së përjetshme në Ahiret.



Kjo dhembshuri duhet të përfshijë të gjitha krijesat, edhe kafshët. I Dërguari i Allahut e vlerësonte shumë ndjenjën e dhembshurisë, saqë gjatë Çlirimit të Mekës kalon nga ana tjetër e rrugës thjesht për të mos shqetësuar një qen i cili ushqente të vegjlit e vet. Përsëri zemërohet kur sheh një fole të djegur të milingonave dhe pyet: *"Kush e ka djegur këtë fole, kush mund të marrë shpirtin që e ka dhënë Allahu (xh.sh.)?"* (Ebu Davud, Xhihad, 112.)

Të gjitha këto janë pjesë e moralit të Kuranit. Ramazani është stina ku ne mbështillemi me këtë moral kuranor, sepse Kurani famëlartë ka zbritur në këtë muaj.

## MUAJI I KURANIT...

Muaji i Ramazanit është nderuar me shpalljen e Kuranit. Zoti i madhëruar thotë: ***"Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues** (i së mirës nga e keqja)**."*** (Bekare, 185)

Prandaj gjatë këtij muaji duhet të jetojmë me Kuranin, të shkrihemi me të, ta kuptojmë dhe të zbatojmë mesazhet e tij. Një mik i Zotit thotë:

Vetëm tri gjëra mbesin nga kjo botë:

1. Një mik besnik të cilin e ke dashur për hir të Allahut;
2. Mësimi i marrë nga Kurani;
3. Të shoqëruarit me Allahun kur je vetëm.

Atëherë Ramazani duhet të jetë një muaj i përjetuar me Kuranin. Këtë muaj duhet shijuar Kurani në çdo çast. Ramazani dhe Kurani duhet të shpalosin një atmoferë të zjarrtë shpirtërore.

Të gjithë lexojnë të njëjtin Kuran, por secili merr një rezultat të ndryshëm nga tjetri. Pra mirësia e marrë nga Kurani lidhet me zemrën e personit. Lidhja që ka pasur motra e hz. Omerit, Fatimja me Kuranin dhe dashuria e saj për të është bërë shkak për udhëzimin e hz. Omerit.



Duhet ta theksojmë mirë se besimtari përsoset vetëm kur mbushet me Kuran. Nisur nga kjo, Zoti i madhëruar në Kuran thotë: ***"Edhe ata, që, kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër;"*** (Furkan, 73)

Zemra duhet të vijë në një stad të tillë, saqë besimi të forcohet me Kuran. Mesazhi i Kuranit duhet të kthehet në praktikë. Modeli i Kuranit dhe Sunetit të pasqyrohet në çdo segment të jetës. Në jetën familjare, tregtare, shoqërore etj... Për ta arritur këtë, shpirtrat tanë duhet t'i mbajmë gjallë me meditim dhe vetëkontroll. Le të mendojmë pak se sa shpejt kalojnë ditët në këtë botë. Cilat janë mesazhet që na jep Zoti i madhëruar? Si është gjendja jonë? Si e jetojmë këtë jetë të shkurtër? A do të na dalin para faqet e Kuranit apo ato të dëshpërimit Ditën e Kiametit kur të na thuhet: ***"Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!"*** (Isra, 14) Sa të kujdesshëm tregohemi ndaj paralajmërimit të Zotit të madhëruar: ***"O besimtarë, a doni t'ju drejtoj në një tregti, e cila ju shpëton nga një dënim i dhembshëm?!"*** ?

Kjo "tregti që shpëton nga dënimi" përbëhet nga:

- Leximi i Kuranit famëlartë, dhe të pasqyruarit e tij kudo në jetë.
- Falja e namazit duke e respektuar atë. Pra nga falja e namazit i cili të mbron nga e keqja.
- Dhurimi i pasurisë, haptazi dhe fshehurazi.

Çdo ditë këputet nga kalendari i jetës sonë dhe engjëjt Kiramen Katibin e fusin atë në dosjen e tyre... Si duhet të mbushet dita e sotme? Po fryma e fundit, si duhet të dorëzohet? Sot është dita gjatë së cilës mund të përgatitim përgjigjet e dëshiruara. Atëherë le të pyesim veten:

Çfarë kam bërë për veten dhe çfarë bëra për Zotin?

Zoti i madhëruar thotë: ***"Ju, me siguri, do të sprovoheni në pasurinë e në jetën tuaj."*** (Ali Imran, 186) Për të pasur një sprovim sa më të lehtë Sadi Shirazi thotë: "Miqtë e Zotit bëjnë pazar në dyqanet ku nuk blen asnjeri." Cilët janë këto dyqane? Sigurisht që shpirtrat e të varfërve, jetimëve dhe të vetmuarve...



## NË VENDET E MJERA...

Sigurisht që është shumë e vështirë të shkohet në vende të tilla. Disa njerëz thonë se "nuk mund të shkojnë", disa të tjerë japin shumë pak lëmoshë dhe justifikohen me aq sa kanë dhënë. Por miqtë e Zotit bëjnë pazar në dyqanet që nuk frekuentohen nga askush. Pra harmonizojnë zemrën e tyre me zemrën e të varfërve. Ndjekin të heshturit dhe i vëzhgojnë me kujdes. Në një ajet kuranor thuhet: ***"****(Lëmosha)* ***u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë*** *(për të fituar)*. ***Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se ata nuk lypin. Do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur..."*** (Bekare, 273)

Zoti i madhëruar na jep një cilësi të tyre duke thënë: "***Do t'i njohësh nga pamja e tyre."*** . Pra zemra duhet të fitojë aq shumë ndjeshmëri saqë të njohë të varfrit, të vetmuarit e nevojtarët nga pamja tyre e jashtme. Besimtari duhet të harmonizohet me të varfrin. Në të kundërt, pasuritë e kësaj bote janë kalimtare, të gjitha do të ikin e pas do të mbetet vetëm një boshllëk i trishtë...

Sa bukur e përshkruan Nexhip Fazëll gjendjen e atyre që e çojnë jetën me punë të kota:

*Ka 30 vjet që ora ime punon, por unë kam mbetur në vend.*

*Kam fluturuar pa e kuptuar si balona në qiell...*

Një mik i Zotit thotë: "mos prit përjetësi nga kjo jetë, këtë nuk e ka as ajo vetë." Prandaj është e domosdoshme ta shohim këtë jetë dhe tjetrën me syrin e urtësisë. Vetëm në këtë mënyrë njeriu mund të prishë perden e pakujdesisë dhe kështu mund të arrijë virtytin me diturinë e vërtetë. Bëhet pjesë e "të diturve", të lavdëruar nga ana e Krijuesit.

**Kush janë të diturit?**

***"A mund të krahasohet ai që falet natën, duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë e që ruhet prej jetës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të tij*** *(me jobesimtarin)****?! Thuaj: 'A janë të barabartë***



***ata që dinë dhe ata që nuk dinë?! Vetëm të mençurit i pranojnë këshillat!"'*** (Zumer, 9)

Pjesën e ajetit "a janë të barabartë të diturit me të paditurit" disa njerëz e kuptojnë vetëm nga ana shkencore duke nënkuptuar shkencat materiale, gjeometrike etj. Megjithëse dija e vërtetë është të kuptosh urdhrin e Zotit të madhëruar, të njohësh urtësinë e Tij dhe të prekesh përballë madhështisë hyjnore. Të bën përshtypje klasa e cilësuar si të diturit ku në ajet jepen dhe cilësitë e saj:

- Adhuruesi i natës, i cili gjendet vazhdimisht në sexhde ose në këmbë;
- Ai që shqetësohet për Ahiretin dhe nuk e harron përkohshmërinë e kësaj bote;
- Ai që shpreson në mëshirën e Zotit dhe lutet vazhdimisht.

Kur të shkojmë në botën tjetër, gjithçka do të ketë mbaruar. Asnjë keqardhje apo pendesë nuk do të pijë ujë më. Nisur nga ky fakt, këtë të vërtetë duhet ta ndjejmë në çdo frymë tonën dhe ta pyesim shpesh veten: A është i kënaqur Zoti i madhëruar me gjendjen time? A po fitoj kënaqësinë e Zotit apo po mashtrohem nga truket e nefsit tim? A do të kënaqej Profeti (a.s.) me sjelljen time nëse do të gjendej pranë meje apo do të mërzitej? Sa i ndërgjegjësuar jam për kontrollin hyjnor?

Është e domosdoshme t'i bëjmë vetes vazhdimisht këto pyetje. A mund të rendë pas gjërave të kota dikush që shqetësohet për Ahiretin? A mund të bëjë mëkate? Kurrë! Ai mund të jetë vetëm një njeri i urtë qi që thotë vetëm "Zoti im". Gjuha e tij asnjëherë nuk thotë asnjë gënjeshtër, të bardha apo rozë qofshin ato, nuk shpif... ato që e shohin e kuptojnë që ai lutet duke shpresuar mëshirën...

Pra për të diturit e mësipërm Zoti i madhëruar bën krahasimin: "A janë të njëjtë të diturit me të paditurit?" Zoti i madhëruar ua plotëson atyre botën shpirtërore duke ua mësuar atyre gjërat që nuk i dinë. (shiko Bekare, 282) Për të diturit çdo ditë dhe natë e re është një mundësi më vete. Ramazani është një mundësi krejt tjetër.



## NATA E KADRIT ËSHTË NJË MUNDËSI E VEÇANTË...

Nata e Kadrit, një mirësi brenda mirësisë... Një dhuratë e veçantë për besimtarin nga ana e Zotit të madhëruar. Allahu (xh.sh.), aq shumë e do besimtarin, saqë një natë e ka bërë më të vlefshme se një mijë muaj. Ajo natë është nata e Kadrit, e gjendur brenda Ramazanit, stinës së bereqetit dhe begatisë, stinës së mëshirës, faljes, dashurisë, ngrohtësisë.

Nata e Kadrit është një nga thesaret shpirtërore më të pasura, të cilat Zoti i madhëruar i ka dhënë vetëm për umetin e Muhamedit (a.s.), në mesin e popujve të tjerë. Mrekullia, madhështia dhe rëndësia e saj janë pasqyruar në një kaptinë më vete të Kuranit dhe në shumë hadithe profetike:

***Ne e kemi zbritur** (Kuranin) **në Natën e Kadrit. E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e mirë se një mijë muaj. Engjëjt dhe Shpirti** (Xhebraili)**, me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë natë, me të gjitha vendimet. Paqe është ajo deri në lindjen e agimit.*** (Kadr, 1-5)

Miqtë e Zotit kanë nënvizuar rëndësinë e vlerësimit të çdo kohe të vitit. Meqë nata e Kadrit gjendet e fshehur brenda këtij viti, Ibn Mesud (r.a.), thotë: "Ai i cili vlerëson të gjithë vitin do ta gjejë natën e Kadrit." Për ta kuptuar më mirë këtë të vërtetë shprehja: "çdo person pranoje si Hidrin dhe çdo natë si natë Kadri", është një ligj themelor i jetës për besimtarët e sinqertë.

Kjo është një natë e tillë ku Zoti i madhëruar dhuron mirësitë e një mijë muajve. Më shumë se 80 vjet, pra një jetë. Mirësia e një jete të tërë jepet në një natë të vetme. Sigurisht që shpërblimi për një natë të tillë dhe për shfrytëzimin e muajit të Ramazanit do të jepet në Ahiret në një mënyrë krejtësisht të veçantë. Mëshiruesi i mëshiruesve, më Bujari, sigurisht që i shpërblen robërit e Tij edhe në këtë botë.

## ÇMIMI I SOTËM I RAMAZANIT ËSHTË BAJRAMI

Profeti (a.s.) thotë: *"Zoti i madhëruar i fal agjëruesit ditën e fundit të Ramazanit."*



- O i Dërguari i Zotit, ajo ditë mos është Nata e Kadrit? - e pyetën sahabët.

- *A nuk e dini se punëtorit i jepet shpërblimi për punën që ka bërë në fund të saj*. (Bejhaki).

Shpresojmë nga Zoti i madhëruar që jeta jonë të shndërrohet në një muaj Ramazani dhe fryma e fundit në një bajram. Shumë miq që gjendeshin bashkë me ne vitin e kaluar sot gjenden në jetën e varrit. Për shumë të tjerë ky mund të jetë Ramazani i fundit. Prandaj të gjithë ne duhet ta shfrytëzojmë atë sikur të ishte i fundit, sepse edhe Profeti (a.s.), na nxit t'i bëjmë adhurimet tona sikur të ishin të fundit. Nëse arrijmë të jetojmë sipas kësaj këshille, Ramazani do të jetë një shkollë devotshmërie, ndërsa Bajrami një diplomë shpirtërore. Profeti (a.s.), thotë: *"Zemrat e atyre që i shfrytëzojnë netët e Ramazanit dhe të Bajramit duke bërë adhurime e duke shpresuar në shpërblimin e Zotit të madhëruar nuk do të vdesin atë ditë kur të gjithë zemrat do të vdesin."* (Ibn Maxhe, Sijam, 68.)

Atëherë netët e Ramazanit duhet të shfrytëzohen në maksimum dhe nuk duhet harruar se bajrami i vërtetë është atë ditë kur besimtarët të dalin faqebardhë para Zotit të madhëruar nga provimi i devotshmërisë.

## BAJRAMI I VËRTETË

Bajrami i vërtetë nuk është për atë që vishet me rroba të reja, por për atë që është i sigurt nga dënimi i Allahut. Bajram i vërtetë është fitimi i kënaqësisë së Allahut. Nisur nga ky fakt, në këto ditë gëzimi të mundohemi të ndihmojmë jetimët, të varfrit dhe nevojtarët, në mënyrë që të përfitojmë nga mëshira hyjnore.

## BAJRAMI...

Është një atmosferë Xheneti për ata që mund të kthejnë buzëqeshjen në fytyrën e të vuajturve. Një dhuratë e bukur për shpirtrat e besimtarëve që mund të përqafojnë flladet shpirtërore të Ramazanit. Sa mund të arrijë ky Bajram tek të mjerët, nevojtarët, jetimët? A kanë arritur lutjet



tona deri aty? Duhet të mendojmë mirë se për cilën lëvizje shpirtërore ka nevojë ky Bajram për të gëzuar jetimët e të varfërit dhe për t'i kthyer buzëqeshjen njerëzimit. Bajramet e vërtetë janë ditë përqafimi të shoqërisë në adhurime të cilat bëhen shkas të shumë shpërblimeve për të përjetuar vëllazërinë fetare dhe për t'u kujtuar gjithmonë për të mira.

Nga ana tjetër, feja nuk mund të përkufizohet vetëm me muajin e Ramazanit dhe me ditë të caktuara; ajo shtrihet në të gjithë jetën tonë. Prandaj le të mos harrojmë impenjimin në vepra të mira e adhurime edhe në muaj të tjerë pas Ramazanit.

Vdekja do të dalë para njeriut sipas mënyrës që ka jetuar jetën e kësaj bote. Për disa do të jetë një lumturi e mëngjesit të Bajramit dhe për disa të tjerë një udhëtim i mbushur me ankthe.

Le të përpiqemi të kufizojmë jetët tona me vullnetin hyjnor, ashtu siç bëjmë në muajin e shenjtë të Ramazanit dhe të bëjmë një jetë të zbukuruar me adhurime, në mënyrë që Ahireti të jetë dita e Bajramit. Shpresojmë që vitin e ardhshëm të arrijmë përsëri Ramazanin me të njëjtat ndjenja të pastra e plot sinqeritet, ashtu siç kaluam këtë Bajram.

**Zoti na mundësoftë të gjithëve shfrytëzimin e muajit të shenjtë të Ramazanit, një muaj i dhuratave e shpërblimeve hyjnore!**

**Na mundësoftë një jetë të pasur me klimën shpirtërore të Ramazanit dhe na e ktheftë vdekjen tonë në një mëngjes Bajrami!**

**Zoti ynë, bëje Bajramin një mjet qetësie e lumturie për vendin e popullin tonë e për të gjithë botën Islame!**

**Amin!**





PJESA

Të njohësh mëshirën e botëve

3

## Ai, mjet i faljes
# Mëshirë e përjetshme

*Trungu i hurmës me anë të të cilit ndërtuan një minber ku Profeti (a.s.) mbante hutbe rënkoi plot mall kur u nda nga drita e ekzistencës. Mëshira e botëve, Profeti (a.s.) e kishte përkëdhelur dhe vetëm në këtë mënyrë ishte qetësuar.*

# Ai, mjet i faljes, mëshirë e përjetshme...

## ATË E NJOHIN TOKA DHE QIELLI

Edhe gurët e përshëndetnin vulën e profetëve. Edhe trungu i hurmës i cili u përdor për të bërë një minber filloi të rënkonte, ngaqë ishte ndarë nga Profeti (a.s.). (shiko, Buhari, Xhuma, 26.) Krahas kësaj edhe pemët ishin afruar pranë tij dhe i përgjigjeshin thirrjes së Profetit (a.s.). (Tirmidhi, Menakib, 6, Hejsemi, VIII, 282.) Profeti (a.s.), shprehet kështu: *"Përveç disa njerëzve dhe xhindëve mosbesues, gjithçka që gjendet në mes tokës dhe qiellit më njeh si i Dërguar i Zotit."* (Ahmed, III, 310.)

Edhe jobesimtarët më të fortë e cilësonin atë si më besnikun dhe e pranonin se ai nuk gënjente. Ata ia besuan mallrat e tyre edhe atëherë kur e luftonin. U strehuan në krahët e tij të dhembshurisë, sepse Ai ishte edhe një mjet udhëzimi edhe një strehë e sigurtë. Nisur nga kjo veçori e tij, Allahu i madhëruar e cilëson si:

## RAUF DHE RAHIM / NJË PEJGAMBER SHUMË I DHEMBSHUR DHE SHUMË I MËSHIRSHËM

Në Kuran thuhet: ***"Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që ju bëni, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër, që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshir-***



***shëm me besimtarët."*** (Tevbe, 128) Siç e shohim edhe tek ajeti i mësipërm kuranor, cilësitë rauf dhe rahim janë pasqyruar në formën më të përsosur tek Profeti (a.s.). Ky ngushëllim është arsyeja që Profeti (a.s.) të lutej vazhdimisht për umetin e tij. Lutej aq shumë, saqë edhe në momentet më kritike apo në frymën e fundit nuk i është hequr nga goja fjala *Umeti im, umeti im...*

Natyra e Profetit (a.s.) e mbushi plot mëshirë edhe umetin e tij. Njeriu i cili gjatë jetës së tij nuk ndaloi së thëni *"umeti im"* thotë:

*"Tregohuni të kujdesshëm! Unë jam një mjet sigurie për ju, për sa kohë jam gjallë. Kur të vdes, në varr do të vazhdoj të thërras: 'O Zot, umeti im, umeti im' derisa të fryhet suri i parë ..."* (Ali el Muttaki, Kenzul Ummal, c.14, s.414.)

Sa bukur shprehet në hadithin e mëposhtëm dashuria që ndjente për umetin e tij Profeti (a.s.):

*"Jeta ime është një mirësi për ju. Flisni me mua dhe juve ju përcillen urdhra dhe shpallje hyjnore. Edhe vdekja ime është një mirësi për ju, veprat tuaja do të më paraqiten mua. Kur të shoh një vepër të mirë, do të falënderoj Allahun (xh.sh.), e kur të shoh një vepër të keqe do t'i kërkoj falje Zotit për ju."* (Hejsemi, IX, 24.)

Po, Profeti (a.s.), është një mëshirë aq e begatshme, saqë ekzistenca e tij është një mburojë ndaj dënimit hyjnor.

Zoti i madhëruar thotë: ***"Por Allahu nuk do t'i ndëshkonte ata, përderisa ti ishe në mesin e tyre..."*** (Enfal, 33)

Ai ishte mëshirë për vendin ku ndodhej, për shoqërinë, rruzullin tokësor, shtresat qiellore dhe mbushja e shpirtrave me dashuri për të është një mëshirë e veçantë. Në Ditën e Kiametit vetëm ai do të thotë: "Umeti im, umeti im".

Ndërkohë që të gjithë profetët e tjerë do të jenë të zënë me çështjet e tyre të shpalljes, mëshira e botëve, Profeti (a.s.), do të bjerë në sexhde dhe do të kërkojë falje për umetin e tij duke iu përgjëruar Zotit të madhëruar me fjalët: "Umeti im, umeti im."



Si duhet të jetë sjellja jonë përballë kësaj mirësie të madhe? A mund ta themi me plot dashuri ashtu si sahabët fjalën *Lebbejke ja Resulallah* (t'u përgjigjëm o i Dërguari i Zotit)?

Lebbejk është shprehja e dorëzimit dhe lidhjes së fortë të bazuar në dashuri. Shkurt është:

"Urdhëro, zotëria im! Jam gati për zbatimin e çdo urdhri."

Zoti i madhëruar na e dhuroftë mundësinë e zbatimit me gjithë shpirt të urdhrave të tij! Mos na bëftë prej atyre që ndryshuan drejtim dhe ia kthyen shpinën Profetit (a.s.)! Ata që kthyen shpinën shijuan dështimin në të dy botët. Në një ajet kuranor thuhet:

***"Nëse ata largohen** (nga e vërteta)**, thuaj: "Më mjafton Allahu, s'ka zot tjetër përveç Tij. Unë mbështetem tek Ai që është Zot i Fronit të Madh!"*** (Tevbe, 129)

Ata të cilët kthyen shpinën do të qëndrojnë në mesin e zjarrit në të dy botët. T'ia kthesh shpinën Profetit (a.s.), do të thotë t'u hapësh rrugë fatkeqësive, fundi i të cilave është Xhehenemi, prandaj një jetë pa të, një vdekje pa të, do të thotë një dënim i dhembshëm më pas. Shpëtimi arrihet përsëri vetëm me të, sepse Profet (a.s.) është një urë dëshmie e cila do të të çojë tek Allahu i madhëruar pa u djegur në flakët e Xhehenemit.

## URË DËSHMIE

Nuk duhet harruar se ai është shpëtim për njeriun i cili lidhet me të me dashuri e besim. Për këtë Allahu i madhëruar e ka bërë këtë umet një umet dëshmitar të Librit dhe Sunetit. Në një ajet kuranor thuhet: "***Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju."*** (Bekare, 143)

**Kur do të bëhet Profeti (a.s.) dëshmitar për ne?**

Sigurisht atëherë kur ne do të mund të bëhemi pasqyra më e mirë dhe më e bukur e tij dhe atëherë kur do ta duam më shumë se çdo gjë.



Cila është shenja dalluese e dashurisë ndaj tij?

Gjithçka dëshirojmë është të ndiejmë atmosferën shpirtërore të Profetit tonë të nderuar. Vetëm atëherë mund të afrohemi më shumë me të. Misteri, e fshehta e afërsisë me Të, është ta duam me një dashuri të zjarrtë.

Shenja dalluese e kësaj dashurie është niveli i ndjekjes së Sunetit të tij dhe thellësia e ndjenjave. Sahabët e nderuar të cilët silleshin në çdo çast rreth asaj Drite Hyjnore, janë shembujt më të ndritur të kësaj dashurie.

Në tregun e Medinës ishte sjellë një skllav i fortë dhe i fuqishëm. Shumë vetë kërkonin ta blinin, por ai kishte vetëm një kusht: Ta lejonin të falte pesë kohët e namazit në xhaminë e Profetit dhe prapa tij. Sahabët e përmendnin shpesh mallin dhe dashurinë e zjarrtë ndaj Profetit (a.s.). Ai (a.s.) gjithmonë dëshironte shpëtimin e umetit të tij.

Ishte shpallur lufta e Tebukut. Ndërkohë që pjesa më e madhe e myslimanëve përgatiteshin të dilnin në fushën e betejës në temperatura shumë të larta dhe me shumë vështirësi, një grup mbeti prapa. Njëri prej tyre ishte dhe Ebu Hajtheme. Ja se si e tregon ai:

"Isha në kopshtin e hurmave ku bashkëshortet po më gostisnin me hurma të llojeve të ndryshme. U mendova për pak çaste, çfarë pune kisha unë në luftën e Tebukut, në atë të nxehtë vdekjeprurës, ndërkohë që i Dërguari i Allahut ishte falur për të gjitha mëkatet e tij të së shkuarës dhe të së ardhmes. Para meje kisha lloje të ndryshme hurmash? Më erdhi turp nga vetja dhe u ngrita pa i ngrënë hurmat. 'Më përgatisni shpejt kalin', u dhashë urdhër shërbëtorëve. Mora rrugën drejt Tebukut dhe e takova Profetin (a.s.) në Tebuk. Ai u gëzua shumë kur më pa dhe u shpreh me këto fjalë:

*"Për pak sa nuk u shkatërrove, o Ebu Hajtheme."* (Ibn Hisham) Kjo ishte mëshira e Profetit (a.s.) ndaj umetit të tij. Ja dashuria dhe lidhja e një sahabi. Ata sahabë që bënin garë për t'u sakrifikuar...

Përsëri në luftën e Tebukut njëri nga sahabët nuk kishte mundësi të



nisej për luftë. Dhe doli në sheshin e Medinës duke bërtitur: “O njerëz, a ka ndonjë person i cili mund të më çojë në Tebuk me kalin apo devenë e tij? Çmimin e kësaj do t’ia jap vetë në Tebuk.”

- Hajde o vëlla, unë kam një kafshë, por do të shkojmë bashkë, - i tha një sahab.

- Në rregull, pagesën do të ta bëj në Tebuk, - i tha ai.

Shkuan të dy bashkë në Tebuk. Sahabiut nevojtar i ranë tri deve si plaçkë lufte. Ai i mori tri devetë dhe shkoi pranë sahabiut që e kishte sjellë në Tebuk: “Merri vëlla, të pata thënë se do të të paguaj në Tebuk, ja këto tri deve janë tuat.”

- Jo vëlla, unë nuk të solla këtu për të fituar diçka, merri këto tri deve, janë të tuat. Unë të solla për hir të Allahut. Pagesën do ta marr nga Allahu (xh.sh.). Unë nuk kërkoj asgjë nga ti, - iu përgjigj sahabiu që kishte ndarë kafshën bashkë me të për qindra kilometra rrugë.

Njëri nga këta sahabë luftonte për të qenë pranë Profetit (a.s.), për t’iu përgjigjur urdhrit të tij. Ndërsa tjetri ndante mundësitë që kishte me vëllanë e tij jo për të marrë ndonjë shpërblim nga kjo, por për të fituar kënaqësinë e Zotit. Një tjetër shembull:

## SAHABIU QË DËSHIRONTE TË ISHTE I VERBËR

Një ditë kur Abdullah ibn Zejdi (r.a.), po punonte në kopshtin e tij erdhi një djalë duke dihatur dhe i tha se Profeti (a.s.) kishte ndërruar jetë. Në atë çast për Abdullah ibn Zejdin çdo gjë mbaroi dhe u lut kështu: “Zoti im! Ma merr shikimin e syve të mi, në mënyrë që të mos shoh njeri tjetër përveç të dashurit tim të zemrës, Profetit Muhamed (a.s.)!” Lutja e Abdullahut u pranua dhe ai humbi shikimin në çast.

Ashtu siç u verbuan sytë e Abdullah ibn Zejdit nga ky lajm i hidhur edhe zëri i fortë i Bilalit (r.a.), ishte shuar, e kishte mbetur pa frymë.

Ç’është kjo ndarje o Bilal?

Pas vdekjes së Profetit (a.s.) edhe Bilali, muezini me zërin më të



bukur, nuk mundi të këndonte më ezanin. Edhe pse shpeshherë pas insistimit të Hz. Ebu Bekrit, Hz. Omerit dhe Hz. Osmanit (r.a.), të cilët digjeshin nga malli për Profetin (a.s.), ai bëhej gati të këndonte ezanin, sa herë që fillonte, mbytej në të qara dhe nuk arrinte ta këndonte. U largua nga Medina për të shuar sado pak zjarrin që mbante në shpirt dhe shkoi në Damask. U bë pjesë e ushtrisë islame. Një herë thuhet se ka kënduar një ezan të shoqëruar me tingujt e zemrës së djegur nga malli për Profetin (a.s.). Të gjithë u përmalluan. Më pas një ditë pa në ëndërr Profetin (a.s.), duke i thënë: "Ç'është kjo ndarje o Bilal? A nuk të erdhi koha të më vizitosh?" Pas kësaj ëndrre Bilali u zgjua i mërzitur dhe menjëherë mori rrugët. Shkoi në Medinë për të vizituar varrin e nderuar të Profetit (a.s.). Në kohën kur po qante pranë varrit të Profetit (a.s.), erdhën nipërit e Profetit, Hasani dhe Hysejni. Bilali (r.a.) i përqafoi dhe i puthi fort të dy.

"O Bilal, na ka marrë marrë malli shumë të dëgjojmë ezanin tënd," - i thanë ata. Pas këmbënguljes së tyre, Bilali filloi të këndojë ezanin dhe në momentin që tha "Allahu ekber" u tund e gjithë Medina. Kur tha "esh'hedu enne Muhameder-Resulullah" të gjithë njerëzit, gra e burra mbajtën rrugën drejt xhamisë së Profetit (a.s.), duke menduar se ai ishte ringjallur. Nuk ka pasur ditë tjetër ku njerëzit, banorët e Medinës të kenë qarë më shumë se atë ditë. (Ibn Esir, Usdul Gabe, I, 244-245, Zehebi, Sijer, I, 357-358.)

Atë ditë muezini i ndjeshëm, hz. Bilali u shtri përdhe duke qarë pasi tha fjalët: "Esh'hedu enne Muhameden Resulullah." Nuk mundi ta vazhdonte më gjatë, sepse në mihrab nuk ishte më Profeti (a.s.). Ky sahab i dashuruar pas Profetit (a.s.), ndërroi jetë në Damask në moshën 60 e ca vjeçare. Në momentin e vdekjes nga goja e tij dolën këto fjalë: "Miqtë e mi, gëzohuni, nesër shpresoj të takohem me hz. Muhamedin dhe sahabët e tjerë."

"Ah, e mjera unë!" - pëshpëriti plot dhimbje bashkëshortja e tij.

"Ah sa mirë, sa bukur," - pohoi Bilali (r.a.), shpirti i të cilit ishte mbushur plot me dashuri për Profetin (a.s.). Ndjekësit e nderuar të Profetit (a.s.), kanë ndjekur këtë fjalë përgjatë gjithë jetës së tyre.



Sahabët janë përpjekur të shtojnë dashurinë ndaj Profetit (a.s.), burimit më të madh të ngushëllimit, pasurisë më të madhe që kishin në duar. Enesi (r.a.) thotë: "Asgjë nuk më ka gëzuar më shumë se lajmi i gëzuar se 'njeriu është bashkë me atë që do', qëkur kam pranuar Islamin. Ja pra dhe unë e dua Allahun, të Dërguarin e Tij, Ebu Bekrin dhe Omerin, shpresoj një ditë të jem bashkë me ta, megjithëse nuk kam mundur të veproj ashtu siç vepruan ata." (Muslim, Birr, 163.)

Kjo dashuri e lartë u ka mundësuar atyre ndjekjen e të Dërguarit të Zotit në çdo hap. Mos të harrojmë dhe thesaret e vyera që gjenden tek nënat e besimtarëve të cilat kanë marrë shembullin e Profetit (a.s.).

Një ditë kur bashkëshortja e Profetit (a.s.), hz. Aishja po agjëronte, erdhi një i varfër dhe i kërkoi ushqim. Në shtëpinë e saj nuk kishte gjë tjetër përveç një kulaç.

- Jepja kulaçin atij, - i tha Aishja shërbëtores.

- Nuk kemi gjë tjetër për të ngrënë në iftar, - iu përgjigj ajo.

- Ti jepja bukën atij, - iu drejtua përsëri Aishja (r.a.). Shërbëtorja e shpjegon kështu vazhdimin e ngjarjes. "Bukën ia dhashë të varfrit ashtu siç më pati urdhëruar hz. Aishja. Në darkë njëri na dërgoi një copë mish dashi të pjekur. Hz. Aishja më thirri dhe më tha:

- Urdhëro, ky është më i shijshëm sesa buka jote." (Muvatta, Sadaka, 5.)

Hz. Aishja kishte përfituar shumë nga Profeti (a.s.), përsa i përket dhurimit. Ja dhe një rast tjetër dhurimi, dëshmitar i të cilit ka qenë dhe vetë Profeti (a.s.):

Sipas një transmetimi të hz. Aishes (r.a.), familja e të Dërguarit kishte prerë një dash. Pasi u dhurua në disa vende, Profeti (a.s.), e pyeti Aishen se ç'kishte mbetur nga dashi. Ajo iu përgjigj kështu: "Ka mbetur vetëm një kockë." Pas fjalëve të saj, Profeti (a.s.), i tha: *"I gjithë mishi i dhuruar është i yni, përveç kësaj kocke."* (Tirmidhi, Kizamet, 33). Nga kjo kuptojmë se pasuria jonë e vërtetë është ajo çfarë ne dhurojmë. Le të mendojmë pak, sa të ndërgjegjshëm jemi për hadithin e mësipërm ku Profeti (a.s.), jep lajmin e gëzuar se "gjithçka e dhuruar është e jona",



në këtë muaj të Kurbanit? Sa e vlerësojmë kurbanin si një mjet i cili na afron me Allahun dhe të Dërguarin e Tij, meqë një nga kuptimet e kësaj fjale është "afrim".

Vetëm atëherë fiton notat e përjetësisë bashkimi me të dashurin.

Nuk duhet harruar se e fshehta e afërsisë së Profetit (a.s.), me Allahun e madhëruar qëndron në moralin e tij të lartë, sepse jeta e tij përfshin të gjithë ndjeshmëritë, bukuritë, virtytet dhe bujarinë e tij. Cilësitë e pasqyruara te Profeti (a.s.), janë cilësitë më të bukura. Me anë të këtyre cilësive Ai, mbreti i botëve arriti në një shkallë aq të lartë, saqë Allahu (xh.sh.), i dërgon salate.

Zoti i madhëruar thotë: ***"Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me 'selam'!"*** (Ahzab, 56)

Krijuesi i Cili e njeh më mirë krijesën e Tij kërkon nga ne që t'i dërgojmë salavatë dhe selame të Dërguarit. Ky ajet kuranor flet edhe një herë për vlerën e Profetit (a.s.). Por ne nuk mund ta kuptojmë mirë dhe ashtu siç duhet të vërtetën, thellësinë dhe vlerën e këtij ajeti. Mund ta njohim aq sa kemi kapacitet shpirtëror.

A është e mundur të hedhësh në një gotë të vogël oqeanin e pafund dhe të paanë? Sigurisht që jo. Konceptimi i njeriut mbetet si një gotë e vogël përballë Profetit (a.s.), profetit më të rëndësishëm. Ajeti i mësipërm kuranor bën një shpjegim shumë të qartë dhe tregon domosdoshmërinë e dërgimit të përshëndetjeve tona Profetit (a.s.). Zemra arrin sferat më të larta sa më shumë ta përmendë të Dërguarin e Zotit të madhëruar.

## PREDIKIMI KA TRE KUSHTE

Zoti i madhëruar thotë: ***"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."*** (Ahzab, 21)



Ai është shembulli më i mirë për të gjithë njerëzimin. Ka tri kushte të cilat duhen ndjekur për ta njohur më nga afër Atë dhe për ta marrë si shembull në çdo frymë e çdo sjellje:

1. Të shpresosh takimin me Zotin e madhëruar;

Të jesh bashkë me Allahun e madhëruar ashtu siç tregohet edhe në këtë ajet kuranor: ***"Për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës*** *(duke thënë:)* ***"O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto - lartësuar qofsh*** *(nga çdo e metë)****! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit."*** (Ali Imran, 191)

2. Të shpresosh në Ahiret...

Të jetosh përkohshmërinë në çdo frymë dhe të mos harrosh asnjëherë ajetin: ***"Çdo krijesë mbi tokë është e përkohshme."*** (Rahman, 26)

3. Ta përmendësh shumë Allahun

Të kërkosh kënaqësinë e Zotit të madhëruar në çdo frymë me anë të dhikrit dhe falënderimit. Ja pra Profeti (a.s.), është shembulli më i mirë për ata që arrijnë t'i realizojnë këta tre kushte. Shembulli më i përkryer sepse, Ai zotëron moralin më të vyer.

Zoti i madhëruar e lartëson vetë moralin e tij të pashembullt. Në ajetin kuranor të mëposhtëm thuhet: ***"Vërtet ti*** *(Muhamed)* ***je në një shkallë të lartë të moralit!"*** (Kalem, 4)

Profeti ynë i nderuar është një mrekulli e Zotit të madhëruar në çdo aspekt, si nga ana fizike ashtu dhe nga ana morale. Për këtë arsye, të gjitha mrekullitë dhe cilësitë e mira të profetëve të tjerë janë pasqyruar tek ai. Nga ana tjetër, duhet pohuar se një njeri mund të bëhet shembull për të tjerët vetëm në fushën që ka prirje apo aftësi të caktuara, por Profeti (a.s.), nuk është pjesë e këtij rregulli, sepse ai është shembull për të tjerët në çdo ngjarje apo çështje. Është i vetmi shembull në çdo çështje dhe për të gjithë.

Zoti i madhëruar e ka krijuar atë si veprën më të lartë dhe e ka bërë



shembull të pazëvendësueshëm për të gjitha krijesat që nga ato të shkallëve më të ulëta e deri tek ato të shkallëve më të larta.

Ia vlen të theksohet që Nuhu (a.s.) ka qenë shembull për durimin e tij 950 vjeçar, por kishte ardhur një ditë kur durimi i tij ishte shuar dhe i ishte drejtuar Zotit (xh.sh.), me fjalët: ***"Unë jam i mundur, prandaj më ndihmo!"*** (Kamer, 10)

Ndërsa Profeti (a.s.), është përballur me vështirësi më të mëdha se ato të Nuhut (a.s.), ka treguar durimin e duhur duke i këshilluar edhe sahabët të tregoheshin të duruar me fjalët: *"Jeta e vërtetë është jeta e Ahiretit."* (Buhari, Megazi, 29.)

Sa fatlumë jemi ne që jemi pjesë e umetit të Profetit (a.s.).

**Lusim Zotin e madhëruar të na bëjë robër të denjë për Të dhe për umetin e më të dashurit të Tij!**

**Na afroftë me Profetin (a.s.), në të dy botët me anë të dhurimeve, moralit, fjalëve dhe salavateve tona!**

**Na mundësoftë përjetimin e një Kurban Bajrami i cili të bëhet shkas për afrimin me Krijuesin dhe na dhëntë sa më shumë mundësi dhurimi!**

**Amin!**



# Miqtë e Zotit
# si e njihnin atë?

*Ai që përfshiu brenda vetes së tij të gjitha mrekullitë e profetëve të tjerë. I lartësuari me mrekullinë më të madhe, siç është Kurani, Profeti (a.s.), është një mirësi aq e madhe për sytë e shpirtrat e urtë e të ditur, saqë nuk ka nevojë për asnjë mrekulli tjetër.*

# Si e njihnin atë miqtë e Zotit?

## TË QOFSHIN FALË NËNA DHE BABAI IM!

Profeti (a.s.) është monumenti, është kurora e dashurisë dhe e ngrohtësisë për të gjithë njerëzimin. Nuk ekziston një njeri i cili ta njohë e mos ta dojë atë, që nga hz. Ademi (a.s.). Shpirti i çdo gjëje të gjallë e jo të gjallë është i mbushur me dashurinë e Tij. Në një hadith profetik thuhet:

*"Të gjitha krijesat e gjendura në qiell e në tokë më njohin si të Dërguarin e Allahut, me përjashtim të xhindëve e njerëzve jobesimtarë."* (Ahmed, III, 310.)

Të gjithë profetët, pasuesit e nderuar dhe miqtë e Zotit e kanë njohur atë si pasqyrim i dashurisë e ngrohtësisë, e kanë dashur më shumë se veten e tyre.

Rrathët e dashurisë i kanë dhuruar jetën dhe kanë sakrifikuar çdo gjë për plotësimin e dëshirës më të vogël të tij. Shprehjet e përdorura shpeshherë nga vetë ata janë shenjë treguese e dashurisë dhe lidhjes së tyre: "Të qofshin falë nëna, babai, shpirti im, o i Dërguari i Allahut."

## ISHTE BËRË AQ I DASHUR PËR TË GJITHË...

I Dërguari i Zotit ishte bërë aq i dashur për sahabët, saqë është e



pamundur të përshkruhet thellësia e kësaj dashurie. Kjo dashuri sigurisht që vinte nga dashuria hyjnore, një pasqyrim i kthjellët i dashurisë së vërtetë. Burimi i kësaj dashurie vinte nga Zoti i madhëruar i Cili e thërriste "i dashuri Im."

Sa e fortë ishte dashuria për Profetit (a.s.), nga një grua e cila kishte humbur tre të afërmit e saj në luftën e Uhudit. Kur sahabët shkuan për t'i shprehur ngushëllimet, pyetja e parë që bëri ishte:

- A është mirë i Dërguari i Allahut?

- Ma tregoni! - ngulmoi më pas. Kur i thanë që Profeti (a.s.), është mirë, ajo falënderoi Zotin:

- Falënderimi të takon Ty, o Zoti im! Asgjë nuk do të më ngushëllonte, nëse nuk do ta shihja Profetin (a.s.), gjallë.

Jobesimtarët e Mekës e kishin lidhur Hubejbin tek një pemë për ta vrarë. Ebu Sufjani e pyeti:

- A do dëshiroje që jetën tënde ta shkëmbenim me jetën e pejgamberit tënd?

- Kurrë! Jo vetëm që nuk do ta vija jetën e tij në rrezik, por nuk do të isha i qetë, edhe nëse këmbët e tij do të shpoheshin nga ndonjë gjemb në Medinën e ndritur,"- përgjigjej Hubejbi pa u menduar dhe pa iu trembur syri fare. I habitur nga kjo përgjigje, Ebu Sufjani tha:

- Nuk kam parë njeri më të dashur nga shokët e tij sesa Muhamedin. (Vakidi, I, 360; Ibn Sad, II, 56.)

Arsyeja e kësaj dashurie dhe lidhjeje të fortë që tregonin sahabët për Profetit (a.s.), ishte njohja e tij në formën më të mirë, përfitimi nga aspektet e tij shpirtërore dhe të dashurit më shumë se veten e tyre. Sigurisht që në krye të atyre që e njihnin dhe e donin më shumë vinte hz. Ebu Bekri (r.a.).

Kur Profeti ynë, drita e ekzistencës, gëzimi i gjithësisë deshi të lajmëronte jobesimtarët kurejshë për ngjarjen e Israsë dhe Miraxhit, iu drejtua Xhebrailit me këta fjalë:

- *O Xhebrail, populli im nuk do të më besojë!*



- Ebu Bekri do të të besojë, ai është besnik - e ngushëlloi ai. (Ibn Sad, I, 215.)

Kur jobesimtarët dëgjuan për ngjarjen e Miraxhit filluan nga përgënjeshtrimet dhe thashethemet. Ata dëshironin ta shfrytëzonin këtë rast për t'i lëkundur besimtarët në besimin e tyre. Madje shkuan edhe tek Ebu Bekri (r.a.), por ai i pajisur me besnikërinë e besimit iu drejtua:

- Ai thotë të vërtetën! Nuk është e mundur që ai të gënjejë. Unë i besoj çdo fjale dhe çdo gjëje të sjellë nga ai.

- Ti e beson se ai ka shkuar dhe është kthyer nga Bejtul -Makdisi brenda një nate? - e pyetën jobesimtarët.

- Po, çfarë ka për t'u çuditur këtu? Pasha Zotin ai më thotë se merr lajme nga Allahu në çdo kohë të ditës apo të natës dhe unë e besoj atë. Dhe më pas shtoi:

- Mos vallë ajo fuqi e cila i dërgon lajme nga qielli nuk është e aftë ta ngrejë atë në qiell? Si nuk mendoni pak kur flisni?!

Më pas Ebu Bekri shkoi pranë Profetit (a.s.), i cili gjendej në Qabe. I dëgjoi ngjarjet nga goja e tij dhe tha:

- Ti thua të vërtetën, o i Dërguari i Zotit!

I Dërguari i Allahut, krejtësisht i kënaqur nga besimi i Ebu Bekrit buzëqeshi me buzëqeshjen e tij ndriçuese dhe i tha:

*"O Ebu Bekr, ti je besnik* (siddik)*"* (Ibn Hisham, II, 5.)

Pas asaj dite Ebu Bekri u quajt dhe u njoh nga të gjithë si "Siddik", Besnik. Gjithë pasurinë e tij ia kushtoi Profetit (a.s.).

Hz. Ebu Bekri çdo gjë ia kishte dedikuar atij (a.s.). Aq i lidhur ishte me të, saqë ndiente mall sa ndahej nga ai. Nuk kalonte një çast pa të. Ashtu siç thuhet dhe në Kuran "i dyti i dyshes". Nuk bëhej fjalë ta hiqte nga mendja Profetin (a.s.), në asnjë çast apo çështje të jetës. Çdo gjë nga pasuria e tij ishte shërbyer në rrugë të Islamit. Nisur nga ky fakt, një ditë Profeti (a.s.) tha:



*"Nuk kam përfituar nga pasuria e ndonjë njeriu tjetër ashtu siç kam përfituar nga pasuria e Ebu Bekrit."* Pas këtyre fjalëve, Ebu Bekri iu përgjigj i përlotur: "A nuk jemi për ty unë dhe pasuria ime, o i Dërguari i Zotit?!" (Ibn Maxhe, Mukaddime, 11.)

## ZGJIDH ATË QË DO ZOTI!

Profeti (a.s.) gjatë gjithë jetës së tij është përpjekur t'i mësonte umetit zgjedhjen e asaj gjëje me të cilën Zoti është i kënaqur. Ai ka qenë shembulli më i mirë në këtë pikë. Ata të cilët e kanë njohur mirë atë kanë ndjekur gjurmët e tij.

Sëmundjet e shfaqura në ditët e fundit e kishin penguar Profetin (a.s.), të takohej me bashkësinë e myslimanëve. Profeti (a.s.) e urdhëroi Ebu Bekrin t'i drejtonte myslimanët në vendin e tij. Më pas, kur e ndjeu veten më mirë, doli në mesxhid. Ndër këshillat që u dha ndjekësve të tij ishin: *"I Lartmadhëruari Allah e ka vënë robin e Tij mes bukurive të kësaj bote dhe mirësive të shfaqura nga Ai. Robi zgjodhi mirësitë e Zotit..."*

Pas këtyre fjalëve, zemra e brishtë e Ebu Bekrit e ndjeu që Profeti (a.s.), po mbante një fjalë lamtumire dhe e pushtoi një trishtim i thellë. Zemra e tij u drodh dhe lotët filluan t'i rrëshqisnin ndër faqe.

"Të qofshin falë nëna dhe babai im, o i Dërguari i Zotit! Të qofshin falë nënat, baballarët, shpirtrat, pasuritë dhe fëmijët tanë!" - iu drejtua ai duke qarë me ngashërim. (Ahmed, III, 91.)

Kjo pra ishte lidhja e pazëvendësueshme dhe e fortë e hz. Ebu Bekrit të cilësuar dhe si "Besnik". Ai besoi me këtë dashuri e përkushtim dhe Profeti (a.s.), ishte arsyeja e këtij besimi.

Për sytë dhe shpirtrat e besimtarëve fisnikë konceptimi i personalitet të pashoq të Pejgamberit (a.s.), i pajisur me një mrekulli aq të madhe sa ç'është Kurani, i cili përmbledh në veten e tij mrekullinë e gjithë profetëve është një mrekulli aq e madhe, saqë nuk ka nevojë për mrekulli tjetër. Ky ishte dhe burimi i dashurisë së pashuar të shumë pasuesve dhe vetë Ebu Bekrit (r.a.). Hz Mevlana e shpjegon kështu këtë të vërtetë:



*"Kur hz. Ebu Bekri ndjente aromën shpirtërore të Profetit tonë të dashur, shprehej me këto fjalë të mbushura plot dashuri e besim: 'Kjo fytyrë nuk është fytyra e një gënjeshtari, por fytyra e shenjtë e një njeriu i cili sjell lajme nga i Vërteti'"*

*"Besniku i Allahut të madhëruar nuk kërkoi mrekulli. Ai vrapoi drejt të vërtetës duke thënë: 'Kjo fytyrë nuk thotë gjë tjetër përveç të vërtetës'"*

*"Megjithëse qe dëshmitar i ndarjes së hënës dhe shumë mrekullive të tjera, Ebu Xhehli nuk besoi ngaqë nuk vraponte në gjetjen e së vërtetës."*

Ata të cilët u sollën si Ebu Xhehli në njohjen e Profetit (a.s.) dhe në besimin tek ai, u verbuan duke pasur sy dhe u bënë robër të djallit e dëshirave të tyre. Megjithëse thanë: "Ti je El Emin dhe besnik", nuk pinë nga burimi i udhëzimit. Dhe fatkeqësisht mbetën të dëshpëruarit e të dy botëve.

Këto të vërteta tregojnë se ata të cilët e panë atë siç e pa Ebu Bekri (r.a.), vërejtën se drita e tij është më e fortë se ajo e diellit.

Ashtu siç thotë dhe Sulejman Çelebiu:

Kush është kjo dritë mahnitëse që Diellin e sjell rreth vetes...
"Ajo është një dritë aq e bukur saqë edhe Dielli sillet rreth saj.."

Drita e tij është e preferuara e të gjitha krijesave nga fillimi deri në fund. Një dritë hyjnore, e cila ndriçon të dy botët.

Në të vërtetë, ajo nuk mund të krahasohet as me hënën, as me diellin për nga bukuria, sepse është një dritë e papërshkrueshme...

Në Kuranin famëlartë ajo përmendet si "siraxhi munir" një kandil ndriçues. Për këtë hz. Mevlana thotë:

*"Kjo dritë vezulluese u pasqyrua në të gjithë shpirtrat. Ndriçoi mbi të gjithë shpirtrat. Edhe Ademi (a.s.), i mësoi emrat e sendeve nga ajo dritë.*

*Ajo dritë me të cilën u ndriçua Ademi rekrutoi dorën e Shitit. Edhe Shiti pa atë dritë dhe e shpalli atë drejtues (halife).*

*Hz. Nuhu përfitoi nga ajo dritë dhe nga qielli ranë margaritarë.*



*I ndriçuar nga ajo dritë edhe Ibrahimi u hodh në zjarrin e Nemrudit pa u menduar dy herë dhe pa frikë.*

*Kur Ismaili (a.s.) ra në përroin e asaj drite kaloi përtej vetes dhe zgjati kokën për t'ia prerë.*

*Shpirti i hz. Davudit u ndez me flakën e dritës, prandaj dhe hekuri u zbut në dorën e tij dhe u bë si qiri.*

*Sulejmani (a.s.) piu si një foshnjë e vogël nga ajo dritë dhe u bë pjesë e njerëzve të mëdhenj. Të gjithë u bënë robër të tij.*

*Hz. Jakupi uli kokën përpara dritës, e pranoi atë, u dogj me zjarrin e ndarjes nga djali i tij më i dashur Jusufi (a.s.). Kjo ishte dhe arsyeja e rikthimit të shikimit me anë të aromës së djersës së djalit të tij.*

*I ndriçuar nga drita e Muhamedit (a.s.), hz Jusufi (a.s.), u bë një nga përcjellësit më të mirë të ëndrrave. U shqua për zgjuarsinë e tij.*

*Megjithëse ishte një shkop shumë i thjeshtë Musai (a.s.), arriti të shkatërronte mbretërinë e Faraonit me një frymë, ngaqë piu nga uji i ndriçuar nga drita hyjnore.*

*Isai (a.s.) gjeti atë shkallë të dritës hyjnore dhe arriti të ngjitej në hapësirat e larta qiellore.*

*Kur hz. Muhamedi e gjeti dritën e tij shpirtërore në këtë botë kalimtare, e ndau hënën brenda një çasti.*

*Kur hz. Ebu Bekri gjeti tek Profeti (a.s.) atë dritë hyjnore, u bë shoku më besnik dhe i pandarë i Profetit.*

*Kur hz. Omeri u dashurua pas asaj drite të mahnitshme dhe të pashoqe, arriti të dallonte të vërtetën nga e gabuara dhe mori emrin "Faruk".*

*Me shpirtin e tij të pastër hz. Osmani u bë vetë dritë dhe arriti një dritë të vyer, si rrjedhojë u bë zotërues i dy dritave. Kjo ishte arsyeja pse u quajt 'Zinurajn'.*

*Me ndihmën e asaj drite hz. Aliu përhapi margaritarë në fushën e shpirtit dhe në fushën e kësaj bote u shndërrua në luanin e Allahut (xh. sh.).*



*Edhe i madhi Xhunejd Bagdadi mori ndihmë nga ushtria e asaj drite dhe u ngrit lart e më lart me rritjen e shkallëve shpirtërore.*

*Me anë të vezullimit të dritës Bajezid Bistami shikoi rrugën e së vërtetës dhe nga ana Zotit u cilësua si "Poli i të ndriturve".*

*Si një rojtar i shenjtërisë së dritës Maruf Kerhi u bë një udhëheqës dashurie dhe zotërues i nefsit rabbani.*

*Ibrahim ibn Ed'hem u bë një nga padishahët e drejtësisë, ndërsa i ngiste kalit i lumtur drejt asaj drite. Edhe Shakiki Belhi përjetoi shumë vështirësi nga dëshira për ta gjetur dritën. Mendimet e tij u bënë të ndritshme si dielli dhe të mprehta, për shkak të vështirësisë së rrugës.*

*Nga miqtë e Zotit të cilëve u përmenden vetëm emrat sigurisht që ka me qindra e mijëra padishahë të cilët janë ngritur në botën e dritës me anë të asaj drite hyjnore dhe si rrjedhojë kanë arritur lartësi shpirtërore.*

*Emrat e tyre mbetën të fshehur...*

*Unë nuk do të thosha asgjë, edhe nëse do ta cilësoja atë dritë si shpirt deti apo shpirt i detrave. Më duhet të kërkoj një emër të ri për ta shpjeguar.*

*Të gjithë emrat e kësaj apo asaj vijnë nga e drejta e asaj drite të pashoqe. Të gjitha thellësitë, të vërtetat, botëkuptimet janë thjesht një lëvore mbështjellëse e saj.*

Rruga e përfitimit nga ajo dritë është të hysh në të, ashtu siç bënë të gjithë të dashuruarit pas profetëve. Tasavufi, rruga e përjetimit të moralit të tij të lartë e ka quajtur kështu këtë shkallë:

## DASHURIA NDAJ PROFETIT (A.S.)...

Shenja e kësaj gjendjeje është ta përjetosh Kuranin dhe modelin e Sunetit në çdo hap të jetës tënde...

Thelbi i kësaj grade është ta duash Profetin (a.s.), më shumë se çdo gjë dhe të lidhesh me të me një dashuri të pastër. Abdullah ibn Hisham tregon:



“Një ditë ishim bashkë me Profetin (a.s.). I Dërguari i Allahut kishte marrë në dorën e tij dorën e hz. Omerit. Omeri iu drejtua:

- O i Dërguari i Zotit! Ti më je më i dashur se çdo gjë tjetër në këtë botë, përveç shpirtit tim.”

- *Jo, unë duhet të jem më i dashur se shpirti yt,*- iu përgjigj Profeti (a.s.).

- Atëherë unë të dua edhe më shumë se vetja, o i Dërguari i Zotit, - tha Omeri (r.a.).

- *Tani po,* - iu përgjigj Profeti (a.s.). (Buhari, Ejman, 3.)

Në një hadith tjetër Profeti (a.s.), thotë:

*“Betohem për Allahun, për Atë që mban në dorë shpirtin tim se asnjë nga ju nuk do të besojë me të vërtetë, nëse unë nuk jam më i dashur për të se nëna, babai, fëmijët dhe të gjithë njerëzit e tjerë.”* (Buhari, Iman, 8.)

Ky është kushti i besimit të vërtetë.

Të gjitha personalitetet e vyera që kanë mundur të jenë si yje në qiellin njerëzor kanë arritur shkallë të larta për shkak të përjetimit të këtij kushti. Për këtë arsye ne duhet ta njohim Profetin (a.s.), ashtu siç e njohën ata, ta duam dhe ta ndjekim si ata.

## DASHURIA PËR TË SJELL LIRINË...

Të lartësuarit me dashurinë e Tij janë ata që kanë lidhjen më të fortë e të përshpirtshme. Kjo është dhe veçoria më e dukshme e trashëgimtarëve, tabinëve dhe njerëzve të mëdhenj që ndoqën gjurmët e tyre. Shembujt nuk kanë të mbaruar. Ja disa mesazhe që na përcillen:

Megjithëse kishte shkuar disa herë në haxh, Ebu Hanife sa herë që shkonte i afrohej varrit të Profetit (a.s.), me kokën ulur.

Imam Maliku e mbante abdestin përsa kohë gjendej brenda kufinjve të Medinës.

Ndërsa dijetari i madh Imam Neveviu ishte bërë një me Profetin



(a.s.), saqë kishte hequr dorë nga ngrënia e shalqirit për shkak të mosgjetjes së një hadithi ku tregohej se si e priste dhe e hante atë Profeti (a.s.).

Edhe dijetari i madh Ahmed Jesevi, përhapës i dritës së Islamit në Azinë e mesme dhe Ballkan hapi një varr për veten e tij kur arriti moshën 63 vjeçare duke thënë: “Nuk duhet të jetoj më mbi tokë pas kësaj moshe.”

Ai jetoi brenda një varri, vazhdoi adhurimet e përpjekjet e tij për t’u njësuar me Profetin (a.s.), derisa vdiq.

Për të gjithë këta të dashuruar...

## DASHURIA NDAJ TIJ FRESKONTE SHPIRTIN...

Shpirtrat kishin mbetur pa frymë në rrjetën e paditurisë dhe mizorisë. Ata që gjetën horizontet e udhëzimit me anë të tij gjetën freskinë, qetësinë e shpirtit tek dashuria e Muhamedit (a.s.). Për shembull, gjysh Jamani gjeti dritën e udhëzimit në të drejtë duke qenë i krishterë, pasi përfitoi pak nga dashuria e Muhamedit. U shndërrua në një besimtar të përlotur dhe në një të dashuruar pas Profetit (a.s.). E gjithë jeta e tij u fokusua mbi këtë dashuri, u dogj e u përvëlua. Në poezitë e tij pasqyroi përherë dashurinë ndaj Profetit (a.s.). Sa të bukura e plot ndjenjë janë këto vargje:

*Nuk ndiej dhembje edhe po të jap shpirt i etur në shkretërirë;*
*Nuk ndiej dhembje edhe po shpërthyen vullkane në kraharorin tim;*
*Nuk ndiej dhembje edhe po të bjerë zjarr nga qielli;*
*Mjafton të më freskosh me bukurinë tënde, ja Resulullah!*

*Ah sikur të jepja shpirt pranë teje!*
*Sikur të jepja shpirt pranë shtëpisë tënde!*
*Të jap shpirt pranë frymës tënde ndërkohë që sytë e mi fiken,*
*Mjafton të më freskosh me bukurinë tenda, ja Resulullah!*



Shpirtrat e ndritur e të lodhur me një dashuri të tillë janë lartësuar me moralin e Profetit (a.s.) në formën më të bukur, sepse ata që e duan me sinqeritet dhe janë lidhur me një dashuri të fortë janë pasqyrë e Muhamedit (a.s.).

Kur thuhet të jesh pasqyrë e tij në dashurinë e thellë ndaj Muhamedit (a.s.), më vjen në mendje Sami Efendiu...

Ai njeri i nderuar ka qenë një shembull i pashoq për umetin duke jetuar si një evlija deri në frymën e fundit.

Sjelljet e mira të Sami Efendiut si një pasqyrë e moralit të Profetit tonë nuk kanë të mbaruar dhe as mund të numërohen. Dashuria e tij ndaj Profetit (a.s.), kishte lëshuar rrënjë aq të thella, saqë edhe në punë që mund të cilësohen të parëndësishme ai përpiqej të ndiqte rrugën (sunetin) e Profetit (a.s.). Kur bëhej gati të merrte biletën për të hipur në tren mendonte edhe për kohën që mund t'u harxhonte të tjerëve dhe si rrjedhojë i përgatiste më parë lekët dhe në këtë mënyrë nuk bëhej shkak për vonesën e askujt me kthimin e kusurit apo thyerjen e parave. Një shenjë tjetër e moralit të mirë ishte vizita e të tjerëve edhe në rastet kur ata nuk e vizitonin.

Shpirtin e kishte gjithnjë në Medinë. Zoti ia realizoi dëshirën, sepse ai vdiq në Medinë dhe u varros në Xhenetul Baki.

Ata që shihnin atë dhe fytyrën e nxënësit të edukuar nga ai të Musa Efendiut thoshin: Fytyra si të engjëjve...

Po ktheheshim nga Bursa në Stamboll bashkë me Sami efendiun dhe babain tim Musa Efendiun. Po bëheshim gati të hipnim në tragetin e Jallovës bashkë me mjetin tonë. Personi që merrej me sistemimin e makinave, në mënyrë që të mos krijohej rrëmujë po na drejtonte edhe neve dhe për një çast sytë i ngelën tek Sami dhe Musa Efendiu që ishin ulur mbrapa. Qëndroi për pak çaste si i habitur. Më pas u afrua, i hodhi një sy makinës, nxori një ofshamë të thellë dhe tha:

"O Zot, ç'botë e çuditshme! Ka fytyra si të engjëjve... ka dhe fytyra si të Nemrudit..."

Me të vërtetë që ato fytyra, pasqyra të moralit të Profetit (a.s.), ishin porsi engjëj. Krahas Sami Efendiut edhe Musa Efendiu ishte një mik i



madh i zhytur në dritën e dashurisë së Profetit (a.s.). Shpirti i tij flutu-ronte gjithnjë drejt Ravdasë. Krejtësisht ndryshe ishte interesi dhe bu-jaria e treguar ndaj të varfërve të Medinës. Sofrat e iftarit të shtruara në Medinë dhe të kthyera në një traditë nga ai ishin shembull për të gjithë me rregullin, pastërtinë dhe edukatën e lartë.

Musa Efendiu përpiqej të merrte si shembull hz. Ebu Bekrin përsa i përket harxhimeve të pasurisë në rrugën e Profetit (a.s.). Të tërhiqte vëmendjen gjendja e qetë gjatë bisedave fetare dhe këshilla për të dhënë shumë, shumë për të tjerët e pak për veten.

Ajo që na takon të bëjmë ne është të lexojmë nga tri Ihlas dhe një Fatiha dhe të përfitojmë nga morali e sjellja e tyre e mirë.

Ata ishin shembull i mirë në dashurinë ndaj Muhamedit (a.s.)

Ashtu si sahabët edhe ata që erdhën pas tyre u bënë një shembull i përkryer për ne në çdo hap të jetës.

Çdo mik i Zotit (xh.sh.), ka përfituar nga bota shpirtërore e Profetit (a.s.), nga personaliteti i tij i lartë dhe është bërë pasqyrë e pastër e mo-ralit të Tij fisnik.

Ata e kanë njohur Profetin (a.s.) në formën më të bukur, me dashuri e besim të fortë dhe i janë dorëzuar totalisht. Duke filluar që nga hz. Ebu Bekri, të gjithë sahabët dhe dijetarët e mëdhenj kanë qenë një shembull i vyer, një pasqyrë e qartë e karakterit dhe moralit të Profetit (a.s.).

**Zoti i madhëruar na e mundësoftë të gjithëve këtë dituri! Na dhuroftë udhëzim, mëshirë, begati dhe përjetësi në dritën e moralit të tij të lartë! Zoti ynë ashtu siç ke kthyer periudhën e paditurisë në një shekull të ndritur, bëj të mundur që edhe kjo periudhë e injoran-cës moderne të zëvendësohet me shekullin e ndritur nga mirësia e më të mirit të Gjithësisë!**

**Amin!**





# Kjo ishte
# dashuria e tyre - I

*Fara e dashurisë mund të mbijë vetëm*
*në tokën e dashurisë së tij. Ai është begatia*
*dhe mirësia e shpirtit. Toka e Tij e dashurisë i*
*ka shndërruar shumë shpirtra të ngurtësuar*
*në margaritarë të çmuar.*

# Kjo ishte dashuria e tyre - I

## KRITERI I DASHURISË

Dera e besimit është fjala e dëshmisë dhe dera e fjalës së dëshmisë është hz. Muhamedi (a.s.). Duke kërkuar nga ne kushtin e fjalës së dëshmisë si një nga kushtet e besimit e të Islamit, Zoti i madhëruar pasqyron para nesh në mënyrë të përmbledhur kriterin dhe masën e dashurisë dhe pikëpamjen që duhet të ketë njerëzimi për Profetin (a.s.).

Ai para së gjithash është një "rob" i Allahut, por në mesin e robërve të tjerë është një rob i ngritur në fronin Mahmud. Ai është shkak i krijimit të të gjitha botëve. Është një rob i ndriçuar nga drita Muhamedane. Një rob i zgjedhur, lavdëruar në të dy botët me trupin dhe shpirtin e tij. Një rob i cilësuar si Habibullah dhe Halilullah nga fillimi deri në fund me moralin e tij të lartë. Një i Dërguar, ndërmjetës për ne në të dy botët, mbreti i profetëve, shkak udhëzimi, burim gëzimi e paqeje, çelësi i të gjitha parajsave.

Allahu i madhëruar urdhëroi që Ai të jetë simbol i dashurisë dhe besimit. Pra Allahu (xh.sh.), është Ai i cili e ka caktuar Atë si një udhërrëfyes për ne, ndërmjetës dhe dhuratë për ne. Prandaj është e kotë të largohesh nga besimi dhe ta dobësosh atë me hamendësime të kota mendore e epshore, sepse ai është kushti i dytë i pranimit të besimit. Pra besimi nuk është vetëm t'i besosh Allahut, por plotësohet nëse beson edhe tek Muhamedi (a.s.). Edhe ky kusht i besimit fillon me dashurinë



e zjarrtë ndaj tij. Nëse dashuria ngelet jashtë, aty nuk ka as besim. Edhe jobesimtarët e Mekës e dinin shumë mirë që ai ishte profet, por ngaqë nuk ushqenin dashuri për të nuk arritën të gjenin dritën e besimit. Vetëm ata që pinë nga burimi i dashurisë dhe i besimit arritën të bëheshin sahabë. Kjo është dhe arsyeja pse jeta e sahabëve është e mbushur me pasqyrime dashurie nga fillimi e deri në fund.

Atëherë mund të themi se kriteri dhe masa e dashurisë ndaj Profetit (a.s.), janë vetë sahabët. Dashuria dhe sakrificat e bëra në emër të kësaj dashurie janë miratuar si nga Zoti i madhëruar, ashtu edhe nga Profeti (a.s.). Ndaj themi se ata njerëz të ndritur janë shembujt më të mirë në mënyrën se si ta duam Profetin (a.s.). Praktimi i çdo gjëje nga jeta e Profetit (a.s.), që nga veshjet e deri tek ushqimet, na dhurojnë ne një edukim të mprehtë dashurie.

## HAREJA NË DASHURI

Sahabët e nderuar e kishin kuptuar mjaft mirë të vërtetën e dërgimit të Profetit (a.s.), si mëshirë për botët. Ata përpiqeshin ta ndiqnin atë në çdo gjë që i përkiste. Edhe Profeti (a.s.), e ka lejuar këtë.

Hz. Enesi (r.a.), tregon:

Profeti ynë (a.s.), shkonte në shtëpinë e Ummu Sulejmit (nënës sime, tezja e tij prej qumështi). Aty flinte pak në drekë. Një ditë ai kishe shkuar dhe e kishte zënë gjumi. Ummu Sulejme mori vesh që Profeti (a.s.), po flinte në shtëpinë e saj.

Kur ajo erdhi vuri re që Profeti (a.s.), kishte djersitur. Menjëherë mori një copë të bukur dhe filloi t'ia fshinte djersët, më pas e shtrydhte atë në një gotë. Kur Profeti (a.s.), u zgjua e pyeti:

- *Ummu Sulejme, çfarë po bën?*

- O i Dërguari i Allahut, shpresojmë që kjo t'u sjellë begati fëmijëve tanë - iu përgjigj ajo.

- *Mirë bëre,* - tha Profeti (a.s.). (Muslim, Fezail, 84.)



Enesi thotë: "Nëna ime, Ummu Sulejme e mblidhte djersën e Profetit (a.s.), në një shishe dhe më pas e përziente me aromën e mirë që ta përdorte si parfum. Transmetuesi i cili transmeton këtë hadith shton dhe këto fjalë: "Kur Enesit po i dilte shpirti, la porosi t'i hidhej qefinit të tij nga kjo aromë ." (Buhari, Istijam, 41; Muslim, Fezail, 84; Nesai, Zijnet, 119.)

## DHURIMI NË DUART E TIJ TË SHENJTA

Përsëri Enesi (r.a.), tregon:

"Kur Profeti (a.s.) falte namazin e sabahut, shërbëtorët e Medinës vinin tek ai me tasa plot me ujë në duar. Profeti (a.s.), vendoste dorën e tij në secilin prej tasëve, pa neglizhuar asnjërin. Ndonjëherë koha bënte shumë ftohtë në mëngës, por Profeti (a.s.), përsëri e fuste dorën në ujë." (Muslim, Fedail, 74.)

Sahabët e nderuar e përdornin këtë ujë, e pinin, merrnin abdest ose laheshin.

Ebu Xhuhajfe (r.a.) tregon: "I Dërguari i Allahut (a.s.), doli në Batha në mesditë, mori abdest dhe fali namazin e iqindisë me nga dy rekate. Para tij kishte nje shtizë të shkurtër. Në atë çast vura re se njerëzit ishin ngritur, kapnin duart e bekuara të Profetit (a.s.) dhe fërkonin fytyrat. Edhe unë ia kapa njërën dorë dhe fërkova fytyrën. Po ç'të shoh e të ndiej, dora e tij ishte më e ftohtë se bora dhe mbante erë parfumi." (Buhari, Menakib, 23.)

Ebu Mahzura as nuk i priste balluket, as nuk i ndante, sepse ato ishin prekur nga duart e bekuara të Profetit (a.s.). (Ebu Davud, Salat, 28/501.)

Ebu Nadr tregon:

"Shkuam të vizitonim një të sëmurë bashkë me Vasile ibn Eska. E përshëndetëm dhe u ulëm pranë tij. I sëmuri mbajti dorën e hz. Vasiles dhe me të fërkoi fytyrën dhe sytë. Në këtë mënyrë ai dëshironte të shfrytëzonte një dorë e cila i kishte dhënë besën Profetit (a.s.). (Ahmed, III, 491, Hejsemi, II, 318.)



Katade ibn Numan (r.a.), në luftën e Uhudit qëndroi para Profetit (a.s.), duke i gjuajtur jobesimtarët me shigjeta derisa iu shtrembërua harku. Në fund edhe ai mori një goditje në sy ku bebja e syrit i doli nga vendi. Profetit (a.s.) i rrodhën lotë kur e pa Kataden në atë gjendje. Me dorën e tij të bekuar mori beben e syrit të Katades dhe e vendosi edhe një herë në syrin e tij. Pas kësaj ngjarjeje ai sy u bë më i bukur se tjetri dhe filloi të shihte më mirë. (Hakim, III, 334/5281; Hejsemi, VI, 113; Ibn Sad, III, 453.)

Shumë zgjidhje materiale dhe shpirtërore të pasuesve të nderuar kanë ardhur si rezultat i dashurisë, lidhjes së fortë që kishin me Profetin (a.s.).

Nisur nga ky aspekt ata kanë përdorur çdo gjë të tijën, kanë pirë nga uji i tij, kanë mbivlerësuar çdo gjë të prekur nga dora e tij, kanë mbledhur djersën, flokët apo fije nga mjekra dhe të gjitha i kanë bërë nën moton: "Kërkojmë shpëtimin o Resulullah!"

Shprehje të tilla dhe të ngjashme me to përmbajnë shpresën e ndërmjetësimit dhe gjetjes së shpëtimit në Ahiret. Prandaj këtu duhet ta përmendim edhe njëherë se një kërkesë e tillë nuk përbën shirk. Përkundrazi, forcon njësimin (teuhidin), sepse njësimi i Zotit forcohet dhe plotësohet me besimin tek Profeti (a.s.) dhe vetëm me të mund të arrihet.

Nga ana tjetër, çdo gjë që bëhet shkak apo mjet për të fituar bekimin e tij është si një pasqyrë. Me çdo gjë që përdornin, sahabët në të vërtetë kujtonin, freskonin besën e dhënë dhe mbanin të gjallë dashurinë e besimin ndaj të Dërguarit të Zotit (xh.sh.). Pasqyrimet në pasqyrën e fatit (ogurit) kanë qenë përherë morali i shenjtë, Suneti dhe shembulli i përkryer i Profetit (a.s.). Nuk ishte vetë pasqyra, sepse askush nuk e sheh pasqyrën vetëm si pasqyrë, qëllimi i shikimit të pasqyrës është të parit e fytyrës apo pamjes tënde.

Për këtë arsye, Muhamed Ebu Zehra jep një përgjigje shumë të bukur për të gjithë ata që përpiqen të pengojnë vizitimin e varrit të Profetit (a.s.), duke e intepretuar në mënyrë të gabuar:

"Më bukur është t'i udhëzosh njerëzit në vizitën e varrit të Profetit



(a.s.), sesa t'i ndalosh ata që dëshirojnë ta vizitojnë. Më mirë është t'ua shpjegosh e mësosh sesa të frikësosh me mendimin e shirkut e kufrit. Pa dyshim që Allahu do ta ruajë teuhidin deri në Ditën e Fundit. Pejgamberi (a.s.), u ka dhënë besimtarëve lajmin e mirë, që djalli i ka këputur shpresat nga mashtrimi në jetën e Ahiretit, prandaj nuk duhet të shqetësohemi për teuhidin." (Ebu Zehra, Ibn Tejmijje, 326.)

Nëse në shpirt jeton Profeti (a.s.), atëherë nuk duhet të shqetësohemi për teuhidin, por të jemi të sigurt për të. Shqetësimi duhet të vijë atëherë kur në shpirtra nuk ngel më dashuri ndaj tij. Kjo ishte dhe arsyeja pse sahabët kaluan një jetë të tërë pranë Profetit (a.s.), të pajisur me një dashuri të zjarrtë ndaj Tij. Ata bënin tavaf rreth Profetit (a.s.), kur ai priste flokët apo shkurtonte mjekrën, në mënyrë që asnjë fije floku të mos binte në tokë.

## "NDAJI KËTA"

Ndërkohë që Enesi (r.a.), flet për haxhin e të Dërguarit të Allahut, ai tregon edhe për mënyrën se si sahabët bënin garë me njëri-tjetrin, për të marrë flokët e Profetit (a.s.):

Pasi Profeti (a.s.) përfundoi ciklin e gjuajtjes me gurë të shejtanit, preu një kurban dhe rruajti kokën. Berberi kapi flokët në anën e djathtë dhe i preu. Profeti (a.s.) thirri Ebu Talhanë dhe ia dha flokët e prera. Më pas berberi kapi flokët në anën e majtë, Profeti (a.s.), i tha t'i priste dhe ai i preu. Edhe këta ia dha Ebu Talhasë dhe i tha: *"Këta ndaji mes njerëzve."* (Muslim, Haxh, 326.)

Enesi (r.a.) tregon: "E pashë të Dërguarin e Allahut, berberi po e qethte." Të gjithë sahabët silleshin rrotull tij, asnjëri prej tyre nuk donte që flokët e Profetit të binin në tokë. Ata përpiqeshin që secila fije të binte në duart e tyre. (Muslim, Fezail, 75.)

## MISTERI I FITOREVE: NJË FIJE FLOKU

Kur Profeti (a.s.), po shkurtonte balluket, Halid ibn Velidi tha:



"O i Dërguari i Allahut! M'i jep mua balluket. Mos zgjidh njeri tjetër për dhurimin e tyre të qofshin falë nëna dhe babai im!"

Ndërkohë hz. Ebu Bekir (r.a.) mendonte i habitur për gjërat që kishte bërë Halid ibn Velidi në luftrat e Uhudit, Hendekut dhe Hudejbijes dhe e krahasonte me gjendjen e tanishme. (Ibn Sad, II,174.)

Kur Profeti (a.s.), ia dhuroi Halid ibn Velidit flokët e tij, fërkoi sytë me ta dhe i vendosi brenda qylafit të tij. Me ndihmën e tyre ai arriti çdo fitore në fushëbetejë. Ashtu siç thotë dhe Halid ibn Velidi: "Në secilën anë që e kam sjellë atë, ai vend është pushtuar, çliruar." (Vakidi, III, 1108; Ibn Esir, Esdul - Gabe, II, 111.)

Sipas mesazheve që na përcillen, Halidi (r.a.), humbi çallmën në luftën e Jermukut. I urdhëroi ushtarët e tij ta gjenin, por ata nuk arritën ta gjenin. Halidi (r.a.), përsëri i urdhëroi të kërkonin dhe më në fund u gjet. Ushtarët e panë që kjo ishte një çallmë e vjetër dhe sahabët u çuditën pse Halidi këmbënguli kaq shumë në gjetjen e kësaj çallme të vjetër. Pas këtyre Halidi (r.a.), tha: "I Dërguari i Allahut (a.s.), kishte prerë flokët dhe sahabët filluan të grindeshin për ta. Unë mora ca fije floku dhe i vendosa brenda çallmës. Këto fije floku sollën aq begati e bereqet për mua, saqë në të gjitha luftërat e filluara arrita fitoren. Sekreti i fitoreve të mia është dashuria ime ndaj Profetit (a.s.)." (Hejsemi, Mexhmuaz-zevaid, IX, 349.)

Ibn Sirin tregon: "Ne kemi ca fije floku të të Dërguarit të Zotit. Këto i kemi marrë nga nëna e Enesit dhe të afërmit e tij."

"Betohem në Zotin e madhëruar se një fije floku e Profetit (a.s.) është më e vlefshme dhe më e rëndësishme se e gjithë kjo botë me çka ka brenda." - u përgjigj ai. (Buhari, Vudu, 33.)

## GOTA KU PINTE UJË PROFETI (A.S.)

Kur Profeti (a.s.), u takua me sahabët në lagjen e Beni Saides i kërkoi pak ujë Sehl ibn Sadit. Ai ia ofroi atë. Sehli e kishte ruajtur këtë gotë për gjithë jetën e tij. Në lidhje me këtë, Ebu Hazim (r.a.) thotë: "Sehli na e tregoi këtë gotë. Edhe ne pimë ujë prej saj. Më pas Omer ibn Abdulazizi i kërkoi t'ia dhuronte dhe ai ia dhuroi." (Buhari, Eshribe, 30.)



## MA SILL ATË PJATË TË BEKUAR!

Në mesin e sahabëve ishte një sahab i njohur me emrin Firas. Edhe ai dëshironte të kishte një objekt të përdorur nga Profeti (a.s.). Një ditë, Profeti (a.s.) erdhi pranë tij dhë hëngri nga një pjatë përballë tij. Ai gjeti mundësinë për t'ia kërkuar pjatën si dhuratë. Profeti (a.s.) ia dhuroi atij pjatën, sepse ai nuk refuzonte asnjë lutje apo kërkesë të sahabëve të dashur të tij.

Kishte raste kur hz. Omeri (r.a.), shkonte në shtëpinë e Firasit dhe i thoshte:

- Na e sill njëherë atë pjatë të bekuar!

Ai pinte ujin e zemzemit me një frymë me këtë pjatë të prekur nga duart e Profetit (a.s.), ndërsa me pjesën e mbetur të ujit freskonte fytyrën. (Ibn Haxher, el-Isabe, III, 202.)

## UJI I RRJEDHUR NGA GISHTI

Në luftën e Tebukut etja kishte arritur kulmin. Profeti (a.s.) hidhte shumë pak ujë mbi gishtërinjtë dhe nga gishti i madh fillonte të buronte ujë. Të gjitha vorbat u mbushën me ujë, të gjithë pinë prej aty.

Sigurisht që ky ujë i rrjedhur nga gishti i Profetit (a.s.) ishte më i mirë dhe më i dobishëm se uji i zemzemit, sepse i rridhte nga duart e tij të ndritura. Ja si Fuzuli e sjell tek ne këtë mrekulli:

O i Dërguari i Allahut! Të gjithë ata që dëgjuan për hapjen e një burimi në gishtin tënd do të çanin gishtin nga habia e kësaj mrekullie.

## FATI IM!

Kur Profeti (a.s.), pinte qumësht në një tas, pjesa e mbetur u shërbehej sahabëve. Në këtë mënyrë sahabët merrnin mirësinë e qumështit të pirë nga Profeti (a.s.) dhe nga ana tjetër shtohej bereqeti dhe qumështi nuk mbaronte asnjëherë.



Sehl ibn Sad na rrëfen: "Profetit (a.s.), i kishin sjellë diçka për të pirë. Ai piu pak, ndërkohë në anën e tij të djathtë ishte ulur një fëmijë, ndërsa në të majtën disa sahabë të moshuar.

- *A më lejon që këtë lëng t'ua jap të moshuarve?* - e pyeti Profeti (a.s.), fëmijën me një brishtësi e kujdes të veçantë.

- O i Dërguari i Allahut! Unë nuk ia jap askujt fatin tim të servirur nga ti, - iu përgjigj fëmija i mençur me një përgjigje befasuese dhe shumë domethënëse. Pas kësaj përgjigjeje, Profeti (a.s.), ia dha lëngun fëmijës me duart e tij të bekuara. (Buhari, Eshribe, 19.)

## SYTË PËR TA PARË ATË

Kur Profeti (a.s.) u largua nga kjo botë për sahabët gjithçka ishte shumë e vështirë. Të dashuruar pas tij sahabët e nderuar nuk mund të rrinin një ditë pa e parë. Ishin ndarë nga ai, nuk do ta shihnin më... Kjo gjendje i mbushte plot me mall e vuajtje...

Sipas rrëfimeve të Kasim ibn Muhamed, njëri nga shokët e Muhamedit kishte humbur shikimin. Miqtë shkuan për ta vizituar, por ai nuk shqetësohej fare për humbjen e shikimit. Ja si i priti ai vizitorët:

"Unë i doja ata sy për të parë të Dërguarin e Zotit, por pas vdekjes së tij nuk do të gëzohesha fare edhe po të kisha sytë më të bukur në zonën e Tubales (Jemen)." (Buhari, el-Edebul, Mufred, no.533, Ibn Sa, III, 313.)

Abdullah ibn Zejdi ishte një nga ata sahabë që nuk mund të duronte mallin e ndarjes nga Profeti (a.s.). Aq shumë vuante, saqë hapi duart i mërzitur dhe u lut:

"Zoti im! Ma merr shikimin dhe më bëj të verbër! Le të mos shoh më asgjë nga kjo botë pas ikjes së Pejgamberit..." dhe në atë çast humbi shikimin.

I brumosur me të tilla mbresa e kujtime umeti i Muhamedit (a.s.), gjithnjë ka shpresuar dhe shpreson në takimin me Profetin (a.s.), në ëndrrat e tij. Këtë dëshirë të umetit Profeti (a.s.) e shpreh kështu: *"Ata*



*që do të më duan më shumë nga umeti im do të vijnë pas meje. Ata do të sakrifikojnë pasuritë dhe familjet e tyre me dëshirën për të më parë.”* (Muslim, Xhenet, 12.)

## THELBI I DASHURISË: BINDJA

Profeti (a.s.), thotë:

*“Shirku është më i fshehtë se lëvizja e milingonës, e cila ecën në kodrën e Safasë natën në errësirë. Më i vogli është të duash mizorinë dhe të keqpërdorësh drejtësinë. A nuk është feja e përbërë nga dashuria dhe urrejtja? Ashtu siç thotë dhe Zoti i madhëruar:*

***Thuaj: ‘Nëse e doni Allahun, atëherë m’u bindni Mua, në mënyrë që Allahu t’ju dojë dhe t’ju falë mëkatet...’”*** (Hakim, II, 319.)

Nisur nga kjo, kriteri i besimit është dashuri e përkushtuar, e denjë dhe urrejtje në vendin e duhur.

Ajo që kërkojmë nga Profeti ynë është dashuria dhe ajo lidhet me bindjen ndaj tij. Përndryshe deklarimet e dashurisë, të mbetura thjesht në gojë dhe të paprovuara në jetë nuk sjellin asnjë rezultat. Kjo histori e treguar nga Bajazid Bistami është shumë domethënëse për ta pasqyruar më mirë këtë të vërtetë:

Një nga nxënësit e pyet Bajazid Bistamin.

- Zotëri, a mund të më jepni një pjesë nga pëlhura që të më sjellë begati kur ta mbaj?

- Biri im, çfarë dobie do të të sjellë pëlhura, nëse ti nuk je në rrugën e duhur.

Nuk duhet harruar se:

Njeriu i cili dashuron në mënyrë të sinqertë, dashuron çdo gjë që i përket të dashurit. Kuptimi i kësaj është lidhje dhe dorëzim ndaj të dashurit në çdo aspekt. Ashtu si çdo pikë rrjedh drejt përroit edhe të dashuruarit duhet të vrapojnë drejt të dashurit. Sa fatlumë janë ata që të dashur kanë Profetin (a.s.), sepse Ai është thelbi i të gjitha dashurive,



prandaj ky është dhe kushti i parë i të dashurit të Zotit (xh.sh.). Nisur nga kjo, ai që nuk e do Atë, nuk e do as Zotin dhe ai që e do Atë e do dhe Zotin e madhëruar. Të gjitha deklarimet e dashurisë janë të pavlefshme, nëse nuk ka bindje dhe veprim të plotë në rrugën e Kuranit dhe Sunetit.

## HAJDE O SHPIRT!

Qetësinë, dëshirën, begatinë të cilat zbukurojnë adhurimet në jetën tonë, moralin dhe sjelljen e mirë, lartësimin shpirtëror, dritën e dashurisë që shndrit zemrën dhe qiellin, gjuhën e ëmbël, brishtësinë e shpirtit, thellësinë e ndjenjave, shikimet e largëta mund t'i arrijmë vetëm me pasqyrimet e dashurisë ndaj Profetit (a.s.) dhe me personalitetin e tij të pazëvendësueshëm. Shkalla më e lartë, e cila do ta mundësojë miraxhin në dashurinë ndaj Allahut, është dashuria dhe takimi me Profetin (a.s.).

Nisur nga ky aspekt, jeta e një të dashuruari të vërtetë duhet të kalojë në një hixhret drejt Profetit (a.s.), sepse fundi i një kurbeti të tillë është edhe më i shenjtë edhe më madhështor se ç'mund ta imagjinojmë. Hz. Mevlana thotë:

"Hajde o shpirt! Bajrami i vërtetë është takimi me Muhamedin (a.s.). Ndriçimi i botëve mundësohet nga ekzistenca e asaj krijese të bekuar."

"Ata që vrapojnë në takimin me të, le ta dijnë se edhe nëse jeta mbaron, Zoti i madhëruar të jep një jetë tjetër. Nëse ka mbaruar kjo jetë kalimtare, ja urdhëro një jetë të pashtershme, të pavdekshme. Dashuria është uji i jetës. Zhytu në këtë ujë dhe do ta shohësh që në çdo pikë të këtij deti do të gjesh jetë të tjera..."

Të dashuruarit pas së vërtetës gjatë gjithë jetës së tyre ushqehen nga mirësitë hyjnore të pasqyruara në shpirtin e Muhamedit (a.s.). Atyre u jepen ngushëllime të veçanta dhe në çdo frymë hapin krahët drejt botës së begatisë.

**Zoti im! Ashtu siç na ke bekuar duke qenë pjesë e umetit të Pro-**



**fetit (a.s.), na zbukuro me harenë shpirtërore të sahabëve të nderuar, të cilët ishin lidhur përjetësisht me të. Na mundëso një jetë hixhreti drejt Profetit (a.s.), të fokusuar në takimin e shumëdëshiruar me të!**

**Amin!..**





# Kjo ishte
# dashuria e tyre - II

*Çmimin dhe sakrificën më të madhe njeriu e bën në emër të dashurisë, sepse çdokush pranon të sakrifikojë për hir të saj. Kur dashuria arrin majat, edhe sakrifica, edhe vuajtjet që vijnë si rezultat i saj nuk kanë limit. Atëherë vuajtja kthehet në kënaqësi, prandaj sahabët e nderuar kanë vrapuar gjatë gjithë jetës me dashurinë e dëshirën e madhe të sakricës duke thënë: "Të qofshin falë pasuria, shpirti e nefsi im, o i Dërguari i Allahut!"*

# Kjo ishte dashuria e tyre - II

Zemra jonë duhet të ndjekë të Dërguarin e Allahut në çdo faqe të jetës dhe me pasqyrimet e marra prej aty duhet të fitojë qëndrueshmëri, qetësi e paqe. Pasuesit e nderuar sakrifikuan çdo gjë për ta arritur këtë qetësi dhe të bindur në besimin e tyre thanë: "Ja Resulullah! Të qofshin falë pasuria, jeta dhe çdo gjë tjetër që kemi!"

Jetët e të dashuruarve pas tij vazhduan drejt dashurisë së përjetshme edhe pasi trupat u shndërruan në kufoma.

## SHËRIM, BEGATI, VIRTYTE

Duke u nisur nga fjalët "i dashuruari do çdo gjë të të dashurit" pasuesit e nderuar dhe të dashuruarit pas Profetit (a.s.), kanë respektuar në maksimum çdo kujtim të lënë nga Ai. Në këtë mënyrë kanë arritur shërimin e begatinë e kërkuar.

Ja se çfarë thotë Abdullahu, djali i Ahmed ibn Hanbelit:

"Babai im merrte një fije floku nga flokët e Profetit (a.s.), e puthte dhe e vendoste mbi buzë, ndonjëherë e vendoste mbi sytë e tij. Kishte raste kur fijen e flokut e fuste në ujë dhe pinte nga ai ujë. Kërkonte shërim nga Zoti me anë të këtij uji.

Një ditë mori tasin e ujit të Profetit (a.s.), e lau brenda një kove dhe piu nga ai ujë." (Zeheb, Sijerul Alamin-Nubel, Bejrut 1986-1988, XI, 212.)



I gjithë ky kujdes dhe respekt i treguar nga pasuesit e nderuar vazhdon në shpirtrat e të gjithë myslimanëve.

Sot pjesë nga mjekra e Profetit (a.s.), ruhen në çdo xhami të vendit. Me anë të këtyre kujtimeve të shenjta shpirtrat e besimtarëve përpiqen të gjejnë pak qetësi dhe të freskohen. Amanete dhe porosi të tilla janë bërë shkak i shërimeve e begative të ndryshme për vite të tëra.

Një nga arsyet e vazhdimësisë dhe qëndrueshmërisë së Perandorisë Osmane për qindra vjet me radhë në një hapësirë prej miliona kilometrash katrorësh është dhe respekti i treguar ndaj porosive të shenjta.

Sipas një transmetimi të famshëm të Osman Gazit, tregohet se ai kishte fjetur me këmbë të mbledhura në një shtëpi ku mbahej Kurani. Javuz Sulltan Selimi kishte sjellë në Stamboll me një kujdes të veçantë porositë e shenjta dhe kishte vendosur 40 hafizë që të lexonin Kuran në mënyrë të pandërprerë pranë tyre. Të gjitha këto e të tjera janë provë e madhështisë, respektit të madh të treguar nga osmanët ndaj porosive të shenjta.

## E VËRTETA E PASQYRUAR TEK SENDET

Ai i cili e ka fshehur ilaçin dhe shërimin e sëmundjes tek doktori, ka lidhur ditën me natën, ka përcaktuar riskun dhe çdo gjë e ka lidhur me një shkak, ka vendosur një urë lidhëse në mes pamjes së sendeve e shpirtit.

Edhe gjërat të cilat mund të na duken të zakonshme ndonjëherë luajnë rolin e një kablloje e cila përçon rrymën hyjnore. P.sh., Jakupit (a.s.), iu rikthye shikimi si rezultat i mallit të ndjerë ndaj të birit Jusufit. Por Allahu i madhëruar e realizoi shërimin e syve të tij me anë të këmishës së Jusufit (a.s.). Ajo këmishë ka marrë shërimin nga Zoti i madhëruar dhe ia ka përçuar syve të Jakupit duke ia rikthyer shikimin.

Urtësia këtu është e vërteta e cila mund të jetohet e konceptohet vetëm me anë të shkaqeve. Sigurisht që shërimin nuk e solli një këmishë, por Allahu i madhëruar, që i kishte dhuruar asaj këmishe cilësinë e shërimit dhe i kishte kërkuar Jakupit të fërkonte sytë me të. (Jusuf, 93-96)



Nisur nga kjo e vërtetë hyjnore, pasuesit e nderuar kanë respektuar dhe ruajtur porositë e Profetit (a.s.), për të përfituar mëshirën e begatinë e Zotit të madhëruar.

## UDHËTIMI I HARRESËS

Sahabiu i cili na ka përcjellë më shumë hadithe, Ebu Hurejre (r.a.), ka qëndruar vazhdimisht pranë Profetit (a.s.) dhe ka ndjekur çdo veprim e gjendje të tij. Një ditë ai e pyeti Profetin (a.s.):

- O i Dërguari i Allahut! Unë di shumë hadithe nga ju, por një pjesë të tyre nuk mund t'i mbaj mend.

- *Vendose mbulesën tënde në tokë,* - i tha Profeti (a.s.). Dhe ai e vendosi. Profeti (a.s.) u lut për të dhe me duart e tij të bekuara bënte sikur kapte diçka dhe e hidhte brenda mbulesës. Më pas iu drejtua:

- Mblidhe!

Pasi Ebu Hurejre e zbatoi këtë, Zoti i madhëruar i dha atij një kujtesë kaq të fortë, saqë nuk harroi më asgjë që shihte e dëgjonte nga Profeti (a.s.). (Tirmidhi, Menakib, 46.)

## TË QEFINOSESH ME XHYBEN E TIJ

Sehl ibn Sad (r.a.) tregon:

Një grua i solli Profetit (a.s.), një xhybe dhe i tha:

- Ja Resulullah! Unë dua t'jua bëj dhuratë këtë xhybe.

Profeti (a.s.) e pranoi dhuratën dhe e veshi menjëherë. Kur e pa njëri nga sahabët iu drejtua me këto fjalë:

- Ja Resulullah, sa veshje e bukur, a po ma dhuron mua?

- *Në rregull,* - iu përgjigj Profeti (a.s.) dhe ia dha xhyben. Pas largimit të Profetit (a.s.) sahabët e tjerë e kritikuan sahabiun në fjalë dhe i thanë:



- Ti nuk veprove mirë. I Dërguari i Allahut e kishte marrë atë xhybe ngaqë kishte nevojë. Ti shkove e ia more. A nuk e dije ti se Profeti (a.s.) nuk refuzon asnjëherë kur i kërkohet diçka?

Pas këtyre fjalëve sahabiu iu drejtua:

- Unë ia kërkova xhyben Profetit (a.s.) sepse dua ta përdor për qefin një gjë të veshur nga ai (a.s.). (Buhari, Edeb, 39.)

Edhe tabiinët, brezi i ardhur pas sahabëve, kanë treguar kujdesin maksimal në përdorimin dhe shfrytëzimin e porosive të lëna nga Profeti (a.s.).

## KËMISHA E ATIJ QË E PA NË ËNDËRR PROFETIN (A.S.)

Një nga nxënësit e Imam Shafiut, Rabi ibn Sulejman tregon:

Një ditë erdhi imam Shafiu dhe më tha:

- Rabi, merre këtë letër, dërgoja Ahmed ibn Hanbelit dhe më pas më sill përgjigjen. Unë mora letrën dhe u nisa për në Bagdad. U takova me Ahmed ibn Hanbelin gjatë namazit të sabahut, u falëm bashkë dhe në fund i dorëzova letrën.

- Kjo është letra e dërguar nga vëllai yt nga Egjipti Imam Shafiu, - i thashë.

- A e di se për çfarë bën fjalë letra? - më pyeti ai.

- Jo! - iu përgjigja. Pas kësaj Ahmed ibn Hanbel hoqi vulën mbi letër dhe filloi ta lexonte. Menjëherë iu mbushën sytë me lotë.

- Çfarë ke imam i nderuar! Çfarë shkruhet në letër? - e pyeta.

- Imam Shafiu ka parë në ëndërr Profetin (a.s.). Ai i ka thënë: "Shkruaji një letër Ahmed ibn Hanbelit dhe çoji selamet e mia. Ai do të bjerë viktimë e një kurthi dhe do t'i kërkohet të thotë: "Kurani është i krijuar". Mos të ulë kokën përballë kësaj kërkese! Zoti i madhëruar do ta ngrejë lart emrin e tij deri në Ditën e Gjykimit."

- Çfarë lajmi i madh qenka për ty, o imam i nderuar! - i thashë. Pas



kësaj Ahmed ibn Hanbel nga gëzimi hoqi këmishën që mbante veshur e ma dhuroi. Edhe unë, pasi mora përgjigjen e letrës, u ktheva në Egjipt. Ia dorëzova letrën Imam Shafiut dhe pas kësaj ai më tha:

- Nuk dua të të mërzis duke të marrë këmishën që të ka dhuruar ai, por të lutem fute në ujë dhe na e jep atë ujë në mënyrë që edhe ne të përfitojmë nga mirësia e saj. (Ibnul Xhevzi, Menakibul Imam Ahmed ibn Hanbel, 609-610.)

Djali i Ahmed ibn Hanbelit, Abdullahu e kishte pyetur të atin rreth prekjes së Dhomës së Profetit (a.s.) dhe topuzit të minberit të Profetit. "Nuk shoh ndonjë të keqe këtu",- ishte përgjigjur ai. (Dhehebi, Sijer, XI, 212.)

## MBULESA QË SHKOI NË INDI

Vitet e fundit të Perandorisë Osmane ishin shumë të vështira dhe të shoqëruara me luftëra të ndryshme. Nisur nga kjo situatë e rënduar, dijetarët në Dioben të Indisë mblodhën 65 mijë rupi ndihmë dhe i dërguan në Stamboll.

Drejtuesi i asaj kohe V. Mehmed Reshad mbeti shumë i kënaqur nga një mbështetje e tillë. Në këmbim të kësaj ai u dërgoi mbulesën që mbante xhyben e Profetit (a.s.).

Kjo dhuratë e vyer u ruajt me shumë respekt. U shndërrua në një burim begatie e mirësie për dijetarët e popullin vendas, sepse ajo mbulesë kishte prekur xhyben e nderuar. Ata e ruajtën si shpirtin e tyre mbulesën që nga viti 1913 dhe e quajtën "Mendili Sherif". Vizitimi i saj u konsiderua si prurës mirësie. Kjo porosi e shenjtë, e ruajtur në dhomën e sotme të thesarit të vendit është një ogur i mirë për të gjitha zemrat që digjen me mallin e dashurinë për Profetin (a.s.).

Kjo është një shenjë treguese e freskisë së dashurisë ndaj Profetit (a.s.), respekti i kujtimit më të vogël ka pasuruar shpirtrat e besimtarëve.

## NAKSHI KADEM (GJURMËT E TIJ TË BEKUARA)

Sulltan Ahmed Han ka sjellë në Stamboll gjurmët e bekuara të këm-



bës së Profetit (a.s.), të njohura si "nakshi kadem", të gjendura në tyrben Sulltan Kajitbaj në Egjipt. I vendosi në xhaminë e Sulltan Ejupit me mendimin që do të transportoheshin në xhaminë e Sulltan Ahmetit, pasi ndërtimi i saj të përfundonte. Por gjatë kësaj kohe ai pa një ëndërr:

"Ishte mbledhur një mexhlis i madh ku gjendeshin të gjithë sulltanët. Profeti (a.s.) ishte në rolin e kadiut. Pra kjo mbledhje ishte si një sallë gjyqi. Sulltani Kajitbaj kishte hedhur në gjyq Sulltanin Ahmedin e parë, sepse ai kishte marrë gjurmën e bekuar të këmbës së Profetit (a.s.) nga tyrbeja e Sulltan Kajitbaj duke e sjellë në Stamboll. Kajitbaj nuk e pranonte këtë. Ahmet Hani pohoi se këtë punë e kishte bërë nga dashuria e madhe që ndiente për Profetin (a.s.).

Pasi dëgjoi të dyja palët Profeti (a.s.), i dha të drejtë Sulltan Kajitbajit dhe urdhëroi kthimin mbrapsht të gjurmës së bekuar."

Ahmeti i parë u zgjua i tmerruar nga gjumi. Ëndrrën e tij e diskutoi edhe me dijetarë të tjerë. Të gjithë i thanë: "Sulltan, ëndrra është shumë e qartë, nuk ka nevojë të interpretohet. Duhet të kthehet menjëherë mbrapsht gjurma e Profetit (a.s.)."

I djegur me dashurinë e Profetit (a.s.), Sulltani Ahmeti i parë uli kokën dhe veproi ashtu siç e urdhëruan, e ktheu mbrapsht porosinë e shenjtë. Por zemra e tij digjej flakë për të Dërguarin e Zotit. Ai bëri gjurmën e bekuar mbi një pllakë mermeri dhe në këtë mënyrë u përpoq të shuante zjarrin e ndezur në zemrën e tij.

Me anë të vargjeve të mëposhtme ai shprehu emocionet e forta të përjetuara nga puthja e gjurmës së këmbës së Profetit (a.s.):

"Ah sikur ta mbaja si kurorë gjatë gjithë jetës sime gjurmën e pastër e të bekuar të Pejgamberit, mbretit të profetëve! Këmba e atij Profeti që është trëndafili i kopshtit të profecisë, o Ahmed, mos prit, prek fytyrën tënde me gjurmët e bekuara."

Një maket tjetër i këmbëve të tij të bekuara sot gjendet në tyrben e Ejjup Sulltanit. Nën të gjendet i shkruar një përshkrim me katër vargje i Selimit të tretë:



"Zotëri! Mos kujto se ky është një gur i thatë! Ky është një thesar që mund të blejë botët. O i pashpresë, hajde dhe fërko fytyrën, sepse kjo është gjurma e shenjtë e Mustafait (a.s.). Edhe Arshi i lartë do të garonte për këtë. Çfarë vendi i lartë është ky!"

## PËRFITIMI MIRËSI NGA AI

Esma binti Ebi Bekr tregon:

Shtegtova bashkë me Profetin (a.s.), kur isha shtatzënë me Abdullah ibn Zubejrin. Arrita në Medinë dhe qëndrova në Kuba. Aty lindi Abdullahu. Më pas erdhëm te Profeti (a.s.), ai e mori në krahë dhe kërkoi hurmë. Pasi e përtypi pak në gojë një pjesë e vendosi në gojën e Abdullahut. Kjo ishte kafshata e parë që zbriti në stomakun e Abdullahut. U lut për të dhe kërkoi nga Zoti bereqet. (Buhari, Akika, 1.)

Kur Ejjub el Ensari kishte mysafir Profetin (a.s.), gatuante vetë dhe ia dërgonte ushqimin atij. Kur i vinte pjesa e mbetur e ushqimit pyeste për vendet që ishin prekur nga gishtërinjtë e Profetit (a.s.). (Muslim, Eshribe, 170-171.)

Një pjesë e marrë nga ai ishte një urë hyjnore, e cila do të sillte gëzimin e të dy botëve. Një pjesë e marrë nga ai ringjallte shumë shpirtra të vdekur. Një pjesë nga ai ishte e mjaftueshme për të arritur mëshirën e përjetshme. Vendi ku gjendej ai u shndërrua në parajsë. Çdo fjalë e tij u shndërrua në ilaçin e jetës. Ekzistenca dhe dashuria e tij u bënë shpëtimi i përjetshëm i njerëzimit...

## RECETA E SHPËTIMIT...

Zoti i madhëruar thekson në Kuranin famëlartë: **"**(O i dërguar!) ***Allahu nuk do t'i dënojë ata, për sa kohë je me ta.."*** (Enfal, 33)

Ky deklarim hyjnor është një ajet kuranor i zbritur në lidhje me jobesimtarët. Zoti i madhëruar nuk ka zbritur dënimin mbi jobesimtarët e Mekës, ngaqë Profeti (a.s.), ka qenë aty, shumë jobesimtarë kryeneçë



kanë përfituar nga fshehtësia e mirësisë së tij. Kjo mirësi është këputur pas emigrimit të Profetit (a.s.) nga Meka në Medinë dhe jobesimtarët përjetuan vështirësi nga më të ndryshmet.

Kjo e vërtetë ka këtë kuptim:

Nëse edhe jobesimtarët përfitojnë nga ai kur janë pranë tij, po besimtarët në zemrat e të cilëve ka zënë vend përjetësisht sa mund të përfitojnë? Bazuar në këtë, shpirti i një besimtari është larg dënimit hyjnor për sa kohë është i mbushur me dashuri ndaj trëndafilit të trëndafilave. Kjo e vërtetë është një pohim i vetë Krijuesit. Për këtë nuk kemi asnjë dyshim.

Sa fatlumë shpirtrat e mbushur plot me dashurinë e tij! Sa keq për ato zemra të thata që nuk përjetojnë praninë e tij...

Shenja më e mirë e gjendjes së zemrave sigurisht që është lidhja dhe bindja ndaj fjalëve e moralit të lartë të tij. Nisur nga ky fakt, të gjithë të dashuruarit pas Profetit (a.s.) kanë pasur si qëllim jetesën sipas këshillave të tij.

## ASHTU THOTË AI...

- Merr një tas me ujë dhe hidhi pak kripë! Laje mbulesën e prekur nga gjaku me këtë!- e këshilloi i Dërguari i Allahut një grua nga Gifari. Ajo grua e ka zbatuar porosinë e Profetit (a.s.) gjatë gjithë jetës së saj dhe asnjëherë nuk i ka larë rrobat pa u hedhur kripë. Edhe kur ndërroi jetë la si porosi t'i hidhnin kripë ujit me të cilin do t'i lahej trupi. (Ebu Davud, Taharet, 122/ 313.)

## TË GJITHË U NGOPËN ME BEREQETIN E TIJ

Hz. Xhabir (r.a.) na rrëfen një kujtim kur po hapeshin kanale të mëdhenj para luftës së Hendekut:

Ndërsa po hapnim hendekun, hasëm në një shkëmb shumë të fortë. Kur sahabët e lajmëruan, Porfeti (a.s.), Ai erdhi ta shihte vetë. Kur e



goditi shkëmbin me kazëm, ai u bë copë e thërrime. Kur u realizua kjo mrekulli, Profeti (a.s.), mbante një gur të lidhur në bel nga uria, sepse gjatë atyre tri ditëve nuk kishim ngrënë asgjë. Pas kësaj iu drejtova:

- O i Dërguar, a më lejon të shkoj pak deri në shtëpi? Më dha leje, shkova në shtëpi dhe i thashë gruas:

- Nuk mund ta shoh ashtu Profetin (a.s.). A nuk kemi ndonjë gjë për të ngrënë?

- Kam pak grurë dhe një kec të vogël, - u përgjigj ajo. E preva kecin, e me grurin që kishim përgatitëm pak bukë. Mishin e vendosëm në një tenxhere. Para se të bëhej gati buka dhe mishi shkova pranë Profetit (a.s.) dhe i thashë:

- Kemi përgatitur diçka për të ngrënë. Urdhëroni bashkë me dy - tre veta.

- Sa ushqim keni përgatitur? - më pyeti Profeti (a.s.). I tregova për kecin.

- Paskeni përgatitur shumë dhe mirë. Thuaji familjes që mos ta ulë gjellën nga zjarri derisa të vijmë dhe thuaji të mos e nxjerrë bukën nga furra. Më pas iu drejtua sahabëve: "Ngrihuni".

Muhaxhiret dhe ensarët u ngritën të gjithë së bashku. Më pas shkova pranë familjes sime pak i habitur, sepse kishim pak ushqim i cili nuk mund të mjaftonte për të gjithë.

- Profeti (a.s.), po vjen bashkë me muhaxhirët, ensarët e shumë të tjerë, - i thashë familjes.

- A nuk të pyeti Profeti (a.s.), për ushqimin e përgatitur?

- Po më pyeti.

- Atëherë qetësohu.

- Hyni, dhe mos qëndroni ngjitur, - u tha Profeti (a.s.), miqve. Ndërkohë ndante bukën, vendoste nga një copë mish dhe sipër hidhte pak lëng mishi. Në fund të gjithë sahabët u ngopën. Kishte tepruar pak gjellë.



- Këtë haje dhe shpërndajua komshinjve, sepse edhe ata janë të uritur, - i thashë familjarëve të mi. (Buhari, Megazi, 29, Muslim, Eshribe, 141.)

## NJË MËSHIRË E PAFUND, NJË DHEMBSHURI E PA LIMIT...

Profeti (a.s.) është një përmendore personaliteti, horizonti i lartësive, burimi i të vërtetave, thesari i diturisë e virtytit, pasqyra e Krijuesit, sulltani i dy botëve dhe një dritë hyjnore e ofruar për shpirtrat tanë në të dy botët.

**Zoti im, le të bëhet drita e Muhamedit kandili i çdo nate dhe dite që mbush jetën tonë! Ai kandil i takimit le të jetë miraxhi i dashurisë! Le të bëhet ai diell miraxhi, siraxhi i të sotmes dhe të nesërmes! Le të jetë ai siraxh hyjnor, fati ynë i kësaj bote dhe botës tjetër!**

**O Zot, na jep jetë me dashurinë e Tij dhe na ringjall përsëri me dashurinë e Tij!**

**Amin!..**



# A ngjason jeta jonë me jetën e tij? - I

*Shpirti i ndriçuar nga rrezatimi i hz. Pejgamberit (a.s.), shndërrohet në një diell të përjetshëm. Mendja e cila përfiton nga kjo dritë ndriçohet bashkë me shpalljen. Por shpirti i cili nuk e arrin dritën, mbetet si një gur i thatë, pa sy e pa fryte.*

# A ngjason jeta jonë me jetën e tij? - I

## NJË HESHTJE KREJT NDRYSHE...

Hz. Mevlana thotë: Me zemrën e mbushur plot me dashurinë e Allahut, hz. Osmani u ul në vendin ku do të lexohej hutbeja, mbylli buzët deri para se të hynte ikindija dhe heshti.

Përgjatë heshtjes së gjatë të halifes askujt nuk ia mbante të thoshte "hajde fol" apo të dilte jashtë mesxhidit.

Një hije e lehtë madhërimi u kishte rënë besimtarëve. I gjithë mesxhidi ishte mbushur me dritën e Allahut.

Ata me sytë e shpirtit të hapur shihnin atë dritë hyjnore. Ndërsa ata që nuk e shihnin ndienin nxehtësinë e atij dielli.

Arsyeja e kësaj gjendjeje ishte personaliteti i lartë, gjendja shpirtërore dhe posti i lartë i hz. Osmanit, sepse ai ishte i shkrirë në edukatën e hz. Pejgamberit (a.s.). Sjellja e tij ishte sjellja e Profetit (a.s.), morali ishte morali i tij. Ai ishte Dhinurajn, si një yll i lidhur fort dhe i dashuruar pas Profetit (a.s.).

## UNË BËJ TAVAFIN ME TË

Ndërkohë që qyteti i Mekës ishte akoma në duart e jobesimtarëve



Profeti (a.s.), ishte nisur për të bërë umren bashkë me disa sahabë të tjerë. Jobesimtarët nuk e lejuan as atë e as sahabët të bënin umren. Pas kësaj Profeti (a.s.) dërgoi hz. Osmanin në Mekë, për t'i bindur dhe ndërkohë priti bashkë me sahabët në Hudejbije.

Jobesimtarët nuk e pranuan kërkesën e hz. Osmanit, megjithëse ai ua kishte shpjeguar mjaft qartë qëllimin e kësaj vizite. Madje hz. Osmanit i thanë: "Nëse ke dëshirë, mund ta vizitosh i vetëm Qaben." Por simboli i dashurisë dhe lidhjes së fortë me Profetin, hz. Osmani, nuk pranoi.

"Nëse hz. Pejgamberi nuk e viziton Qaben dhe nuk bën tavafin, atëherë as unë nuk do ta bëj. Tavafin e bëj vetëm me të",- iu përgjigj Osmani (r.a.). Kjo ishte një shprehje mjaft e qartë e besnikërisë dhe lidhjes së fortë të hz. Osmanit me të Dërguarin e Zotit. (Ahmed, IV, 324.)

Ndërkohë sahabëve u shkoi lajmi se hz. Osmani ishte vrarë. Pas kësaj, Profeti (a.s.), mori besën nga myslimanët përballë mundësisë së sulmeve nga jobesimtarët e Mekës. Të gjithë besimtarët njëzëri thanë: "Ne i bindemi dhe i japim besën të Dërguarit të Zotit në çfarë na urdhëron dhe në çfarë ai dëshiron." Dhanë besën duke mbajtur duart e bekuara të hz. Pejgamberit. Në fund të besës së dhënë i Dërguari i Allahut shtrëngoi njërën dorë me tjetrën dhe tha:

"Kjo është besa e Osmanit." Në këtë mënyrë ai shpalosi para të gjithëve kënaqësinë, dashurinë dhe mirënjohjen ndaj Osmanit (r.a.). (Buhari, As'habun-Nebi, 7.)

## TË PËRFITOSH SADOPAK NGA MIRËSIA E SJELLJES SË TIJ

Ashtu si gjithë pasuesit e tjerë hz. Osmani ishte një pasqyrë e mbushur plot me dritë, e pastër ku pasqyrohej gjendja më e bukur e të Dërguarit të Allahut. Ishte si një hënë dashurie. Kjo ishte dhe arsyeja e energjisë, mirësisë dhe gjendjes së lartë shpirtërore të transmetuar nga hz. Osmani me anë të heshtjes në periudhën e drejtimit të shtetit islam.

Edhe e fshehta e sjelljeve të vyera të hz. Ebu Bekrit, hz. Omerit dhe



hz. Aliut lindte nga lidhja e fortë me bazën. Ata në çdo çast të jetës së tyre pasqyruan sjelljen e moralin e Profetit (a.s.) dhe u lartësuan në hapësira që edhe mendja nuk i koncepton. Në këtë pikë edhe mendjet e tyre u shndërruan në shpirt. Secili prej tyre u bë një kandil udhëzues.

Për këtë arsye, çështja më e rëndësishme në rrugën e besimit e të udhëzimit është përfitimi nga sjellja e morali i lartë i Profetit (a.s.), sepse vërtetësia dhe bukuria e besimit, moralit e qëndrueshmërisë sonë realizohet vetëm me anë të këtij përfitimi.

Shpirti që e arrin këtë bëhet si një gjysmëhënë e diellit të përjetësisë. Mendja që përfiton merr përmasa të reja brenda shpalljes. Por shpirti i cili nuk e arrin mbetet si një gur i thatë e pa sy. Mendja e larguar nga kjo e vërtetë mbytet në detin e paditurisë e budallallëkut.

Për njeriun dera e besimit, virtytit, tokës, qiejve, miraxhit, njohjes së Zotit do të hapet vetëm në rast të përfitimit nga gjendja e vyer e Profetit (a.s.).

Mendja, shpirti i atyre që nuk përpiqen të ndjekin rrugën e ndritur të tij mbetet shterpë e pa fryte. Të gjithë ata që e mohojnë dhe nuk e kuptojnë atë janë shndërruar në një grup të mjerësh. Sepse edhe Ebu Xhehli i drejtohej me fjalët: "Ti je Muhamedi, el Emin." Por nuk besoi, ngaqë nuk përfitoi nga gjendja e Tij.

Sa bukur e shpjegon hz. Mevlana këtë të vërtetë:

"*Mendja e ndritur e hz. Ahmedit nuk iu fsheh askujt. Të gjithë e dinin që ai zotëronte një mendje të ndritur e të mençur. Por jo çdo mendje arriti të kuptonte njohuritë hyjnore e shpirtërore të shpalljes.*"

"*Sjelljet e përshtatshme me shpirtin e shpalljes, dituritë ledunni janë të lartësuara. Mendja nuk mund t'i konceptojë ato, sepse kuptimi i tyre qëndron përtej kësaj bote, mendja dhe logjika nuk mund të arrijnë deri atje.*"

"*Madje dhe mendja e njeriut i sheh si çmenduri disa sjellje të përshtatura me shpirtin e shpalljes. Ndonjëherë mahnitet, sepse asaj i duhet të ngrihet në shkallë shumë të larta, për t'i kuptuar të vërtetat e sjelljes ose thënë ndryshe, asaj i duhet të bëhet shpirt.*"



*"Edhe mendja e hz. Musait e cilësuar si Kelimullah kishte hasur vështirësi përballë të vërtetave ledunni të pasqyruara tek Hidri. Pa na thuaj pak ti o njeri që e mban veten për të mençur e të ditur, për çfarë i duhet mendja miut?"*

*"Mos harro, se në qoftë se një grimcë përpiqet të peshojë malin ajo peshore do të bëhet copë - copë nga pesha e tij.'*

Rrugëzgjidhja e mendjes, logjikës, shpirtit është sakrifica e bërë në emër të Zotit duke përfituar nga rruga e Profetit (a.s.). I lumtur është ai që dashurohet pas diellit të diejve e shpirti i tij kthehet në një gjysmëhënë të përjetësisë.

## TË PËRULESH ME DASHURI

T'i përulesh atij me dashuri do të thotë të mbushësh jetën tënde me moralin e tij të lartë. T'i përulesh atij me dashuri do të thotë të sillesh rreth dritës së udhëzimit. T'i përulesh atij me dashuri do të thotë të mbështillesh pas urdhrave dhe të largohesh nga të ndaluarat. T'i përulesh me dashuri do të thotë të përfitosh nga gjendjet e tij shpirtërore. T'i përulesh me dashuri do të thotë ta praktikosh Sunetin e tij në çdo çast të jetës tënde.

Vetëm në këtë mënyrë mund të ngjasojmë me të.

## A E MBAJMË FJALËN ASHTU SI AI?

Zoti i madhëruar thotë:

***"Dhe përmbushni zotimet** (mbajeni fjalën e dhënë)**. Me të vërtetë ju do të jeni përgjegjës për zotimet."*** (Isra, 34)

***"Besimtarë të vërtetë janë ata që u përmbahen amaneteve e detyrimeve të marra."*** (Muminun, 8)

***"Kur të flisni thoni të vërtetën, qoftë edhe për të afërmit tuaj. Plotësoni premtimin e dhënë Allahut."*** (En'am, 152)



Nëse një njeri do të analizonte vetëm këtë të vërtetë, atëherë të gjitha veprat e tij do të rregulloheshin e zbukuroheshin, sepse të mbash fjalën e dhënë Allahut do të thotë të kesh një jetë të qëndrueshme dhe të përjetosh bukuritë e Xhenetit. Për këtë arsye, Profeti (a.s.), ka pohuar se gënjeshtra dhe besimi nuk mund të qëndrojnë bashkë dhe ka nënvizuar rëndësinë e mbajtjes së fjalës së dhënë. Kjo cilësi ishte një nga cilësitë më të theksuara të tij edhe para shpalljes.

Abdullah ibn Ebil-Hamsa tregon: "Kisha bërë shitblerje me të Dërguarin e Allahut edhe para se ai të shpallej Profet. I kisha mbetur borxh dhe u ndava prej tij duke i premtuar se do t'ia ktheja menjëherë. Por e kisha harruar fjalën e dhënë dhe pas tri ditëve, kur m'u kujtua, e gjeta duke pritur në të njëjtin vend ku e kishim lënë.

I Dërguari i Allahut nuk më kritikoi aspak, megjithëse kishte pritur, por më tha:

*-Djalosh, më mundove, kam tri ditë që të pres këtu.*" (Ebu Davud, Edeb, 82/4996.)

Ai është quajtur Muhamedi el Emin - besniku. Aq besnik ka qenë, saqë edhe jobesimtarët apo armiqtë e tij e quanin "sadik" besnik. Ebu Xhehli tha:

"Ti nuk ke gënjyer asnjëherë. Ne jemi dëshmitarë të besnikërisë tënde, por nuk e duam shpalljen, atë që na ke sjellë."

"Uni" e përpin njeriun si një përbindësh gjigand. Por këtu e shohim se si edhe të mbyturit në lumin e egos i besonin besnikërisë dhe drejtësisë së Profetit (a.s.). Me të vërtetë që njerëzimi ka nevojë për një virtyt të tillë, për të cilin nuk gjenden fjalë. Le të pyesim veten:

A përshtatet jeta jonë me atë të Pejgamberit?

A kemi vlerë ne në sytë e armikut?

Për të arritur deri në këtë gjendje duhen bërë shumë gjëra, por e para është namazi... falja e drejtë e namazit.



## A ËSHTË NAMAZI YNË SI NAMAZI I TIJ?

Namazi i falur nga Profeti (a.s.), ishte një namaz i cili të largonte nga të gjitha të këqijat. Një namaz i cili të largonte nga fahsha dhe munker, ashtu siç thuhet në ajetet kuranore. Një namaz miraxhi, ku robi takohej me përjetësinë. Një adhurim i mbushur me qetësi e dritë.

Për këtë arsye, Profeti ynë i nderuar i ka dhënë shumë rëndësi namazit dhe kryerjes së tij në mënyrën e duhur. Kur Aishja (r.a.), flet për mënyrën e faljes së namazit të Profetit (a.s.), pohon se nga kraharori i tij vinte një zë i cili ngjasonte me zërin e një tenxhereje me ujë të valuar. Kjo tregon edhe një herë gjendjen e përkushtuar në namaz të Profetit (a.s.) dhe arritjen e lartësimit gjatë faljes së tij.

Edhe hz. Aliu, i edukuar e rritur pranë tij, zverdhej kur falte namaz dhe largohej nga çdo gjë gjatë faljes. Gjatë një lufte kishte marrë plagë dhe në trup i ishte ngulur një shigjetë. Nuk mundi ta nxirrte nga dhimbjet.

- Përpiquni ta nxirrni kur të fal namaz, - tha ai. Ashtu bënë dhe shigjetën e nxorën lehtësisht gjatë faljes së namazit. Kur dha selam i pyeti.

- Çfarë bëtë?

- E nxorëm shigjetën, - iu përgjigjën.

Një namaz i falur përshpirtmërisht ka fuqinë e zhdukjes së të gjitha dhimbjeve të trupit. Ja namazi të cilin i mësoi Profeti (a.s.), umetit të tij.

Një pikë tjetër mbi të cilën ka vënë theksin Profeti ynë i nderuar është falja me xhemat, bashkërisht e namazit.

Një sahab i verbër Abdullah ibn Ummi Mektum kërkoi leje nga Profeti (a.s.), për ta falur namazin në shtëpi duke iu drejtuar me këta fjalë:

"O i Dërguari i Zotit! Ti e di gjendjen time, sytë nuk më shohin dhe shtëpia ime është shumë larg mesxhidit."

*"A e dëgjon ezanin?"*- e pyeti Profeti (a.s.).



"Po!" -iu përgjigj ai.

*"Atëherë hajde të falësh namazin me xhemat, edhe nëse ecën këmbadorazi"*- iu përgjigj Profeti (a.s.). (Ibn Hibban, V/412.)

Nga ana tjetër, Profeti ynë i nderuar në çdo mundësi që i krijohej falte namaze shtesë (nafile). Namaze si ai i tehexhxhudit, ishrakut, evvabin, haxhet, falënderimit...

Njeriu duhet të zotërojë një shpirt bujar e dhurues për të përfituar brishtësinë e dashurinë shpirtërore, sepse zemra e atij që dhuron për hir të Allahut zbutet dhe i shton adhurimet ndaj Kirjuesit, i cili ka dhënë gjithçka. Por ne nuk mund ta arrijmë këtë gjendje nëse nuk dhurojmë si ai.

## A DHUROJMË SI AI?

Ndonjëherë Profetit (a.s.) nuk i gjendej asgjë pranë. Ndonjëherë bëhej shumë i pasur kur i vinin plaçkat e luftës. Por edhe në këtë rast ruante shumë pak për vete dhe pjesën tjetër e shpërndante. Një dhembshuri përtej çdo imagjinate, një mëshirues i pashembullt. Edhe nëse nuk kishte asgjë për të dhënë, mjaftonte buzëqeshja e tij si lëmoshë.

Kur dhuronte diçka tregohej i kujdesshëm, që të mos ofendonte palën përballë, sepse ajo që dhuronte i dhurohej Allahut. Ashtu siç thuhet dhe në një ajet kuranor:

***"Lëmoshat i merr Allahu."*** (Tevbe, 104)

Sahabët arritën shkallët më të larta të moralit, ngaqë përfituan nga kjo gjendje e tij.

Kur zbriti ajeti kuranor: ***"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani*** *(lëmoshë)* ***nga ajo pasuri që e doni. Çfarëdo që të ndani, Allahu e di mirë atë."*** (Ali-Imran, 92.) sahabët garuan për të dhuruar gjërat më të dashura.

Ebu Talha zotëronte një kopsht me 600 pemë hurme pranë xhamisë së Profetit (a.s.) dhe e kishte pikë të dobët. Ai vrapoi menjëherë pranë Profetit (a.s.) dhe i tha:



- O i Dërguari i Allahut! Pasuria ime më e dashur është kopshti të cilin e keni parë edhe ju. Që nga ky çast po ja lë të Dërguarit të Allahut, për hir të Allahut. Përdoreni si të doni, mund t'ia jepni cilit të varfër të dëshironi.

Pas këtyre fjalëve shkoi menjëherë në kopsht për të konfirmuar vendimin e tij. Kur Ebu Talha mbërriti tek kopshti, bashkëshortja e tij po qëndronte nën hijen e një peme. Ebu Talha nuk hyri brenda dhe gruaja e çuditur e pyeti:

-O Ebu Talha, pse po pret jashtë? Futu brenda!

-Nuk mundem, mblidhi dhe ti gjërat e tua dhe dil jashtë, - i tha ai.

- Pse kështu, Ebu Talha? A nuk është kopshti ynë ky? - e pyeti gruaja e çuditur.

- Jo, ky kopsht tani u përket të varfërve të Medinës, - iu përgjigj ai duke i treguar për ajetin e zbritur dhe gëzimin e harenë që sillte mirësia e dhurimit.

- E dhurove në emrin tënd apo të të dyve? - e pyeti gruaja

- E dhurova në emër të të dyve, - iu përgjigj ai. Pas kësaj përgjigjeje bashkëshortja iu drejtua me këto fjalë:

- Allahu qoftë i kënaqur me ty, o Ebu Talha! Të njëjtën gjë mendoja dhe unë sa herë që shihja të varfrit, por nuk kisha guxim të ta thoja. Allahu na e pranoftë mirësinë tonë, ja po dal edhe unë nga kopshti.

Sjellja e sahabëve të nderuar është e lidhur me vlerësimin e ditëve e netëve sipas mënyrës së treguar nga Profeti (a.s.), sepse të jetosh me frymën e tij është shkaku më i madh i qetësisë e lehtësisë në pasqyrimin e mirësive.

## A ËSHTË DITA E NATA JONË SI DITA DHE NATA E TIJ?

Dita mbushet me çështje e ngjarje nga më të ndryshmet. Ndonjëherë njeriu mund të humbasë veten dhe sjelljet e mira si një qiri që shkrihet. Por të organizosh ditën ashtu siç e organizonte i Dërguari i Allahut, e bën njeriun një personalitet adhurues.



Para së gjithash, më e rëndësishmja është mënyra e fillimit të ditës. Në jetën e tij dita fillonte që natën. Në këtë mënyrë mirësia e begatia e kohës së tretë të natës pasqyrohej në të gjitha kohët e ditës.

I Dërguari i Allahut falte namaz nate derisa i enjteshin këmbët. Kur e pyetën: "O i Dërguari i Allahut, pse lodheni kaq shumë ndërkohë që Zoti i madhëruar ju ka përgëzuar me faljen e të gjitha mëkateve në suren Fetih?", ai iu përgjigj:

- *Pse të mos jem një rob falënderues?* (Buhari, Tehexhxhud, 6.)

Më pas tha:

- *Namazi më i mirë i cili vjen pas namazeve farz (obligative) është namazi i falur gjatë natës.* (Muslim, Sijam, 202-203.)

*"Për njeriun dy rekatë namaz të falura gjatë natës janë më të mira se e gjithë bota me gjithçka ka brenda. Unë do t'ia bëja të detyrueshme umetit tim namazin e natës po ta dija se nuk do ta kishin të vështirë."* (Fezail-i Amal, 257.)

*"Është një kohë aq e vlefshme gjatë natës, saqë kur myslimani kërkon diçka nga Allahu, i jepet ajo çfarë dëshiron."* (Tirmidhi, Vitr, 16.)

Nipi i Imam Rabbanit ishte një hafiz shumë i mirë dhe ndodhte të lexonte gjithë Kuranin brenda një nate. Një njeri i tillë shprehej kështu: "Zoti im, netët janë shumë të shkurtra, nuk arrij të ngopem."

Netët duhen vlerësuar në një kornizë e dëshirë të tillë. Është e domosdoshme që netët t'i përhapim gjatë ditëve dhe gjatë ditës të vazhdojmë atmosferën e natës. Bajezid Bistami thotë:

*"Asnjë e fshehtë nuk m'u tregua pa i bërë netët ditë."*

**Allahu i madhëruar na mundësoftë vlerësimin e ditëve e netëve, diturisë e virtytit, këtë botë e tjetrën sipas rrugës së treguar të Profetit (a.s.)! Zoti ynë përputhi qëllimet tona me kënaqësinë Tënde!**

**Amin!..**





# A ngjason jeta jonë
# me jetën e tij? - II

*Reflektimi i moralit të Profetit tonë të nderuar është i lidhur me zotërimin e një morali kuranor. Pra ata që arrijnë të jenë një Kuran i gjallë dhe të reflektojnë nga mirësia e Profetit (a.s.), janë ata që kanë arritur të fshehtën: "Me të vërtetë që ti (Muhamed) je me një moral të lartë."*

# A ngjason jeta jonë me jetën e tij? - II

## SI ËSHTË LIDHJA JONË ME KURANIN?

Zoti i madhëruar e cilëson Profetin (a.s.), si shembullin më të mirë e të përkryer për të gjithë njerëzimin si më poshtë:

***"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe dita e fundit dhe e përmend shumë Allahun."*** (Ahzab, 21)

Cilësinë më të theksuar të të qenit shembulli më i mrekullueshëm e shpjegon Aishja (r.a.), në këtë mënyrë: *"Morali i tij ishte Kurani."* (Muslim, Musafirin, 139.)

Nga kjo kuptojmë se reflektimi i moralit të tij lidhet me zotërimin e një morali kuranor. Ata që janë një Kuran i gjallë përfitojnë lavdërimin kuranor, ku thuhet:

***"Padyshim Ti je me një moral të lartë."*** (Kalem, 4)

Prandaj është e domosdoshme të masim lidhjen tonë me Kuranin famëlartë, si një njësi matëse e përngjasimit me moralin e lartë profetik. A është lidhja jonë me Kuranin ashtu siç ishte lidhja e Profetit (a.s.) me të? Kurani është...



# MIRËSIA MË E MADHE...

Zoti i madhëruar ka shpalosur në Kuran recetën e një jete të ndershme e njerëzore, e cila përbëhet nga morali i lartë i Profetit (a.s.). Nisur nga ky aspekt shpirti njerëzor gjallërohet vetëm me anë të Kuranit. Të apasionuarit pas Kuranit zotërojnë mirësi të ngjyrave, fryteve e luleve të ndryshme, ndërsa ata që qëndrojnë larg tij sigurisht që mbesin larg bukurisë e gjallërisë hyjnore. Profeti (a.s.), i edukoi sahabët në këtë klimë kuranore dhe vlerësoi edhe më shumë ata që e mësonin përmendsh atë. Ai thotë:

*"Më të nderuarit e umetit tim janë hafizët e Kuranit dhe ata që vlerësojnë netët."* (Sujuti, I, 36/1063.)

Qëllimi më i madh i sahabëve ka qenë përjetësimi i këtij hadithi. Ato s'janë ndarë për asnjë çast nga gjurmët e të Dërguarit të Allahut për të pasur një jetë të shkrirë me Kuranin. Në Kettani tregohet:

"Pasuesit e nderuar e lexonin shumë Kuranin, nuk dëshironin të kalonin qoftë edhe një ditë pa e lexuar dhe pa parë faqet e tij. E fillonin ditën me Kuran dhe këshillonin personat e shqetësuar nga sytë të shikonin Kuranin famëlartë." (Nizamul-hukumetin-Nebevijje, II, 197.)

Me një ndjeshmëri të tillë Ikrime (r.a.) merrte Kuranin, prekte fytyrën, sytë me të dhe qante duke thënë: "Fjala e Zotit tim, Libri i Zotit tim."

Një mijë bukuritë e kësaj lidhjeje padyshim që pasqyroheshin në jetën e sahanëve, madje edhe kur vdisnin. Hz. Ikrime kishte marrë plagë të rënda në luftën e Jermukut dhe ishte në prag të vdekjes. Buzët i ishin tharë. Ndërkohë ujin që i sollën dëshiroi t'ia dhuronte një vëllai tjetër të plagosur. Mendimi për tjetrin edhe në çastet e fundit, tregon edhe njëherë moralin e tyre të lartë kuranor. Në fund ai ndërroi jetë dhe u bë dëshmor pa e pirë edhe një pikë ujë. Në këtë mënyrë ai piu sherbetin e dëshmorit. Ai piu pandërprerje nga hauzi i keutherit të pafundësisë e nga përroi i Kuranit me të cilin u përpoq të mbushej, pasi gjeti udhëzimin.



Në këtë mënyrë pasuesit e Kuranit përfituan mirësi e begati të panumërta, sepse Kurani është zgjidhje për çdo problem...

Zoti i madhëruar thotë:

***"O njerëz, ju ka ardhur këshillë** (Kurani) **nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët."*** (Junus, 57)

***"Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët..."*** (Isra, 82)

Ashtu siç theksohet dhe në ajetet e mësipërme kuranore, Kurani famëlartë është zgjidhje për çdo çështje, duke qenë receta e shpëtimit të përjetshëm. Problemi thelbësor dhe sëmundja e njeriut nuk janë probleme kalimtare, por dënimet e përjetshme të botës tjetër. Shërimi i të gjitha sëmundjeve është vetëm Kurani famëlartë. Shërimi i Kuranit qëndron mbi të gjitha shërimet tjera.

Për këtë arsye, shërimi i sëmundjeve të agresivitetit që e kanë përpirë njeriun është përsëri Kurani. Edhe zgjidhja e humbjes së moralit, e shndërrimit të njeriut në një kafshë është Kurani. Mbështetuni tek Kurani nëse nuk dëshironi që ndjenjat e drejtësisë të kthehen në padrejtësi e mizori. Begatia e pranverës së shpirtit pas thatësirës së nefsit është përsëri Kurani. Arsyeja e mëshirës në çastet e fundit të jetës gjendet te Kurani. Edhe dera e Xhenetit është te Kurani. Në haxhin e lamtumirës Profeti (a.s.), tha:

*"Po ju lë një amanet të tillë, nëse lidheni fort pas tij asnjëherë nuk do ta humbisni rrugën. Ai është Kurani, Libri i Allahut dhe Suneti i Profetit..."* (Hakim, I, 171/318.)

Abdullah ibn Mesudi (r.a.), thotë: "Kush kërkon dituri le të meditojë rreth kuptimeve të Kuranit, tefsirit dhe leximit të tij, sepse në të gjendet dituria e të parëve dhe të pasmëve." (Hejsemi, VII, 165, Bejhaki, Shuab, II, 331.)

Kurani shpreh dëshirën hyjnore. Në çdo shkronjë të tij janë të fshehura një mijë e një mrekulli. Kush qëndron afër Kuranit i ka qëndruar pranë Allahut, ai i cili është pranë Allahut e kupton më mirë Kuranin, mediton më mirë dhe jeton më mirë. Zoti (xh.sh.), e shpreh më mirë këtë cilësi të besimtarëve:



***“Edhe ata kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër.”*** (Furkan, 73)

Atë që nuk tregohet i shurdhër e as i verbër ndaj Kuranit, Zoti i madhëruar do ta mbrojë në të dy botët. Atyre u jep një dritë të veçantë në të dy botët. Kjo është pra drita hyjnore, e cila do të na mundësojë shikimin e Zotit të madhëruar në Xhenet.

## DRITA E KURANIT...

Sa bukur e shpjegon Mevlana në një histori të tij përfitimin e shpërblimeve të përjetshme nga të dashuruarit pas Kuranit:

Një shejh i varfër pa një Kuran në shtëpinë e një të moshuari të verbër. Ishte muaji korrik dhe shejhu qëndroi si mysafir në shtëpinë e të moshuarit. Në këtë mënyrë të dy asketët patën mundësinë të kalonin disa ditë bashkë.

“Çfarë duhet Kurani në këtë shtëpi? Ky dervish është i verbër?!”- mendoi me vete shejhu.

“Këtu nuk ka njeri tjetër përveç dervishit, ndërsa Kurani qëndron i varur në mur. A thua ta pyes? Jo, më mirë po hesht, do të duroj, - po fliste me vete ai.

Ai duroi për disa ditë ndaj këtij kurioziteti dhe në fund çështja u sqarua, sepse durimi është çelësi i lehtësimit dhe çlirimit...

Një mesnatë shejhu dëgjoi një zë që lexonte Kuran dhe u ngrit menjëherë nga gjumi. I moshuari i verbër e lexonte Kuranin pa asnjë gabim. Nuk duroi më dhe e pyeti të moshuarin e verbër:

- Si mund të lexosh Kuranin duke qenë i verbër? Si i sheh rreshtat dhe shkronjat? Si e mban shenjën kaq saktë?

- O njeri që nuk e di se sa vepër e madhe arti është trupi i njeriut! Mos vallë kjo gjendje të duket shumë për forcën e fuqinë krijuese të Allahut? - iu drejtua i verbri mysafirit.

Unë iu luta Allahut: “O Zoti im nga i cili presim ndihmë! Ashtu si



njerëzit janë të dhënë pas vetes e shpirtit të tyre, ashtu jam i dhënë unë pas leximit të Kuranit. Nuk jam as hafiz, më jep një dritë të pandërprerë kur të lexoj! Zoti im! M'i kthe sytë e mi kur ta marr në dorë Kuranin, në mënyrë që të lexoj qartazi, pa ndërprerje dhe pa gabime ajetet kuranore!" Nga Allahu i madhëruar më erdhi një zë:

"O i dashuruar pas Kuranit! O robi Im adhurues, veprues i punëve të mira, i dobishëm për njerëzit, ai që nuk i pret shpresat edhe në situatat më të vështira! Ti ke një mendim, një shpresë të mirë që në çdo moment të thonë: 'Lartësohu më shumë, lartësohu më shumë.' Për këtë arsye o rob i mirë, kur të dëshirosh të lexosh Kuranin Unë do të t'i kthej sytë e shikimin, në mënyrë që ta lexosh sa më lehtësisht atë."

E gjithë çështja qëndron në kthimin tonë drejt Kuranit, dritës, ndriçimit të pashuar. Vetëm kështu është e mundur të përfitojmë nga drita e tij. Në këtë rast Kurani bëhet një ndërmjetës për ne në të dy botët. Në të kundërt Kurani do t'i ankohet Allahut për ne.

## ANKESA E KURANIT DHE NDËRMJETËSIMI I TIJ...

Profeti ynë i nderuar i cili përpiqet e lutet në çdo rast për shpëtimin e umetit Ditën e Gjykimit ndoshta do të bëhet ndërmjetës i mëkatarëve, por nuk do të strehojë nën krahët e tij të larguarit nga rruga e Kuranit dhe Sunetit. Ata do t'ia lërë Allahut (xh.sh.).

Në një ajet kuranor thuhet: ***"Dhe i Dërguari do të thotë: 'O Zoti im! Populli im e shpërfilli Kuranin si të urryer.'"*** (Furkan, 30)

Sigurisht që çmimi i kësaj braktisjeje do të jetë shumë i rëndë, sepse Kurani do t'i ankohet Zotit (xh.sh.), për ata që e kanë braktisur dhe kjo ankesë do të pranohet. Në një hadith profetik thuhet: *"Ai i cili e mëson Kuranin dhe më pas nuk interesohet e nuk e sheh fare atë, në Ditën e Kiametit ai do t'i ngjitet për jakë dhe do të thotë: 'Zoti im, ky rob më burgosi, më braktisi dhe qëndroi larg meje. Nuk veproi me mua. Vendos Ti në mes tij dhe meje.'"* (Alusi)

Në një hadith profetik thuhet: *"Ditën e Kiametit shpëton ai njeri për*



*të cilin ndërmjetëson Kurani. Lexoni Kuran, sepse ai do të jetë ndërmjetës për lexuesin e tij në Ditën e Kiametit.*" (Muslimi)

Nisur nga ky hadith hz. Omeri (r.a.), jep këto këshilla:

"Ta dini se Kurani është një thesar i cili ju sjell mirësi dhe nderime. Bindjuni atij dhe mos e përshtatni atë sipas vetes suaj. Kush përpiqet ta përshtatë Kuranin sipas vetes, atëherë Kurani do ta hedhë atë poshtë deri në Xhehenem. Kush i bindet Kuranit, ai do ta ngrejë atë deri në Xhenet. Përpiquni ta keni Kuranin si ndërmjetës dhe jo si armik, sepse ai person i cili e ka Kuranin ndërmjetës hyn në Xhenet, ndërsa ai që e ka armik hyn në Xhehenem. Ta dini se ky Kuran është mjet udhëzimi dhe dituria më e ndritshme. Ai është zbritur nga Mëshiruesi dhe është libri i fundit me anë të të cilit hapen sytë e verbuar, veshët e shurdhët dhe zemrat e vulosura..." (Kenzul -Ummal, II, 285-286/4019.)

Pra të jesh pasues i Kuranit do të thotë jo vetëm ta lexosh, por ta vendosësh në shpirtin tënd. Dhe kjo do të thotë të jesh një rob i mirë në klimën e Kuranit.

## KURANI KËRKON NGA NE MORALIN...

Ashtu siç thotë dhe hz. Mevlana: "Besimi përbëhet nga morali."

Të gjitha çështjet e Kuranit famëlartë, librit të besimit përbëhen nga morali.

Për këtë arsye, Ibrahim Desuki (r.a.), fton pasuesit e Kuranit drejt moralit dhe maturisë për të përfituar plotësisht nga mirësia e Kuranit. Ja si shprehet ai:

"Njeriu i cili dëshiron të lexojë Kuran, në fillim duhet të pastrojë gjuhën nga fjalët e këqija e të shëmtuara. Nuk duhet ta teprojë në asnjë çështje dhe duhet të qëndrojë i vendosur përballë gjërave të dyshimta dhe të ndaluara. Nëse nuk tregohet i kujdesshëm ndaj këtyre çështjeve, atëherë nuk është treguar i ndershëm ndaj Kuranit. Atëherë Kurani i memorizuar në kokën e tij do ta mallkojë."



"Biri im! Nëse dëshiron të kuptosh të fshehtat e Kuranit pastroje nefsin tënd dhe përpiqu të përfitosh nga mirësia e Kuranit. Lëri fjalët e kota, merru me punë të dobishme. Vendose faqen në tokë (bëhu modest), mos harro se ke ardhur nga toka dhe përsëri tek ajo do të kthehesh. Frikësohu nga tërësia e mëkateve dhe përplasja me to Ditën e Kiametit. Llogarite mirë nëse veprat do të të pranohen apo jo. Nëse vepron kështu, atëherë do të mund të kuptosh mesazhet e fshehta të fjalës së Zotit tënd. Nëse nuk vepron kështu kjo derë hyjnore nuk hapet për ty."

## LE TË MOS MBYLLET ZEMRA JONË...

Personat të cilët e lexojnë pa shpirt, por me një zë të bukur Kuranin nuk mund të quhen pasues të Kuranit. Për të qenë pasues i Kuranit është e domosdoshme të stërvitesh me moralin dhe edukatën e Kuranit, sepse Zoti i madhëruar dëshiron nga besimtarët të mendojnë dhe të praktikojnë Kuranin dhe i paralajmëron ata të cilët veprojnë në të kundërt të kësaj këshille:

***"A nuk mendojnë ata rreth Kuranit? Mos u janë vulosur zemrat?"*** (Muhamed, 24)

Nëse thjesht të mos menduarit e Kuranit e mbyll zemrën e njeriut, kushedi se në çfarë gjendjeje janë shpirtrat të cilët jetojnë pa Kuran. Zoti na ruajtë!

Ja pra, kjo ishte dhe arsyeja pse sahabët janë përpjekur ta lexojnë Kuranin duke u thelluar në të dhe janë munduar të praktikojnë atë që kanë lexuar.

Njëri kishte shkuar pranë Zejd ibn Thabitit dhe e kishte pyetur se çfarë mendonte rreth leximit të të gjithë Kuranit për një javë. Ai i ishte përgjigjur se është diçka e mirë. Por pas kësaj përgjigjeje kishte vazhduar:

"Por më pëlqen më shumë ta mbaroj Kuranin (të mbyll hatmen) një herë në 15 ose 20 ditë. Nëse më pyet përse mund të të them se kështu arrij të mendoj më shumë rreth kuptimeve të tij. (Muvatta, Kuran, 4.)



Kjo është mënyra e përqafimit të Kuranit. Në një hadith thuhet:

"Kurani është si një pe, ekstremet e të cilit gjenden njëra në dorën e Allahut e tjetra në dorën tuaj. Përqafojeni fort atë dhe asnjëherë nuk do të devijoni nga rruga e drejtë dhe nuk do të shkatërroheni." (Bejhaki) Këtu kuptohet qartë rëndësia e përqafimit dhe lidhjes së fortë që duhet të kemi me Kuranin.

## ZGJIDHNI KURANIN!

Në luftën e Tebukut Profeti (a.s.) ia kishte dhënë flamurin e Nexharrëve Umare ibn Hazmit, por më pas ai pa Zejd ibn Thabitin. Ia mori flamurin Umares dhe ia dha Zejdit.

- O i Dërguari i Allahut! Mos jeni mërzitur me mua?- e pyeti Umare i mërzitur.

*- Jo, për Zotin, nuk jam mërzitur me ty. Por zgjidheni Kuranin edhe ju si ai. Zejdi ka memorizuar më shumë pjesë se ti. Edhe pse është një skllav zezak me hundë të prerë (e zgjodha atë), sepse gjithmonë zgjidhet ai i cili ka mësuar më shumë pjesë nga Kurani,*- iu përgjigj Profeti (a.s.).

Më pas urdhëroi fiset Evs dhe Hazrexh që flamurët të mbahen nga personat që kishin mësuar më shumë Kuran. Për shkak të këtij urdhri, flamurin e bijve të Afvit e mbajti Muadhi (r.a.).

Këta shembuj na tregojnë edhe njëherë se Profeti (a.s.) ka favorizuar gjithmonë njerëzit që ishin më pranë Kuranit dhe e kishin memorizuar atë. Një hollësi e tillë në edukimin e fëmijëve tanë është jashtëzakonisht e rëndësishme përsa i përket qëndrueshmërisë së shpirtrave në një kohë kur amoraliteti dhe të këqijat janë shtuar pa masë.

## NË HIJEN E ARSHIT BASHKË ME KURANIN...

Morali më i bukur dhe i domosdoshëm për besimtarët është t'u mësojë fëmijëve të tyre Kuranin, sepse brezat e rritur me Kuran zotërojnë thesarin më të madh të botës shpirtërore. Kështu ata do të fitojnë dashurinë e Allahut, Pejgamberit dhe të gjithë njerëzimit.



Profeti (a.s.) urdhëron kështu në edukimin e fëmijëve:

*"Atij që e mëson Kuranin që në vogëli, do t'i hyjë në gjak dhe do të ndriçohet me mirësinë e tij."* (Kenzul-Ummal, I, 532.)

*"Edukojini fëmijët tuaj në tri çështje: në dashurinë ndaj Profetit (a.s.), dashurinë ndaj familjes së tij dhe leximit të Kuranit, sepse hafizët e Kuranit do të jenë nën hijen e arshit bashkë me miqtë e Zotit dhe Profetit në Ditën e Kiametit atëherë kur nuk do të ketë asnjë hije tjetër."* (Munavi, I, 226.)

Shpirtrat që kanë mbërritur në këtë shkallë pasqyrojnë mirësi dhe aromë trëndafili. Gjuhët e tyre shndërrohen në burim qetësie. Kuranin e lexuar prej tyre e dëgjon edhe Profeti (a.s.).

Brezi i ndritur është dëshmitar i gjithë këtyre pasqyrimeve të bukura.

## I DËGJUARI I PEJGAMBERIT...

Abdullah ibn Mesud transmeton:

Një herë Profeti (a.s.), më urdhëroi:

- *O Ibn Mesud! Më lexo Kuran!*

- O i Dërguari i Allahut! Kërkoni t'ju lexoj Kuran, ndërkohë që ai u është zbritur juve?

- *Më pëlqen ta dëgjoj Kuranin nga të tjerët,* - u përgjigj Profeti (a.s.). Dhe kështu unë fillova të lexoj suren Nisa. Kur erdha tek ajeti: ***"Ne kemi sjellë një dëshmitar për çdo popull dhe Ty të kemi bërë dëshmitar të tyer."*** (Nisa, 41); Profeti (a.s.), tha:

- *Mjaft!*

Atëherë pashë se nga sytë e Profetit (a.s.) po rridhnin lotë. (Buhari, Tefsir, 4/9, Muslim, Musafirin, 247.)

## JA KËSHTU DUHET LEXUAR KURANI....

Profeti (a.s.) ishte ndaluar për të pushuar në një vend, ndërkohë që po kthehej në Medinë.



-*Kush do të na ruaj sonte?* - pyeti ai sahabët.

- Të ruajmë ne, ja Resulullah, - u përgjigjën.

- Në ç'pjesë të natës dëshiron të bësh rojën, në fillim apo në fund të saj? - e pyeti Abbadi Ammarin.

- Dëshiroj të bëj rojën në fund të saj, - iu përgjigj Ammari dhe u shtri të flinte. Ndërsa Abbadi filloi të falte namaz. Ndërkohë erdhi një jobesimtar i cili kur pa një hije që qëndronte në këmbë e gjuajti menjëherë me shigjetë. Shigjeta kishte kapur Abbadin. Ai e nxorri atë dhe vazhdoi namazin. Jobesimtari e gjuajti për herë të dytë e të tretë dhe në secilën prej rasteve Abbadi qëndronte në këmbë, hiqte shigjetat dhe vazhdonte namazin. Më pas shkoi në ruku dhe sexhde. Pasi dha selam zgjoi shokun e tij dhe i tha:

- Zgjohu! Unë u plagosa.

Ammari u ngrit menjëherë. Jobesimtari kuptoi se e kishin vënë re dhe ia mbathi. Kur Ammari e pa Abbadin të mbytur në gjak tha:

- Subhanallah! Pse nuk më zgjove kur u godite herën e parë?

- Po lexoja një sure dhe nuk desha ta prish namazin pa e mbaruar. Por shigjetat erdhën njëra pas tjetrës dhe kështu e ndërpreva leximin e shkova në ruku. Të betohem në Zot se do të preferoja më parë të vdisja, sesa të ndërprisja leximin e sures dhe të namazit po të mos ishte shqetësimi dhe rrezikimi i jetës së Profetit (a.s.), - iu përgjigj Abbadi, me një përgjigje e cila tregon dashurinë, pasionin dhe qetësinë e papërshkruar të përjetuar në namaz. (Ebu Davud, Taharet, 78/198; Ahmed, III, 344; Ibn Hisham, III, 219, vakidi, I, 397.)

Kjo kënaqësi e ndjerë nga sahabët gjatë leximit të Kuranit pa dyshim lind nga kuptimi dhe praktikimi i ajeteve kuranore. Kurani famëlartë pasqyron një bukuri, brishtësi, mirësi në gjuhën e shpirtin e përjetuesve. Një kuran i lexuar me një shpirt të dashuruar ndalon dhe ujin e lumit. Në këtë mënyrë lexonin Kuran sahabët.



## EDHE ENGJËJT DËGJONIN....

Një nga sahabët, Usejd ibn Hudajr një natë po lexonte suren Bekare. Kali i tij ndodhej i lidhur pranë. Ndërkohë që ai lexonte kali filloi të trembej e të bëhej më agresiv. Kur Usejdi mbaroi leximin, kali u qetësua. Sapo rifilloi leximin, kali përsëri u tremb dhe filloi të ecte para mbrapa. Kur Usejdi pushoi, kali u qetësua. Kjo gjendje u përsërit edhe dy herë të tjera. Djali i tij, Jahta ndodhej pranë kalit. U frikësua se mos ia dëmtonte të birin dhe e afroi pranë vetes. Ndërkohë ngriti kokën lart drejt qiellit dhe vuri re disa drita në formë kandilësh. Ato u ngritën lart dalngadalë dhe më pas u zhdukën. Në mëngjes i tregoi Profetit (a.s.), për atë që i kishte ndodhur...

Profeti (a.s.), tha: *"Ata kanë qenë engjëj të cilët kanë ardhur për të të dëgjuar. Po të vazhdoje leximin deri në mëngjes, të gjithë do të mund t'i shihnim dhe nuk do të fshiheshin nga populli."* (Buhari, Fedailul Kuran, 15, Muslim, Musafirin, 242.)

Sa bukur e ka thënë poeti:

*Nëse sot të ka marrë malli për Zotin tënd, lexo Kuran,*

*Le të shndërrohet në dritë të përthithur nga ajetet kjo thellësi!*

*Ne e lexojmë, vetëm Mëshiruesi flet*

*Kështu flet i Lartmadhëruari me robin e Tij çdo çast*

*Gjithësia mahnitet nga kjo*

*Mësimi i Kuranit i sjell shumë urtësi shpirtit dhe gjuhës*

*Lexo Hafiz! Ty të dëgjojnë engjëjt më të vyer*

*Dhe Zoti i madh thotë 'robi Im, më thuaj, çfarë do?'*

*E bekon lexuesin dhe e ngre lart ndër qiej*

*Ia vlen sa dy botët ky bekim...* (Sejri)

**Zoti i madhëruar na begatoftë të gjithëve me mirësinë e përjetshme të Kuranit! Na bëftë Kuran të gjallë! Lidhjen tonë me Kuranin e pasqyroftë në morali dhe dashurinë e Profetit (a.s.). Na e mundësoftë**



**ndërmjetësimin e Kuranit dhe të Profetit (a.s.) në të dy botët!**

**Zoti im, mos e ndaj popullin dhe vendin tim nga Kurani! Mos i lejo armiqtë të prishin bashkimin tonë!**

**Amin!..**



# Fjala e fundit

Qëndrueshmëria në besim dhe adhurimi është lartësimi i kërkuar nga Zoti i madhëruar nga të gjithë robërit. Pa dyshim që çelësi i kësaj qëndron tek sinqeriteti dhe përkushtimi.

Sinqeriteti dhe përkushtimi përbëjnë, nëse mund ta quajmë, pikën e vetëdijes së besimit dhe adhurimeve. Nisur nga ky aspekt, sinqeriteti dhe përkushtimi janë po aq të rëndësishëm sa besimi dhe adhurimi. Nëse do ta hiqnim vetëdijen, atëherë brenda besimit do të hynin paragjykimet e dyshimet dhe nëse adhurimet do të bëheshin me dyshim, atëherë do të fillonim t'i braktisnim përfundimisht edhe ato.

Për këtë arsye të urtët kanë thënë:

"Ai i cili ndahet një fije peri nga sheriati, është ndarë sa malet nga rruga." Këtë fjalë ata e kanë kthyer në një parim. E rëndësishme është përjetimi i fesë në formën e dëshiruar nga Allahu (xh.sh.).

Këtë e realizon sinqeriteti dhe devotshmëria. Përkundrazi, pas një kohe të caktuar njerëzit do të fillojnë të shmangen duke jetuar dëshirat e tyre në emër të fesë. Ky ka qenë dhe fundi i dhimbshëm i krishtërimit.

Të krishterët e kanë shkëputur sinqeritetin dhe përkushtimin nga vetëdija fetare, lutjet i kanë shndërruar në ceremoni, agjërimet në perizë dhe sunetin në pagëzim. Kanë filluar të kërkojnë Zotin brenda statujave. Më pas nuk mbeten më as vepra të mira, as drejtësi, as besim e as adhurime!



Krishterimi u shkëput nga besimi në një Zot dhe kërkoi shpëtim tek triniteti. Në këtë mënyrë i bëri shok Zotit, por harroi se besimi monoteist nuk mund të pranojë ortakëri, sepse ortakëria shpreh mungesë fuqie. Në çështjet e parealizuara dhe në mungesë të mundësive për t'i realizuar kërkohet ndihma e ortakut. Ndërsa Allahu qëndron larg tyre.

Kjo e vërtetë historike tregon se përjetimi i drejtë i fesë mund të arrihet vetëm me anë të boshtit të sinqeritetit e të përkushtimit. Sigurisht që Islami do të vazhdojë të triumfojë dhe pa u prishur deri në Ditën e Kiametit. Nuk ka vend për shqetësime e dyshime në lidhje me këtë fakt. Po jobesimtarët? Për ata nuk ka asnjë garanci.

Shoqëritë që e kanë jetuar Islamin me anë të sinqeritetit e përkushtimit kanë fituar shpërblimin hyjnor dhe kanë qëndruar gjithnjë në rrugën e drejtë, ashtu siç urdhëron Zoti i madhëruar.

Në të kundërt të kësaj, popujt që kanë jetuar larg boshtit të fesë, të mirësive, të sinqeritetit e të përkushtimit janë mbytur në detin e filozofive të shthurura e të prishura. Janë shkatërruar duke konsideruar mjerimin e tyre lumturi.

E gjithë çështja qëndron në të qenit një rob i denjë, ashtu siç dëshiron Allahu i madhëruar. Të mund ta jetojmë jetën denjësisht dhe të mund të takohemi me Krijuesin. Kjo mund të arrihet vetëm me sinqeritet e përkushtim.

**Zoti im, mos na ndaj nga sinqeriteti e përkushtimi në veprat e besimin tonë! Na mundëso kryerjen e veprave të vogla me një sinqeritet e përkushtim të madh!**

**Amin!..**



